# XHAMIA RAMADANIJE

## (XHAMIA E LLAPIT NË PRISHTINË)

Kjo xhami u ndërtua në shek. XV. Emrin e saj e mban sipas vezirit Ramadan Çavushi, i cili mund të jetë edhe ndërtuesi i saj. Në vitin 1884 është e regjistruar vetëm si xhamia Ramadanije, kurse në shek. XX e hasim edhe me emrin Xhamia e Llapit. Në shekullin e kaluar ishte renovuar disa herë. Pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore e deri më 1968 ishte mbuluar me një çati tetëfaqëshe druri dhe me tjegulla argjile, si improvizim.
Si shembull i xhamive të mbuluara me kupolë ajo është mjaft modeste, mirëpo ka proporcione shumë të bukura, ku veçmas theksohet horizontalja. Vëllimi i saj është shumë i pastër, dhe është gritur nga një bazë katrore, duke dhënë kështu përshtypje monolite, dhe rrjedhshëm kurorëzohet me tamburin tetëkëndësh dhe kupolën. Përmasat e saj të vogla në raport me xhamitë tjera të mbuluara me kube e bëjnë atë shumë të këndshme për t'u parë.



*Vini re: Teksti është pjesë e shkëputur nga monografia ende e pabotuar "Xhamitë e Republikës së Kosovës - Komuna e Prishtinës. Monografia nr. 1", autorë: Mr. Sc. Sami Isufi (Arch) dhe Ma Esat Ramadani (Arch).*

PËRMBAJTJA

4 Editorial
5 Komentimi i kaptinës "El-Kehf"- (20)
10 Zotimet
13 Deri ku ngrihen duart (IV)?
16 Veçoritë e muajit Ramazan
19 Agjërimi, shkollë e urtësive
21 Kultura e Agjëruesit
24 Etika e agjërimit
26 Ramazani dhe synimet tona gjatë këtij muaji të bekuar
28 Namazi i Teravisë
31 Në përkujtim të Ramazanit
33 Agjërimi në aspektin shëndetësor
36 Feja dhe atdheu, binomi i jetës së Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava
39 Mrekullia profetike në analfabetizmin e Pejgamberit a.s.
41 Themelet e personalitetiet mysliman (4)
44 Mulla Xhemajl ef. Ali Ukaj 1915 – 2005
45 Konkurs
46 Të ushqyerit e shëndetshëm te shtatzënat
50 Parimi kuranor i shuras (këshillës - konsultimit)
53 Ti moj Hënë, vetullhollë
54 Aktivitete
60 Info
62 Fjalëtërthore



# Myftiu Tërnava priti Myftiun e Stambollit

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 14 prill priti Myftiun e Stambollit, Prof. Dr. Rahmi Jarani, i cili shoqërohej edhe nga përgjegjësi për marrëdhënie me jashtë, Sabri Demir dhe Myftiu i Bajram Pashasë. Myftiu Tërnava, pasi i dëshiroi mirëseardhje në Kosovë, i falënderoi mysafirët nga Stambolli për vizitën në Kryesinë e BIK-ut, si dhe e çmoi lart bashkëpunim dhe përkrahjen e Myftinisë së Stambollit për BIK-un. Myftiu e çmoi lart edhe kujdesin e veçantë të Myftiut të Stambollit Dr. Rahmi Jaran, të cilin Myftiu edhe e informoi me projektet që ka në realizim Bashkësia Islame e Kosovës. Në anën tjetër, Myftiu i Stambollit, Dr. Rahmi Jaran, pasi falënderoi për pritjen, tha se Myftinia e Stambollit gjithnjë mbetet e përkushtuar dhe e hapur që të ndajë përvojat e saj me BIK-un. Ai gjithashtu shprehu gatishmërinë që të mbështesë dhe të thellojë edhe më tutje bashkëpunimin me BIK-un, dhe Këshillat vendorë, si dhe me institucionet tjera të BIK-ut. Mysafirët nga Stambolli qenë në një vizitë pune nëpër vendet e Ballkanit, ku vizituan edhe qendrat kryesore në Kosovë, si: Prishtinën, Mitrovicën, Gjakovën, Prizrenin, ndërsa u pritën edhe nga udhëheqësit e Këshillave vendorë.*(R.Sh)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# *Agjërimi është mburojë*

*"Agjërimi është mburojë. Agjëruesi le të shfaqë respekt, dhe të flasë me edukatë! Nëse dikush tenton të zihet me të, apo ta ofendojë, le të thotë dy herë: "Unë jam agjërueshëm!" (Buhariu)*

*E arritëm muajin e bekuar të Ramazanit. Allahu e ka bërë farz agjërimin në këtë muaj, kurse Pejgamberi a.s. thotë: "Atij që bën ibadet (lutje) Natën e Kadrit, me besim e duke shpresur për shpërblimin (që do t'i japë Allahu xh.sh.), do t'i falen ato që i kanë paraprirë prej mëkateve." (Buhariu, Muslimi).*

*Kalimi i njeriut nga një jetë e zakonshme në atë të mbushur me përkushtim e ibadet të veçantë, e me sakrifikime sublime, trupore – epo kjo është e veçanta e këtij muaji mubarek. Duke u bazuar në filozofinë e këtij muaji të agjërimit (Ramazanit), dhe në vlerën e madhe të tij, besimtari me bindjen më të thellë e me vullnet i përgjigjet thirrjes hyjnore që, në emër të Tij, të heqë dorë nga jeta normale dhe kërkesat e ulëta e të përditshme, duke synuar ngritjen (jetën) shpirtërore dhe shpërblimet e panumërta që janë përgatitur për të. Agjërimi është një shkollë dhe qendër e edukimit dhe e skalitjes shpirtërore, e edhe morale, pse jo?!*

*Ditën agjërojmë, e pak pas iftarit falim bashkërisht namazin e Teravive, një përjetim shpirtëror ky shumë i rrallë. Muhamedi a.s. ka këshilluar besimtarët të falin namazin e Teravisë, kur ka thënë: "Kush fal namazin e Ramazanit (Teravisë) me besim dhe shpresën e dhënies së sevapeve nga Allahu, do t'i falen të gjitha gjynahet e së shkuarës." (Muslimi).*

*Dëgjohen ajete nga kaptina të ndryshme kuranore; madje në disa xhami ky namaz vjetor falet edhe me hatme. Ato lutje, dua e salavate që këndohen nga qindra e qindra xhematlinj rrisin imanin dhe e forcojnë atë në zemrën e çdo besimtari.*

*Në këtë muaj mubarek nafilja është në rang të farzit, kurse farzi që kryhet në muajin e Ramazanit shpërblehet sa 70 farze që kryhen jashtë tij. Muhamedi a.s. në një rast u tha sahabëve se, një umre në Ramazan ka vlerën e një haxhi, por kurrsesi nuk e zëvendëson haxhin. Në këtë muaj hapen dyert e Xhenetit, mbyllen dyert e Xhehenemit, dhe lidhen shejtanët, që me veset e tyre të mos na shqetësojnë, dhe ne të mos i zgjidhim ata me gibet e të shara.*

*Ramazani është muaji kur myslimanëve iu shpall kushtetuta hyjnore (Kurani), që të drejtojë dhe fuqizojë zhvillimet jetësore, të kanalizojë veprimtarinë e njeriut, t'i japë kuptim kësaj jete dhe jetës tjetër, të rregullojë raportet Krijues dhe krijesë, nga njëra anë, si dhe, nga ana tjetër, krijesë me krijesë. Në këtë muaj është edhe nata më e vlefshme e gjithë vitit: "Ne e zbritëm atë (Kuranin) në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! Me lejen e Zotit të tyre (atë natë) zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit."( El-Kadr: 1-5).*

*Pra, le të bëjmë një matematikë të thjeshtë: një mijë muaj janë të barabartë me 83 vjet e 4 muaj. Duke ditur se jeta mesatare e njerëzve në këtë botë nuk i kalon 74 vjet, do të thotë se kjo natë është më me vlerë se e tërë jeta e njeriut. Pra, është një rast tepër i volitshëm që myslimanëve duhet t'u japë edhe më shumë kurajë, pasi Muhamed Mustafaja a.s. ka garantuar se agjërimi dhe Kurani bëjnë shefat për të devotshmit dhe Ymetin e Pejgamberit a.s.*

*Në fund të Ramazanit besimtari, i vetëdijshëm e me përulje të plotë, jep nga pasuria e tij sadekat-ul-fitrin, si pastrues i agjëruesit nga (mëkati) i fjalëve dhe i veprave të padobishme e të pahijshme, dhe si ushqim për të varfrin. Kjo është sadakaja që populli ynë tradicionalisht e ka adresuar në institucionin e Bashkësisë Islame të Kosovës, për ta mbajtur e për të funksionuar institucionet që ajo drejton: Medresenë e mesme "Alauddin" me paralelet e saj në Gjilan e Prizren, si dhe Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës.*

*Lusim Allahun xh.sh. që gjithë myslimanëve t'ua pranojë agjërimin, dhe me fat Fitër Bajrami!*

*Mr. Rexhep Suma*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf"- (20)

## Shpërblimi i të devotshmëve dhe madhështia e Allahut

إِنَّ الَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ كَانَتْ لَهُمْ جَنَّاتُ الْفِرْدَوْسِ نُزُلا.
خَالِدِينَ فِيهَا لا يَبْغُونَ عَنْهَا حِوَلا. قُل لَّوْ كَانَ الْبَحْرُ مِدَادًا لِّكَلِمَاتِ
رَبِّي لَنَفِدَ الْبَحْرُ قَبْلَ أَن تَنفَدَ كَلِمَاتُ رَبِّي وَلَوْ جِئْنَا بِمِثْلِهِ مَدَدًا. قُلْ
إِنَّمَا أَنَا بَشَرٌ مِّثْلُكُمْ يُوحَى إِلَيَّ أَنَّمَا إِلَهُكُمْ إِلَهٌ وَاحِدٌ فَمَن كَانَ يَرْجُو
لِقَاء رَبِّهِ فَلْيَعْمَلْ عَمَلا صَالِحًا وَلا يُشْرِكْ بِعِبَادَةِ رَبِّهِ أَحَدًا.

*"Me të vërtetë, ata që besuan dhe bënë vepra të mira, vendqëndrim për ta do të jenë xhenetet e Firdevsit. Aty do të jenë përgjithmonë, e nuk kërkojnë të largohen nga ai (ose t'u ndryshohet). Thuaj: Sikur deti të ishte ngjyrë për të shkruar fjalët e Zotit tim, deti (uji i tij) do të shterej para se të mbaronin fjalët e Zotit tim, e edhe sikur Ne të sillnim shtesë edhe një (det) tjetër si ai. Thuaj: Unë jam vetëm njeri, sikurse edhe ju, mua më shpallet se Zoti juaj është një Zot i Vetëm, prandaj kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepër të mirë, dhe Zotit të vet të mos i shoqërojë askënd në adhurim." – (El-Kehf, 107-110)*

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ajetet paraprake

Pasi që në ajetet paraprake Allahu i Lartmadhërishëm na njoftoi për ndëshkimet që do të përjetojnë jobesimtarët, si pasojë e kryeneqësisë së tyre në mohimin e Allahut si Krijues Absolut, në mohimin e Ringjalljes dhe Shpalljes hyjnore, tash kemi ajetet që flasin për shpërblimin meritor të atyre që jetën e kaluan në dëlirësinë e besimit. Këta njerëz, që ishin të paluhatshëm në besimin e tyre, duke qëndruar stoikë e të pathyeshëm para sprovave të rënda e të vështira të cilave u qenë ekspozuar gjatë jetës në këtë botë, tash do të jenë nën hijen dhe mëshirën e Allahut. Shpërblimi i tyre do të jetë po aq madhështor siç ishte madhështore edhe dashuria dhe krenaria e tyre për besimin e drejtë. Ata do të jenë në Xhenetin Firdevs, duke shijuar begatitë dhe nimetet e Allahut të Gjithëmëshirshëm, duke mos dëshiruar kurrë që të largohen prej tij, as edhe për një çast të vetëm.

### Koment:

*107. "Me të vërtetë, ata që besuan dhe bënë vepra të mira, vendqëndrim për ta do të jenë xhenetet e Firdevsit."*

*108. "Aty do të jenë përgjithmonë, e nuk kërkojnë të largohen nga ai (ose t'u ndryshohet)."*

Besimdrejtët, të cilët që në jetën e kësaj bote ishin besimtarë të Njëshmërisë së Allahut Fuqiplotë, dhe që me bindje të plotë besuan në ringjalljen dhe në jetën pas vdekjes, do të jenë banorë të kopshteve përrallorë të Firdevsit. Ata do të qëndrojnë përjetësisht në ta, duke shijuar kënaqësitë e papërshkrueshme në këto xhenete.

Për të përshkruar bukuritë e Xhenetit Firdevs do të na duhej një imagjinatë e bujshme, dhe sërish nuk do të arrinim as t'i përafroheshim minimalisht përshkrimit të tij. Xheneti Firdevs pa dyshim se është xheneti më i lavdëruar ndër xhenete, sepse në lidhje me të kemi disa hadithe të përcjella nga Pejgamberi a.s., e që flasin për bukuritë e tij. Njërin prej tyre e transmeton Ebu Hurejra, ku i Dërguari a.s. thotë: "Kur t'ia kërkoni Allahut, Xhenetin, atëherë kërkojani Firdevsin, sepse ai është Xheneti më i lartë, është mesi i Xhenetit, dhe prej tij burojnë lumenjtë e Xhenetit."[1]

Po ashtu, transmetojnë Imam Ahmedi dhe Tirmidhiu, nga Ubadete ibn Samiti, e ky nga i Dërguari i Allahut, se ka thënë: "Në Xhenet gjenden 100 shkallë (grada). Secila nga këto shkallë është sa hapësira mes qiellit dhe tokës. E Firdevsi është shkalla më e lartë e tyre. Mbi të shihet Arshi i Rrahmanit (Mëshiruesit), dhe prej tij (Firdevsit) burojnë katër lumenjtë e Xhenetit. Prandaj, kur t'ia kërkoni Allahut Xhenetin, kërkojani Firdevsin!"[2]

Ndërkohë, Allahu i Madhërishëm në një hadith kudsij, të cilin e përcjell i Dërguari a.s., thotë: "Namazin do ta pranoj nga ai që është i përulur para Madhërisë Sime, që nuk është arrogant ndaj krijesave të Mia. Nga ai që e kalon ditën me dhikrin Tim, e që nuk është insistues në gabimet e tij. Nga ai që ushqen të urituri dhe e strehon të huajin, që mëshiron të voglin dhe respekton të madhin. Ky është ai që, kur të më kërkojë, do T'i jap, kur të lutet, do T'i përgjigjem, kur të më përgjërohet, do ta mëshiroj. Shembulli i tij tek Unë është si shembulli i Firdevsit ndër xhenete; frutat e tij nuk ndryshojnë, gjendja e tij nuk ndryshon!"[3]



*109. "Thuaj: Sikur deti të ishte ngjyrë për të shkruar fjalët e Zotit tim, deti (uji i tij) do të shterej para se të mbaronin fjalët e Zotit tim, e edhe sikur Ne të sillnim shtesë edhe një (det) tjetër si ai."*

**Shkaku i zbritjes së ajetit 109**

Në lidhje me shkakun e zbritjes së këtij ajeti, Hakimi dhe disa të tjerë transmetojnë nga Ibn Abasi të ketë thënë: "Kurejshët iu drejtuan çifutëve me fjalët: "Na jepni diçka (nga informacionet tuaja) që ta pyesim këtë njeri (d.m.th. Pejgamberin a.s.)", kurse ata u thanë: "Pyeteni për shpirtin", dhe ata e pyetën, e pas së cilës zbriti ajeti 85 i sures "El-Isra'ë": "Të pyesin ty për shpirtin: Thuaj: "Shpirti është çështje që i përket vetëm Zotit tim, e juve ju është dhënë fort pak dije."

Pas zbritjes së këtij ajeti çifutët u krekosën e thanë: "Neve na është dhënë dituri e shumtë, na është dhënë Tevrati, dhe atyre që u është dhënë Tevrati u është dhënë mirësi e madhe. Pas këtyre fjalëve të çifutëve zbriti ajeti 109 i sures "El-Kehf: "Thuaj: Sikur deti të ishte ngjyrë për të shkruar fjalët e Zotit tim, deti (uji i tij) do të shterej para se të mbaronin fjalët e Zotit tim, e edhe sikur Ne të sillnim shtesë edhe një (det) tjetër si ai."[4]

Ajeti i 109-të i sures "El-Kehf" është, pa dyshim, një prej ajeteve më madhështorë të Kuranit famëlartë, sepse dëfton dhe argumenton për Dijen absolute e të pakufizuar të Allahut xh.sh. Nëpërmjet këtij ajeti Allahu xh.sh. dëshiron të na përafrojë perceptimin e asaj që në fakt nuk mund të përkufizohet në asnjë mënyrë. Shqisat tona janë të paafta dhe të mangëta të perceptojnë Dijen absolute të Krijuesit tonë, por për të na e përafruar sado pak te ky kuptim Ai ofron një shembull praktik, ujin e deteve, nga i cili shembull na bëhet e qartë se, edhe sikur uji i gjithë deteve e oqeaneve të bëhej bojë-ngjyrë për të shkruar e komentuar fjalët e Zotit Fuqiplotë, nuk do të mjaftonte, sepse uji apo ngjyra do të shteronte kurse kuptimet dhe domethënia e fjalëve të të Lartmadhërishmit e të Gjithëdijshmit nuk do të mbaronin e as përfundonin. Madje, në lidhje me këtë kemi edhe një ajet të ngjashëm kuranor, atë të 27-të të sures "Llukman", i cili thotë: "Sikur të gjithë drunjtë në tokë të jenë lapsa, dhe sikur detit t'i shtohen edhe shtatë dete (e të jenë ngjyrë), nuk do të mbaronin fjalët e Allahut (do të shteroheshin detet, do të mbaronin lapsat, e jo mrekullitë e Zotit). Allahu është Ngadhënjyesi i Urtë."

*110. "Thuaj: Unë jam vetëm njeri, sikurse edhe ju, mua më shpallet se Zoti juaj është një Zot i Vetëm, prandaj kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepër të mirë, dhe Zotit të vet të mos i shoqërojë askënd në adhurim."*

**Shkaku i zbritjes së ajetit 110**

Në lidhje me shkakun e zbritjes së këtij ajeti kemi të renditur disa prej tyre, e që janë të përafërt mes vete. Nga Tavusel Kejsaniu transmetojnë Ibn Ebi Hatimi dhe Ibn Ebi Dunja, të ketë thënë: "Një njeri iu drejtua Resulullahit s.a.v.s. me fjalët: "O i Dërguar i Allahut, unë po qëndroj (në adhurim) duke synuar kënaqësinë e Allahut, prandaj po kam dëshirë të shihet pozita ime." I Dërguari a.s nuk ia ktheu përgjigjen derisa nuk zbriti ky ajet: "...kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepër të mirë, dhe Zotit të vet të mos i shoqërojë askënd në adhurim."

Këtë hadith e ka transmetuar Hakimi[5], nga Tavusi dhe Ibn Abasi, duke e ngritur këtë transmetim në gradën "sahih", sipas kushteve të Buhariut dhe të Muslimit.[6]

Transmeton Ibn Ebi Hatimi nga Muxhahidi, të ketë thënë: "Një njeri në mesin e besimtarëve ishte luftëtar i paepur, i cili dëshironte t'i shihej e vlerësohej pozita e tij, prandaj Allahu xh.sh. e zbriti ajetin: "...kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepër të mirë, dhe Zotit të vet të mos i shoqërojë askënd në adhurim."[7]

Transmetohet nga Ibn Abasi të ketë thënë: "Ky ajet: "...kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepër të mirë, dhe Zotit të vet të mos i shoqërojë askënd në adhurim", ka zbritur në lidhje me Xhundub in Zuhejr el Amiriun, i cili kishte thënë: "Unë e bëj punën time për hir të Allahut, por kur të ma përmend atë dikush ndiej kënaqësi", për çka i Dërguari i Allahut i kishte thënë: "Vërtet Allahu është i Mirë, dhe nuk e pranon asnjë vepër përveç të mirës, dhe gjithashtu nuk pranon që asaj vepre t'i shoqërohet edhe diçka tjetër."[8](si vetëkënaqësia apo mburrja) -(Sqarim yni S.B.)"

Pjesa e parë e këtij ajeti sqaron anën njerëzore të Muhamedit a.s., duke qartësuar se ai është njeri sikurse të gjithë ne/të tjerët, përveçse Allahu i Lartmadhërishëm e ka dalluar dhe veçuar nga të tjerët me Shpallje, që t'ua proklamojë mbarë njerëzimit se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Allahut të Gjithëpushtetshëm e të Gjithëmëshirshëm. T'ua bëjë të qartë njerëzve se qëllimi i krijimit tonë dhe i ardhjes në këtë botë ka një domethënie madhore e fisnike. Ai që e njeh Allahun si krijues, pa kurrfarë imponimi në këtë besim të tij, duke shpresuar në takimin me Të, atëherë le të përpiqet që Librin e veprave të tij ta mbushë me punë dhe vepra të mira, të cilat nesër do t'ia mundësojnë realizimin e



kësaj dëshire. Fundja, edhe synim kryesor yni është rikthehemi në vendin e origjinës sonë-Xhenetin, aty ku për një kohë qëndruan prindërit tanë të parë, Ademi dhe Havaja. Ky mall i zhuritur vazhdon të na i përvëlojë zemrat tona, derisa nuk takohemi sërish së bashku në këto xhenete përrallore, aty ku prindërit tanë përjetuan çiltërsinë e besimit, veçmas duke dëgjuar madhërimin e melekëve ndaj Allahut Fuqiplotë.

Në lidhje me këtë pjesë të ajetit "...kush shpreson takimin me Zotin e vet", dijetarët kanë thënë se ky është një prej tre ajeteve kuranore që argumentojnë se nesër në Ahiret besimtarët do ta shohin Allahun xh.sh.

Ndërkohë, pjesa e fundit e këtij ajeti: "...dhe Zotit të vet të mos i shoqërojë askënd në adhurim...", është një indikator i fuqishëm i vetëdijesimit tonë karshi besimit dhe adhurimit të pastër. Sinqeriteti që karakterizon shpirtin e çdo besimtari në asnjë mënyrë nuk i lejon atij që këtë kthjelltësi të besimit ta përlyejë me shirk apo kufër. Madje çdo veprim që për synim ka mburrjen, vetëkënaqësinë dhe dyfytyrësinë, çon në hipokrizi, e hipokrizia është cilësi e shëmtuar. Shejtani i mallkuar ishte mburrur e krekosur duke e llogaritur veten më të lartë e më të vlefshëm se Ademi, me se kishte merituar mallkimin e përjetshëm të Krijuesit Fuqiplotë. Prandaj, nëse ne nuk dëshirojmë të shkojmë rrugës së këtij të mallkuari, duhet ta zgjedhim modestinë, thjeshtësinë dhe devotshmrinë, në mënyrë që veprat tona të mos jenë sa për sy e faqe, por për hir të Allahut dhe kënaqësisë së Tij. Kur është pyetur Hasan El Basriu në lidhje me sinqeritetin dhe syfaqësinë, ka thënë: Prej shenjave të sinqeritetit është të dëshirosh që të mirat tua të mbesin të fshehta (të pashfaqura), e të mos dëshirosh që të të fshihen të këqijat tua. Por, nëse Allahu t'i shfaq të mirat tua (haptazi), atëherë thuaj: "(O Allah) Kjo është prej nderimit dhe fisnikërisë Tënde ndaj meje, sepse këto vepra nuk janë prej vetevetes sime", dhe pas kësaj i përmendi fjalët e Allahut: "...kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepër të mirë, dhe Zotit të vet të mos i shoqërojë askënd në adhurim", dhe ajetin e 60-të, të sures "El-Mu'minun": "dhe, ata të cilët japin (sadaka-zeqatë) nga ajo që u është dhënë". Këta, kur japin (sadakanë), e shfaqin hapatazi sinqeritetin, gjithnjë duke pasur frikë (dro) se ndoshta nuk do t'u pranohet nga Allahut. Ndërsa syfaqësia është të kërkuarit haptazi vlerësimin e ndonjë vepre të kësaj bote, duke qenë i ngazëllyer me të. Dikush e pyeti: "Po si mund të ndodhë kjo?" Ai (Hasan El Basriu) u përgjigj: "Ai që për një vepër të bërë kërkon edhe diç tjetër përveç kënaqësisë së Allahut dhe shpërblimit të Ahiretit, atëherë kjo i llogaritet syfaqësi (Er-Rrija'ë)."[9]

### Porosia e këtyre ajeteve

- Shpërblimi i besimtarëve të devotshëm, të cilët jetën e kësaj bote e kaluan me vepra të mira e duke qenë të bindur në jetën e Ahiretit, pra për ta do të jetë Xheneti më i lartë dhe më i vlefshëm-Xheneti Firdevs. Këta janë ata që u shpëtuan fitneve të kësaj bote, dhe i ndriçuan zemrat e tyre me dritën e besimit. Këta do të qëndrojnë në Xhenetin Firdevs përjetësisht, dhe kurrë nuk do të kërkojnë t'u ndryshohet diçka nga begatitë që do t'i shijonë në të.
- Është e pamundur që dikush të pretendojë se mund të përkufizojë Fjalët e Allahut, Dijen, Urtësinë dhe Sekretet e Tij. Prandaj edhe i Gjithëdijshmi ofron këtë shembull për njerëzit, që t'u tregojë se, edhe po të shndërrohej uji i tërë deteve dhe oqeaneve në ngjyrë shkrimi, dhe të silleshin edhe dete e oqeane të tjerë pa kufizim në numër, nuk do të arrinin të shprehnin madhështinë e kuptimeve të Fjalëve të Allahut. Nga kjo kuptojmë se Dija e Tij është absolute, dhe ajo nuk mund t'i nënshtrohet perceptimi tonë të mangët e të vobekët njerëzor.
- I Dërguari i Allahut-Muhamedi a.s., ishte njeri sikurse ne, por i zgjedhur nga i Lartmadhërishmi për ta përcjellë mesazhin e fundit hyjnor në Tokë.
- Besimtari i vërtetë duhet të jetë i stolisur me modesti, sepse nëse një vepër e tij bëhet për t'u ekpsozuar para të tjerëve, për syfaqësi, atëherë ajo konsiderohet e pavlerë. Shumë prej njerëzve bien në lajthitjet e shejtanit, i cili veprat e tyre të mira përpiqet t'ua humbasë duke ua mbjellur në zemër ndjenjën e mendjemadhësisë, e cila ua asgjëson dhe shkatërron çdo vepër të mirë.

### Në vend të përfundimit

Ja, me ndihmën e Allahut, arritëm edhe në përfundimin e komentimit të kësaj sureje të bekuar, "El-Kehf", sure e cila konsiderohet si njëra prej sureve më të mistershme kuranore, meqë në të trajtohen ngjarje e ndodhi që tejkalojnë suazat e perceptimit tonë ndijor e shqisor. Këto ngjarje, siç ishte qëndrimi i djelmoshave në shpellë për 309 vjet, pastaj ngjarja e Musait a.s. me Hidrin a.s., udhëtimet e çuditshme të Dhulkarnejnit etj., janë ngjarje që mund t'i përkufizojmë vetëm me një fjalë: si "të mbinatyrshme", ose më saktësisht, si mrekulli me të cilat Allahu xh.sh. i fuqizon të Dërguarit



dhe evliatë e të dashurit e Tij.

Secili prej ajeteve të sures "El-Kehf" ka domethënie të madhe dhe kuptimplote, saqë është shumë e vështirë që e tëra të shprehet me anë të penës-lapsit. Madhështia e tyre shpërfaq anën e mrekullisë së fjalës kuranore, e cila të pushton me tërë ëmbëlsinë e saj, duke hapur para nesh horizonte e vizione që janë vështirë të kapshme në vrojtimin e parë. Vetëm pas një studimi e meditimi serioz të këtyre ajeteve ne mund të depërtojmë ngapak në thellësinë kuptimore të tyre. Mbase fakti që leximi i kësaj sureje, apo i dhjetë ajeteve të fillimit, ose i dhjetë ajeteve të fundit të saj, është porositur nga vetë i Dërguari i Allahut, na shtyn të meditojmë edhe më thellë dhe të gjurmojmë edhe më shumë në fshshtësitë e kësaj sureje.

Duke u nisur nga këto porosi profetike ne shohim një ndërlidhshmëri të çuditshme të sprovave për të cilat na flet kjo sure, veçmas me sprovat dhe fitnet e Dexhallit, që vjen pak para fundit të botës. Pikërisht për këtë arsye do të sjellim edhe një herë disa nga këto thënie të bekuara të Resulullahit s.a.v.s. lidhur me leximin e disa ajeteve të sures "El-Kehf", të cilët do të na mbrojnë prej sprovave të Dexhallit.

Transmetohet nga Ebu Derdaja të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Ai që i mëson përmendsh dhjetë ajetet e para të sures "El-Kehf", do të jetë i mbrojtur prej fitnes së Dexhallit."[10]

Transmeton Ahmedi në Musnedin e tij, që i Dërguari i Allahut të ketë thënë: "Ai që i lexon 10 ajetet e fundit të sures "El-Kehf", ai do të jetë i mbrojtur prej fitnes së Dexhallit."[11]

Ndërsa, në Sahihun e Ibn Hibbanit nga Resulullahu s.a.v.s. gjendet ky hadith, i cili thotë: "Ai që i lexon 10 ajete të sures "El-Kehf", ai do të jetë i mbrojtur prej fitnes së Dexhallit" [12]

Dhe, në Sunenin e Tirmidhiut gjendet ky hadith, nga i Dërguari a.s., me këtë përmbajtje: "Ai që i lexon 3 ajetet e para të sures "El-Kehf", ai do të jetë i mbrojtur prej fitnes së Dexhallit."[13]

Të gjitha këto porosi nga i Dërguari i Allahut, na dëftojnë për ruajtjen dhe mbrojtjen nga Dexhalli, i cili është fitneja më e madhe që do ta godasë këtë Ymet, para fundit të Botës dhe kataklizmës. Dihet se kur Dexhalli të shfaqet, me lejen e Allahut, do t'i sprovojë njerëzit në katër mënyra të mëdha, pikërisht katër sprovat për të cilat bën fjalë edhe surja "El-Kehf".

**Sprova e parë është në besim:** - Nënkupton faktin se Dexhalli për t'i sprovuar njerëzit në Imanë, (me lejen e Allaht), ai do t'i joshë ata me gjëra të ndryshme, me anë të të cilave do t'i hutojë dhe do t'i lë në lajthitje gjithë besimtarët e luhatshëm. Kur këta njerëz, labilë në besimin e tyre, u besojnë mashtrimeve të Dexhallit, ai ua vulos ballin e tyre me fjalën "kafir". Madje, ai do t'i urdhërojë këta njerëz që ta adhurojnë atë në vend të Allahut. Megjithatë, edhe nga kjo sprovë e madhe ka shpëtim, për të cilin na flet edhe ajeti i 28-të i kësaj sureje: "Përkufizoje veten tënde me ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje, e që kanë për qëllim kënaqësinë (razinë) e Tij, dhe mos i hiq sytë e tu prej tyre e të kërkosh bukurinë e kësaj bote, dhe mos iu bind atij që ia kemi shmangur zemrën e tij prej përkujtimit ndaj Nesh dhe që i është dhënë epshit të vet, sepse puna e tij ka mbaruar!"

Kjo do të thotë se shpëtimi nga kjo sprovë është shoqërimi me njerëz të mirë dhe dijetarë të devotshëm, preokupimi dhe brenga kryesore e të cilëve është thirrja në rrugën e Allahut dhe udhëzimi i njerëzve në rrugën e vërtetë, pikërisht ashtu siç vepruan djemtë që u strehuan në shpellë, për të shpëtuar besimin e tyre nga një sundimtar tiran i kohës së tyre.

**Sprova e dytë është në pasuri:** - Që nënkupton një fakt tjetër, se Dexhalli (me lejen e Allahut) do ta urdhërojë qiellin të pikojë shi, dhe në duar do të ketë pasuri të mëdha që do t'ua ofrojë njerëzve.

Nga të tilla joshje e tundime do të jenë të mbrojtur vetëm besimtarët e vërtetë e stabilë, kurse ata të luhatshmit, ata kanë për të rënë pre e këtyre mashtrimeve. Ata nuk do të arijnë që nëpërmjet dritës së imanit të ndriçojnë e kthjellojnë mendjet e tyre, kështu që do të jenë pre e këtyre grackave të Dexhallit. Shpëtimi nga kjo sprovë është që njeriu ta dijë saktësist të vërtetën e kësaj bote, se është kalimtare, dhe se çdo gjë në të një ditë do të zhduket. Asnjë pasuri materiale nuk do të mbijetojë; çdo gjë do të zhduket e shkatërrohet, kurse të përjetshme mbesin vetëm veprat e mira e të përshpirtshme, "El-Bakijatu-s-Salihatu", të cilat do t'i gjejmë pranë mëshirës së pakufishme të Allahut xh.sh.

Në lidhje me këtë shpëtim të synuar flasin edhe ajetet 45-46 të sures "El-Kehf": "E ti (Muhamed) paraqitu atyre shembullin e jetës së kësaj bote, që është si uji (shiu) që Ne e lëshojmë nga qielli, dhe bimësia e tokës përzihet me të, por pastaj bëhet si bar i thatë (byk), të cilin e shpërndajnë erërat. Allahu ka fuqi për çdo gjë.



Pasuria dhe fëmijët (djemtë) janë stoli e jetës së kësaj bote, por veprat e mira (fryti i të cilave është i përjetshëm) janë më të mira te Zoti yt, sa i përket shpërblimit, dhe janë shpresa më e mirë".

**Sprova e tretë është sprova në dituri:** - Kur Dexhalli të jetë shfaqur, ai (me lejen e Allahut), do t'i njoftojë njerëzit me shumë lajme, duke i vënë kështu në një sprovë të rëndë, dhe duke i hutuar ata që në zemra kanë dyshime dhe hipokrizi. Në ato kohë të vështira mbase mediat dhe qendrat e mëdha informative do të kenë aq shumë ndikim te njerëzit, saqë njerëzit sikur të magjepsur do t'i besojnë çdo lajmi që plasohet, qoftë ai edhe i pavërtetë. Pikërisht këtë avantazh mediatik do ta shfrytëzojë Dexhalli, i cili do të ndikojë në secilin njeri të luhatshëm. Megjithatë besimtarët e dëlirë e shohin qartë rrugëdaljen dhe shpëtimin nga kjo sprovë e madhe, duke qenë modest, të përulur dhe duke u larguar nga mendjemadhësia, sepse njeriu që e ka këtë cilësi të urryer pashmangshëm shkon në humbje e shkatërrim.

Në lidhje me shpëtimin nga kjo sprovë flet edhe ajeti i 96-të i sures El-Kehf: "(Musai) Tha: "Në dashtë Allahu, do të shohësh se do të jem i durueshëm dhe nuk do të të kundërshtoj ty asgjë."

**Dhe, sprova e katërt**, dhe e fundit që e shtjellon kjo sure, e të cilën do ta përdorë edhe Dexhalli, për t'i devijuar njerëzit nga rruga e drejtë, pra është sprova e pushtetit. Ashtu siç jemi njoftuar nga hadithet e Resulullahit s.a.v.s., Dexhalli do të pushtojë shumë vende në Tokë, dhe do të ketë në dorë pushtet të paparë deri atëherë, me se njerëzit e luhatshëm do të vihen në sprovë aq të madhe saqë nga tundimi i kësaj sprove mund të shpëtojnë vetëm ata që janë të pajisur me sinqeritet dhe përkujtim të Ahiretit. Çdo gjë që bëhet për hir të arritjes së kënaqësisë së Allahut është shumë më e vlefshme sesa çdo pushtet tokësor, i cili një ditë do të zhduket e do të lihet në harresën e kohës. Shembulli më i mirë i shpëtimit nga kjo sprovë tunduese e pushtetit është Dhulkarnejni, i cili konsiderohet si njëri prej sundimtarëve më të mëdhenj që ka njohur ndonjëherë historia njerëzore. Ai, përkundër pushtetit absolut që kishte, shquhej me modesti e mëshirë ndaj të paarsimuarve dhe njerëzve të pakrahë, duke i ndihmuar ata kundër armiqve të tyre, gjithnë duke qenë falënderues ndaj Allahut, duke përkujtuar Ahiretin dhe daljen para Madhërisë së Allahut Fuqiplotë.

Mbrojtja nga sprova e pushtetit sqarohet në këto dy ajete në vazhdim: "Thuaj: A t'ju tregojmë për më të dëshpëruarit në veprat e tyre? Ata janë që veprimi i tyre u asgjësua në jetën e kësaj bote, e megjithatë mendojnë se janë duke bërë mirë." (El-Kehf, 103-104). Kjo nënkupton se vetëm sinqeriteti në vepra, modestia dhe përkujtimi i Ahiretit do të na mbrojë e shpëtojë nga sprova tunduese e pushtetit. Ai që beson se pas vdekjes do të ketë ringjallje, ai do të ketë bagazh të mjaftueshëm të gjendet në anën e grupit të shpëtuar.

Dhe, krejt në fund të sures, si mbrojtje nga të gjitha këto sprova së bashku, vjen ajeti 110: "Thuaj: Unë jam vetëm njeri, sikurse edhe ju, mua më shpallet se vetëm një Zot është Zoti juaj, e kush është që e shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij të mos e përziejë askënd!", duke na bërë me dije se përkujtimi i Ahiretit dhe i takimit me Allahun Fuqiplotë mund të na shpëtojë nga çdo fitne, sprovë e kësaj bote të përkohshme.

E lusim Allahun e Gjithëmëshirshëm e të Gjithëpushtetshëm të na mbrojë nga sprovat dhe fitnet e Dexhallit, sprova të cilat do të jenë shkak i humbjes e lajthitjes së shumë njerëzve të luhatshëm në kohën kur të jetë afruar Katalizma përfundimtare dhe fundi i Botës. Nga këto sprova do të shpëtojnë vetëm ata që në zemrat e tyre kanë dëlirësinë, e cila e ushqen besimin e pastër të tyre, duke mos i lënë ata të rrëshaqasin në humnerat dhe greminat e mosbesimit.

*- Fund -*

1) Sahihul Buhari Kreu "Gradat e luftëtarëve në rrugën e Allahut" – vëll. VI, f. 11; Muslimi (1/163); Tirmidhiu (4/673); Ibn Maxhe (1/66) dhe Imam Ahmedinë "Musned" (2/335). Shih edhe "Et-Tefsiru-l-Besit" nga Vahidiu, vëll. XIV, f. 169. 2) Sahihul Buhari (2790). 3) Transmeton Darekutniu nga Ali in Ebi Talibi r.a. Këtë e ka koleksionuar muhadithi i Shamit, Imam Ibn Asakiri (499-571 h.), në përmbledhjen e tij: "Med'hut-tevadu ve dhemmul-kibr", Damask-Bejrut, 1993, f. 35. 4) El-Vahidijen-Nisaburi, f. 491; Shih: Transmeton Imam Ahmedi (1/255); Tirmidhiu (3140); EbuJa'la (2501); Ibn Hibbani (99); Hakimi (2/531). Bejhekiu në "Delailu-n-Nubuvveti", (2/269). Shih po ashtu: "Lubabu-n-Nukuli fi esbabi-n-Nuzuli – nga Imam Sujutiu, f. 169-170. 5) El-Mustedrek (2/111). 6)Lubabu-n-Nukuli fi esbabi-n-Nuzuli – nga Imam Sujutiu, f. 170. Shih po ashtu: Isam ibn Abdul Muhsin el-Humejdan, Es-Sahihu min esbabi-n-Nuzuli, Bejrut, 1999, f. 233. 7) Lubabu-n-Nukuli fi esbabi-n-Nuzuli – nga Imam Sujutiu, f. 170. 8) El-Vahidijen-Nisaburi, Esbabu-n-Nuzul, f. 491. 9) Et-Tefsiru-l-Munir, vëll. XVI, f. 378. 10) Transmeton Muslimi (709)-Hadithi është i kategorisë "sahih" 11) Shih Musnedin e Ahmedit (6/446). Zinxhiri transmetues (Isnadi) është "sahih" 12) Shih Sahihun e Ibn Hibbanit (3/65) Zinxhiri transmetues (Isnadi) është "sahih" 13) Shih Sunenin e Tirmidhiut (2886). Hadithi është i kategorisë "hasen sahih", ndërkohë që edhe zinxhiri transmetues (Isnadi) është "sahih".

Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Zotimet

## Ndalimi i zotimit dhe vendimi i tij (2)

عَنْ ابْنِ عُمَرَ عَنْ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَنَّهُ نَهَى عَنْ النَّذْرِ وَقَالَ إِنَّهُ لَا يَأْتِي بِخَيْرٍ وَإِنَّمَا يُسْتَخْرَجُ بِهِ مِنْ الْبَخِيلِ

### Zotimi në mëkat, në të pamundshmen dhe në të papërcaktuarën

عَنْ ابْنِ عَبَّاسٍ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: مَنْ نَذَرَ نَذْرًا لَمْ يُسَمِّهِ فَكَفَّارَتُهُ كَفَّارَةُ يَمِينٍ وَمَنْ نَذَرَ نَذْرًا فِي مَعْصِيَةٍ فَكَفَّارَتُهُ كَفَّارَةُ يَمِينٍ وَمَنْ نَذَرَ نَذْرًا لَا يُطِيقُهُ فَكَفَّارَتُهُ كَفَّارَةُ يَمِينٍ وَمَنْ نَذَرَ نَذْرًا أَطَاقَهُ فَلْيَفِ بِهِ .

*Transmetohet nga Ibn Abasi r.a. se Pejgamberi s.a.v.s. vërtet ka thënë: "Kush merr përsipër ndonjë zotim dhe nuk e emërton fare, shpagimi i tij është shpagim i betimit; kush zotohet me ndonjë zotim që është mëkat, shpagimi i tij është sikur shpagimi i betimit; kush merr përsipër ndonjë zotim të pamundshëm për të, shpagimi i tij është sikur shpagim i betimit; kush zotohet me ndonjë zotim të mundshëm, le ta përmbushë atë."*[25]

### Senedi i hadithit dhe hadithet dëshmi

Ekspertët e haditheve i kanë dhënë përparësi vendimit se senedi i këtij hadithi është mevkufë, ndalet tek Ibn Abasi, kurse te Pejgamberi s.a.v.s. nuk është i ngritur.[26]

Senedi i Ebu Davudit është autentik. Sa i përket senedit të Ibn Maxhes, ka edhe aso transmetuesish që nuk janë të arsyeshëm dhe transmetimet e të cilëve nuk mund të jenë argument. Janë edhe disa hadithe dëshmie që e përforcojnë njëri- tjetrin dhe transmetimin bazë të Ibn Abasit.

1. Thënia e Pejgamberit s.a.v.s.: "Kush merr për sipër ndonjë zotim dhe nuk e emërton atë, shpagimi i tij është sikur shpagimi i betimit." Për këtë hadith është një transmetim dëshmi e Imam Tirmidhiut, me sened të Ukbe bin Amirit r.a.: "Shpagimi i zotimit të paemërtuar është shpagim i betimit."[27]

Tirmidhiu tha: "Hadithi është i shkallës së mesme autentike (garibë), me një rrugë."

2. Thënia e tij: "Kush zotohet me një zotim që është mëkat, shpagimi i tij është sikur shpagimi i betimit."

Ngjashëm me ketë hadith janë edhe disa transmetime dëshmie, ndër to transmetimi i Zuhriut nga Ebi Selemeja, nga Aisheja r.a., se vërtet Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Në mëkate nuk ka zotim, shpagimi i tij është sikur shpagimi i betimit."

E ka transmetuar Ahmedi, koleksionuesit e sunenëve, por ky transmetim është i dobët sepse në të ka ndërprerje, ndërsa Ez-Zuhrij nuk e ka dëgjuar këtë hadith nga Ebi Seleme.

Et-Tirmidhij thotë: "Ky hadith nuk është i vërtetë, dhe Ez-Zuhrij nuk e ka dëgjuar nga Ebi Seleme."[28]

Hadithi i Aishes se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Kush zotohet për përkushtim të Allahut (për nderimin e Tij), atë le ta përdorë, po kush zotohet për mëkat ndaj Allahut, mos ta bëjë atë mëkat!" Këtë e kanë transmetuar Ahmedi, Buhariu dhe koleksioni i sunenit, kurse Et-Tahaviu shton: "Le ta shpaguajë betimin e tij." Ibn El Kattan thotë: "Kjo shtojcë tek unë është e dyshimtë".[29]

Ai tha: "Kush merr përsipër ndonjë zotim të pamundshëm, shpagimi i tij është sikur shpagimi i betimit."

Për këtë hadith kemi edhe transmetim (dëshmi) tjetër: "Ka ardhur një grua te Pejgamberi s.a.v.s. dhe i tha: "O i Dërguar i Allahut, vërtet motra ime është zotuar se do të shkojë në haxh në këmbë."Ai i tha: "Vërtet Allahu nuk e dënon motrën, nuk i bën asgjë për thyerjen e zotimit, pra, le të shkojë në haxh hipur dhe le ta shpaguajë betimin e saj!" Transmeton Ahmedi, por Ebu Davudi heshti në transmetim, edhe pse transmetuesit janë të saktë.[30]

Në një transmetim tjetër, përforcim dëshmie, Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Vërtet Allahu xh.sh. nuk ka nevojë për të ecurit e motrës tënde, le ta bëjë haxhin hipur (në kafshë) dhe le ta presë kurbanin!"[31]

E nxori Ebu Davudi, por ka heshtur në senedin e tij, pra se duhet të shpaguhet zotimi që është mëkat dhe zotimi i pamundshëm dëshmon edhe hadithi i Ukbe bin Amërit, se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Shpagimi i zotimit është sikur shpagimi i betimit."[32]

### Dispozitat e hadithit dhe mendimet e dijetarëve

Hadithi i përmend disa dispozita, si p.sh.:

1. Hadithi tregon se ai që zotohet dhe nuk e emërton zotimin duhet ta shpaguajë sikur atë të betimit. P.sh. "Jam zotuar se për Allahun xh.sh. do të bëj diçka!" Këtu zotimi nuk është emërtuar. Shumica e dijetarëve thonë se në këtë parashihet shpagimi i betimit e jo diçka tjetër, duke u bazuar në hadithin e Ukbe bin Amërit. "Shpagimi i zotimit është sikur shpagimi i betimit." Dhe hadithi që nxori Tirmidhiju: "Shpagimi i zotimit, nëse nuk e emërton, është sikur shpagimi i betimit." Dhe tha: "Ky është i shkallës autentike, me një rrugë (garib)[33]. Disa dijetarë mendojnë se për këtë do të mjaftonte vetëm diçka që mund të emërtohet si ibadet: agjërimi një ditë ose falja e dy rekateve. Kjo është minimumi që mund të emërtohet me fjalën zotim.[34]



2. Hadithi tregon se për atë që zotohet për mëkat, për të parashihet shpagimi i betimit dhe mospërmbushja e zotimit, sipas fjalës së Pejgamberit s.a.v.s.: "Kush zotohet me përkushtim të Allahut, le ta përdorë atë; kush zotohet për mëkat ndaj Allahut, mos ta bëjë atë!"

Të gjithë dijetarët janë të pajtimit që zotimi në mëkate s'duhet të përmbushet, se mëkati në asnjë mënyrë nuk është i lejuar. Sa i përket asaj se a është vaxhib shpagimi, ka kundërthënie:

Abdullah bin Mes`ud, Ibn Abasi dhe disa të tjerë nga sahabët thonë se shpagimi është vaxhib (detyrim). Këtë e kanë përkrahur Eth-Thevrij, Ebu Hanife, dy shokët e tij dhe hanbelinjtë.[35] Për argument kanë këtë:

1. Hadithin e transmetuar nga Aisheja r.a., se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Nuk ka zotim për mëkate, dhe se shpagimi i tij është sikur shpagimi i betimit."

2. Hadithin që e transmetoi Imran bin Husejni, në të cilin thuhet: "E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: "Zotimi është dy llojesh: ai zotim që i përkushtohet Allahut, është për Allahun, dhe ai duhet të përmbushet; dhe ai zotim që është në mëkat ndaj Allahut, ai është i shejtanit, dhe në të nuk ka përmbushje, prandaj shpagimi i tij është sikur shpagimi i betimit."[36]

Ky nuk merret si argument për dy shkaqe: në senedin e tij është Muhamed bin Zubejr, që është i dobët; dhe, në senedin e tij kemi transmetues të paidentifikuar e që transmetojnë nga Imran bin Husejni.

3. Kanë argumentuar me fjalët e Pejgamberit s.a.v.s. se motra e Ukbes ishte zotuar të ecte deri në Qabe, por nuk kishte mundësi: "Le të shkojë hipur (në kafshë) dhe le ta shpaguajë betimin e saj!" Në një transmetim tjetër: "Le të agjërojë tri ditë!"

4. Mendimin e Ibn Abasit për gruan që ishte zotuar se do ta prente të birin, dhe se duhej të bënte shpagimin e betimit të saj."[37]

5. Sikur të betohesh për ndonjë vepër që do të ishte mëkat, duhet ta shpaguash. Madje edhe nëse ndokush do të zotohej për mëkat, prapëseprapë duhet ta shpaguajë.

Maliku, Shafiu, Ibn Hazmi dhe një transmetim nga Ahmedi thonë: "Nuk ka shpagim për zotimin në mëkate." Prej tabiinëve këtë e përkrahën edhe Mesruku dhe Eshubiu. Për dëshmi e marrin këtë citat si vijon:

1. Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Nuk ka zotim në mëkat, ndaj Allahut dhe në atë që nuk e zotëron robi."[38] Gjithashtu ka thënë: "Nuk ka zotim për atë që nuk e posedon." (Muttefekun alejhi)

Po ashtu: "Nuk ka zotim, përveç në atë në të cilin kërkohet kënaqësia e Allahut." Ose:

"Kush zotohet të bëjë mëkat ndaj Allahut, mos ta bëjë atë!"

Në gjithë këto hadithe Pejgamberi s.a.v.s. nuk ka parashikuar shpagim (kefaret).

2. Zotimi është për të disiplinuarit me përkushtim. Kjo që u tha është "shmangie nga mëkati" - "iltizamu minel mea'sijeti", dhe nuk konsiderohet zotim, madje as nuk parashihet gjë për të ashtu si nuk parashihet as për betimin e pabazë.[39]

Ata që parashikojnë se në zotimin e mëkatit ka shpagim dhe është vaxhib, u janë përgjigjur atyre që shpagimin nuk e parashohin vaxhib (detyrim) në zotimin e mëkatit, pra se këto hadithe në të cilët u mbështetëm kanë për qëllim mospërmbushjen e zotimit, e për këtë nuk ka diskutim. Por, nëse në këto hadithe nuk është përmendur shpagimi, në hadithet e tjera në të cilët jemi mbështetur shpagimi është përmendur. Pra, kjo është reale. Lidhur me këtë kemi një hadith që e ka transmetuar Muslimi:

"Shpagimi i zotimit është sikur shpagimi i betimit." Por, dijetarët këtë hadith e kanë trajtuar si zotërim i hidhërimit.[40]

Si përfundim, kjo që u tha mund të përmblidhet kështu: "Ata që parashikojnë se shpagimi është vaxhib (detyrim) në zotimin e mëkatit, argumentet e tyre janë më dominuese, ngase vijnë nga rrugë autentike".

P.sh.: kjo thënie:"Kush zotohet për mëkat ndaj Allahut, mos ta bëjë atë!"

Zotimi është përkushtim dhe premtim ndaj Allahut,

nëse nuk e përmbush, detyrohesh ta shpaguash, nëse betohesh për ta bërë një mëkat, po nuk e bën, detyrohesh ta shpaguash. Ky është urdhri i Pejgamberi s.a.v.s., ngase ai e ka përmendur shpagimin për zotim dhe e ka ndaluar çdo gjë që është mëkat.[41]

3. Hadithi tregon se ai që zotohet për përkushtim por që nuk ka mundësi ta bëjë, nuk është i detyrueshëm ta përmbushë atë, por duhet ta shpaguajë, që është sikur shpagimi i betimit. Moskryerja e veprës nuk ka dallim a bëhet për shkak të dobësisë së tij apo ka pengesë të kryerjes. Këtë e kanë përkrahur hanbelinjtë në mbështetje të hadithit të Ibn Abasit.

"Kush merr përsipër ndonjë zotim të pamundshëm, shpagimi i tij është sikur shpagimi i betimit."

Përderisa Maliku, Shafiu, Ibn Hazmi dhe dijetarë të tjerë thonë se shpagimi nuk është vaxhib (detyrim), sepse hadithi i Ibn Abasit është hadith që ndalet mevkufë te Ibn Abasi.[42]

Ja, kështu i sqaruam hadithet e lartpërmendura, pra se zotimi për mëkat nuk përmbushet, dhe kjo sipas mendimit unanim të dijetarëve. Por, sa i përket shpagimit të tij, i pamë diskutimet e mëparshme. Sa i përket "zotimit me përkushtim" - "nedhrut-ta'ati", nëse përkushtimi është i pamundshëm, sipas disa dijetarëve duhet të shpaguhet, kurse te disa të tjerë nuk parashihet fare. Mirëpo, nëse përkush-timi është i mundshëm, është detyrim të përmbushet, pa marrë parasysh a ka të bëjë me trup apo me pasuri. Sa i përket "zotimit të lejuar" – "nedhrul mubah", siç janë: veshja e rrobave, shkurorëzimi i gruas në kushte të rregullta, etj., disa dijetarë thonë se duhet të bëhet zgjedhje se a të përmbushet ky zotim, e me këtë do të bëhej një bamirësi, apo të mos përmbushet, e që do të detyrohej shpagimi. Ky diskutim është i lidhur me zotimin që obligon, sikur namazi farz, zekati, etj. Sa i përket zotimit të pamundshëm, ky nuk konsiderohet zotim.[43]

### Kryerja e zotimit për të vdekurin

Transmetohet nga Abdullah bin Abasi r.a. se vërtet Sead ibn Ibade El Ensarij kishte kërkuar fetva (përgjigje) nga Pejgamberi s.a.v.s. për zotimin që kishte bërë e ëma e tij, e cila kishte vdekur para se ta kryente atë. Ai shpjegoi se ky mund ta çonte në vend zotimin e saj. Kjo ishte bërë një vit pas vdekjes së saj. Në një version tjetër thuhet: "Bëje për të!" (Hadithin e kanë nxjerrë autorët e gjashtë koleksioneve).

Thënia e tij: "Kjo ka qenë një vit pas vdekjes së saj."

Ibn Haxheri thotë: "D.m.th. (kryerja e detyrimit për të vdekurin), kazaja për trashëgimtarin në atë që ka trashëguar është bërë rregull i Sheriatit, që është më e gjerë sesa po të ishte vaxhib ose e lejueshme."

Ibn Haxheri shton se këtë shtesë nuk e ka hasur askund, përveçse në transmetimin e Shuajbit nga Ez-Zuhriu. Mandej përmend edhe shumë rrugë nga Ez-Zuhriu, por që të gjitha rrugët nuk përmbajnë shtojcën "Kjo ishte një vit pas vdekjes së saj." Ibn Haxheri thotë: "Mendoj se kjo shtojcë është e Ez-Zuhriut, por ka mundësi edhe e mësuesit të tij."[44]

### Dispozitat e hadithit dhe mendimet e dijetarëve

**E para:** Hadithi tregon se të vdekurit i përcillet çdo përkushtim që bëhet në emër të tij, si: lutja, agjërimi, lëmosha, etj. Kjo gjen mbështetje edhe në hadithe të tjera të vërteta që nxirren nga hadithologët.[45]

**E dyta:** Thënia e tij: "Bëje (zotimin) për të (nënën)!", tregon se kryerja (kaza) është vaxhib.

Dhahirinjtë thonë se: kryerja e porosisë (zotimit) së atij që ke trashëguar është vaxhib (detyrim), dhe kjo sipas hadithit bazë të Ibn Abasit:

Shumica e dijetarëve thonë: "Se për trashëgimtarin nuk është detyrim ta çojë në vend zotimin, nëse ai ka qenë i pasur, por nuk ka lënë trashëgim ndonjë pasuri."

Nëse ka lënë trashëgim (pasuri), po që se është zotuar për diçka, është vaxhib të çohet në vend zotimi nga pasuria e tij, madje edhe nëse nuk ka porositur për këtë, përveç nëse zotimi bëhet në agoninë e vdekjes, si dhe kur zotimi bëhet vetëm nga një e treta e pasurisë. Mbështetja e tyre është hadithi bazë i Ibn Abasit. Ky vendim për kazanë vlen edhe për të gjitha të drejtat dhe detyrimet ndaj të vdekurit.

Malikinjtë dhe hanefinjtë kanë parashikuar kusht për porosinë nga i vdekuri, në mënyrë që të kryhet zotimi.

Kurse hanbelinjtë thonë se kryerja e detyrimit për të vdekurin nuk është vaxhib për trashëgimtarin, por është e preferuar. Këtë e mbështet shumica e dijetarëve (el-xhumhuru). Nëse detyrimin (kaza) do ta kryente ndokush tjetër, por jo trashëgimtari, ai është i vlefshëm.[46]

**E treta:** Hadithi udhëzon se duhet të kërkohet fetva (përgjigje) nga më i dituri.

**E katërta:** Hadithi vë në pah bamirësinë për prindërit pas vdekjes, dhe shlyerjen e te gjitha detyrimeve që do t`u kenë mbetur pas vdekjes, që të mbeten të pastër e pa kurrfarë detyrimi. *(Fund)*

(25) Sunen ebi Davud, v. 3 f. 327. (26)Bulugul meram min subuli selam. V. 4 f. 112. (27)Tuhfetul ahvedhij, v. 5 f. 125. (28) Tuhfetul ahvedhij, v. 5 f. 121-122. Ebu Davud, v. 3 f. 316. (29) Telhisul habir, v. 4, f. 175. Nr, 2057. (30)Sunen Ebi Davud, v. 3 f. 317, nr. 3295. Nejlul evtar, v. 8 f. 255. (31)Sunen ebi Davud, v. 3 f. 319, nr. 3303. (32)Po aty, Sahihu Muslim, v. 3 f. 1265 nr. 1645. (33)Tuhfetul ahvedhij, v. 5 f. 127. El Mugnij, v. 9 f. 3. (34)Bidajetul muxhtehid. V. 1 f. 425. (35)El Mugnij, v. 9 f. 3-4, Bredaiu es-sanaiu: v. 5 f. 84. (36)Sunen En-Nesaij, v. 7 f. 28-29. (37)El Mugnij, v. 9 f. 4. (38)Sahihu Muslim, v. 3 f. 1262 , nr: 1641. (39) El Mugnij: v. 9 f. 4 .(40)El Mexhmu, v. 8 f. 453. (41)El Mugnij li ibn Kudame, v. 9 f. 5. (42)Po aty, El Mehala, v. 8 f. 25, Subulu Selam, v. 4 f. 112. (43)Nejlul evtar, v. 8 f. 256. El Bedaiu Es-Sanaiu, v. 5 f. 86. (44)Fet`hul Bari, v. 14, f. 395-396. (45)Fet`hul Bari, v. 14 f. 394. Sunen Ebi Davud ,v. 3 f. 321. (46)Po aty. V. 14 f. 396. El Mugnij, v. 9 f. 30-32.

Mr. Ejup Haziri

# Deri ku ngrihen duart (IV)?

## (Argumentet e hanefinjve për ngritjen e duarve deri te veshët II)

Në numrin e kaluar kemi folur për disa nga argumentet, gjegjësisht hadithet që flasin për ngritjen e duarve deri te veshët, e në vazhdim do të flasim për disa nga argumentet tjera me të cilët argumentohen hanefinjtë.

Hadithi i radhës, që flet për ngritjen e duarve deri te veshët gjatë tekbirit fillestar, është transmetim i Berra ibën Azib-it, i cili është edhe në koleksionin e Tahaviut dhe të të tjerëve:

*Na ka treguar Ebu Bekrete i cili thotë: "Na ka treguar Muemmel ibën Ismail i cili thotë: Na ka treguar Sufjani dhe ka thënë: Na ka treguar Jezid ibën ebi Zijadi nga ibën ebi Lejla, e ky nga Berra ibën Azib, i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut, kur shqiptonte tekbirin fillestar për namaz, i ngriste duart e tij derisa gishtat e mëdhenj të tij ishin shumë pranë të butëve të veshëve të tij." (Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1165).*

Në po të njëjtin koleksion hadithi i njëjtë, si nga senedi ashtu edhe nga metni, transmetohet edhe me një shtesë, krejtësisht në fund të hadithit, që sinjalizon se ngritjen e duarve e bënte vetëm në fillim, gjatë tekbirit fillestar, por jo më:

*"...kur shqiptonte tekbirin fillestar të namazit, i ngriste duart e tij derisa ato ishin shumë pranë të butëve të veshëve të tij, e këtë nuk e përsëriste më (ngritjen e duarve)." (Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1346).*

Hadithi në fjalë është edhe në koleksionin e Ebu Davudit:

*Na ka treguar Muhammed ibën Es-Sabbah El-Bezzar, na ka treguar Sheriku nga Jezid ibën Ebi Zijadi, ky nga Abdurrahman ibën Ebi Lejla, e ky nga Berra-u, se i Dërguari i Allahut, kur e fillonte namazin i ngriste duart e tij shumë pranë veshëve të tij, e këtë nuk e përsëriste më." (Ebu Davudi në Sunen, nr. 640).*

Teksti (metni) i hadithit është autentik, ndërsa sa i përket vargut të transmetuesve (senedit), ka mendime të ndryshme. Disa thonë se ka dobësi, e të tjerët janë të mendimit se edhe senedi, sikurse edhe metni i tij, është në rregull. "Problematika" shfaqet për shkak se në vargun e transmetuesve është Jezid ibën Ebi Zijadi,[1] prandaj ata që e konsiderojnë Zijadin të dobët në hadith e cilësojnë hadithin si të dobët, ndërsa ata që e pranojnë Zijadin dhe e konsiderojnë të besueshëm atëherë hadithi pa fije dyshimi është i pranueshëm. Rreth Zijadit ulemaja e vlerësimit *xherh ve tadil* kanë pikëpamje të ndryshme, madje edhe opinione të kundërta mes vete. Kështu, sa për ilustrim, Jahja ibën Meini është i mendimit se nuk mund të argumentohet me hadithet e transmetuara nga Jezid ibën Ebi Zijadi, sepse ai konsiderohet i dobët, përderisa Ahmedi nuk e konsideron atë si njohës të hadithit-hafidh.[2] Darekutni në Sunenin e tij për Jezidin shprehet: "Ky Jezidi është i dobët, dhe nuk argumentohet me të."[3] Ebu Hatimi për të thotë se është i dobët, ndërsa Ibën Haxheri nuk e cilëson të fortë në hadith, sikurse edhe Hakimi.[4] Ndërsa Nesaiu e konsideron metruk.

Ata që nuk i pranojnë transmetimet e tij dhe që e konsiderojnë të dobët në hadith, arsyetohen se në pleqëri ai kishte filluar t'i ngatërrojë hadithet, për shkak të dobësimit të memories, siç potencon Humejdi dhe disa tjerë. E disa të tjerë japin një arsyetim tjetër, atë se ai kishte groposur librat dhe fliste vetëm nga memorizimi.[5] Thuajse askush nuk e konteston kohën





e tij deri në pleqëri, sepse deri në atë kohë thuajse te të gjithë ka qenë i pranueshëm dhe i besueshëm. Prandaj problematika e tërë kësaj na shfaqet në kohën e pleqërisë së tij.

Në anën tjetër, shumë prej hadithologëve kanë mendim tjetër për të, madje vlerësim të kundërt. Ebu Davudi e pranon dhe argumentohet prej tij, andaj edhe në lidhje me të, thotë: "Nuk di që ndokush të ketë lënë hadithet (e transmetuara) prej tij, por të tjerët janë më të dashur për mua."[6] Po ashtu me të janë argumentuar Tirmidhiu, ibën Maxhe dhe të tjerët.[7] El-Ixhliu për të thotë se ai është i pranueshëm në hadith.[8] Jakub ibën Sufjan-i për të thotë: "Ndonëse kanë folur për Jezidin dhe ndryshimin e tij (në pleqëri), ai padyshim mbetet i drejtë dhe i besueshëm, ndonëse nuk është i rangut të Hakemit, Mensurit apo A'meshit." Thuajse ngjashëm me të është shprehur edhe Ahmed ibën Salih El-Misrij, kur tha: "Jezid ibën Ebi Zijadi konsiderohet i besueshëm, dhe nuk çuditem për fjalët e të tjerëve rreth tij."[9]

Buhariu transmeton nga Jezid ibën Ebi Zijadi, në "Sahihun"[10] e tij, në formën e mualekateve-haditheve të varura që Buhariu bën zakonisht në hyrje të kapitujve, sikurse që transmeton edhe në "Ref'u-l Jedejn" për personin në fjalë.[11] Në këtë të fundit përcjell transmetimin nga Berrau rreth ngritjes së duarve deri te veshët, ndonëse këtë hadith Buhariu nuk e transmeton në Sahihun e tij:

*Na ka treguar Muhamed ibën Jusufi, na ka treguar Sufjani, nga Jezid ibën Ebi Zijadi, ky nga ibën Ebi Lejla, e ky nga Berrau, i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut, kur shqiptonte tekbirin, i ngriste duart deri te veshët e tij." (Buhariu, Ref'u-l jedejn, nr. 33).*

Muslimi në koleksionin e tij e konsideron Jezid ibën Ebi Zijadin si njeri të ditur dhe të besueshëm, sepse e përmend duke ia veshur edhe cilësitë e mira në hyrje të librit të tij më të njohur ,"Sahih Muslim", prandaj ai thotë: "...Sinqeriteti dhe dituria i përfshin ata, sikurse që janë Ata' ibën Es-Saib, Jezid ibën Ebi Zijad dhe Lejth ibën ebi Sulejb, sikurse edhe shembujt tjerë model me ta, që ishin bartës të etherev [12] dhe përcjellës të lajmeve..." (Muslimi në Sahih, v. I, f. 4).

Për Jezid ibën Ebi Zijadin ka folur dhe ka transmetuar prej tij edhe prijësi i besimtarëve në hadith, Shu'be, i cili s'ka dyshim se është i rangut më të lartë në shkencën e hadithit, e që njihet si kritikues i drejtë ndaj njerëzve, apo, më konkretisht, ndaj transmetuesve të hadithit. Kjo e përforcon edhe më shumë pozicionin e Zijadit dhe hadithin në fjalë, në të cilin mbështeten hanefinjtë. Edhe Tahaviu dhe shumica e ulemave janë mbështetur në të, dhe e kanë konsideruar si të pranueshëm në hadith. Pra, pjesa më e madhe Jezid ibën Ebi Zijadin e konsiderojnë si të drejtë dhe të besueshëm në transmetimet e tij. Andaj ky transmetim është i fuqishëm sipas pjesës më të madhe të dijetarëve të njohur.

Edhe nëse ky transmetim refuzohet për shkak të transmetuesit në fjalë, prapë hadithi në fjalë nuk bie, por prapë është në favor të hanefinjve, sepse ky hadith përcillet përmes tri rrugëve dhe, ajo që është e rëndësishme, vetëm në rrugën e parë transmetues është Jezid ibën Ebi Zijadi, ndërsa në dy të tjerat nuk është fare si transmetues. Pra, hadithi nuk mund të hidhet poshtë, sepse rrugët e tij të transmetimit janë të shumta, dhe respektivisht edhe e forcojnë njëri-tjetrin.

Edhe nga rruga e dytë e transmetimit është në koleksionin e Ebu Davudit:

*Na ka treguar Husejn ibën Abdurrahman, na ka treguar Vekiu nga ibën Ebi Lejla, ky nga vëllai i tij Isai, e ky nga Hakemi, ky nga Abdurrahman ibën Ebi Lejla, e ky nga Berra ibën Azibi, i cili thotë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut kur hyri në namaz, ngriti duart, e pastaj nuk i ngriti ato (duart) më gjersa e përfundoi (namazin)." (Ebu Davudi në Sunen, nr. 641).*

Në rrugën e tretë të transmetimit ky hadith është në koleksionin e Ibën Ebi Shejbes, dhe ka këtë rrugë transmetimi:

*Na ka treguar Vekiu, nga ibën Ebi Lejla, ky nga Hakemi dhe Isai, e këta nga Abdurrahman ibën Ebi Lejla, e ky nga Berra ibën Azib-i, i cili thotë: "I Dërguari i Allahut, kur ia fillonte namazit, ngriste duart e tij, e më pas nuk i ngriste ato gjersa mbaronte (namazin)." (Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2455).*

Edhe nëse hadithi i fundit me të gjitha rrugët e transmetimit është i dobët, gjë e cila vështirë se mund të jetë, hadithet që i kemi cituar sipër janë autentikë dhe në gradën më të lartë të vlerësimit, e, përveç atyre që i kemi përmendur, ka edhe të tjerë që dëshmojnë se duart gjatë tekbirit fillestar ngrihen deri te veshët.

Hadithi në vijim është hadithi i Enes ibën Malikut, i cili është edhe në koleksionin e Hakimit, Darekutniut dhe Bejhekiut:

*Na ka treguar Ismail ibën Muhamed Es-Saffar, na ka treguar El-Abbas ibën Muhamed, na ka treguar El-Ala ibën Ismail El-Attar, na ka treguar Hafs ibën Gijathi nga Asim El-Ahvel, e ky nga Enesi, i cili ka thënë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut, shqiptonte tekbirin derisa gishtat e mëdhenj i kishte afër veshëve të tij, e më pas shkonte në ruku, derisa çdo pjesë e trupit qetësohej në vendin e vet..."*[13]

Hakimi, pasi që transmeton këtë hadith, thotë: "Senedi (vargu i transmetuesve) i këtij hadithi është autentik, sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, ndonëse ata këtë hadith nuk e transmetojnë në Sahihët e tyre, dhe nuk di ndonjë dobësi rreth këtij hadithi."[14]

Buhariu në "Ref'u-l jedejn", hadithin e Enesit e transmeton me një ndryshim të vogël në sened dhe në metn, dhe nuk përmend për ngritjen e duarve deri në çfarë pozicioni, por, sidoqoftë e forcon edhe më tepër hadithin paraprak:

*"Na ka treguar Musa ibën Ismail, na ka treguar AbdulVahid ibën Zijad, na ka treguar Asimi, i cili thotë: "E kam parë Enes ibën Malikun që, kur ia fillonte namazit, shqiptonte tekbirin dhe ngriste duart e tij, kështu vepronte edhe atëherë kur shkonte dhe ngrihej nga rukuja." (Buhariu, Ref'u-l jedejn, nr. 61).*

Asimi është i biri i Sulejman El-Ahvel. Është nga Basra dhe është i besueshëm në hadith, dhe të gjithë kanë transmetuar prej tij.[15] AbdulVahid ibën Zijadi është po ashtu nga Basra, dhe është i besueshëm në hadith dhe, thuajse të gjithë kanë transmetuar prej tij.[16] Edhe Musa ibën Ismaili llogaritet i besueshëm, dhe të tjerët kanë transmetuar prej tij.[17] Senedi i këtij hadithi është në shkallën më të besueshme, e kjo e përforcon edhe më tepër transmetimin e El-A'la ibën Ismail El-Attar-it, gjegjësisht hadithin paraprak.

E përveç kësaj, nga Enesi kemi edhe një transmetim tjetër, i cili përcillet kryesisht përmes dy rrugëve të transmetimit dhe, po ashtu kemi shumë hadithe tjera që konfirmojnë për ngritjen e duarve deri te veshët. Numri i haditheve të tilla është gjashtëmbëdhjetë, ndonëse vetëm pesë prej tyre i kemi sjellë këtu, ku edhe kemi shpjeguar për katër nga, ata gjersa për të pestin vetëm sinjalizuam se nga kush transmetohet dhe që përcillet përmes dy rrugëve të transmetimit. E tërë kjo me qëllim që të mos stërzgjatet më tepër, sepse nëse analizohen gjithë këto 16 hadithe dhe rrugët e transmetimit të tyre, atëherë do të na duhet shumë hapësirë dhe kohë në trajtimin e tyre.

### Disa fjalë për fund

Nga kjo që sollëm, e që janë argumente të qarta e të besueshme, bëhet e qartë se ngritja e duarve deri te veshët është e argumentuar me hadithe autentike të gradës më të lartë, prandaj çdo tentativë për ta sulmuar këtë mendim është tentativë për ta sulmuar Sunetin e pastër të të Dërguarit të Allahut. Njollosja e këtij opinioni është drejtpërdrejt njollosje e haditheve të bartura nga sahabët, që kanë konfirmuar për ngritjen e duarve të Pejgamberit a.s. deri te veshët. Andaj është e pandershme të flitet kundër këtij mendimi, gjegjësisht kundër haditheve që konfirmojnë ngritjen e duarve deri te veshët.

1) Jezid ibën ebi Zijadi nga Kufa. Arriti kohën e sahabëve dhe u takua me disa prej tyre, si me Enes ibën Malikun, Abdullah ibën el-Harith ibën Nufel dhe të tjerë. 2) Ibën Haxher El-Askalani, Tehdhibu-t Tehdhib, v.XI, f.288; Dhehebiu, Sijer A'lamun Nubela, v. VI, f. 130. 3) Shih Darekutni në Sunen, nr. 4661. Në "Ilel" për të shprehet: "I dobët në memorie." 4) Ibën Haxher El-Askalani, Tehdhibu-t Tehdhib, v. XI, f.288-289. 5) Xhemaludin ez-Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, v. I, f. 529. 6) Ibën Haxher El-Askalani, Tehdhibu-t Tehdhib, v. XI, f. 288; Xhemaludin Ebu Jusuf el-Mizij, Tehdhibu-l Kemal fi Esmai-rr Rrixhal, me recenzurë nga Muhamed Avvad Maruf, bot. IV-të, 1406-1985, Muessetu-rr Rrisaletu, v. XXXII, f. 140. 7) Bedrudin El-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. V, f. 119, 466. 8) Dhehebiu, Sijer A'lamun Nubela, v. VI, f. 130. 9) Ibën Haxher El-Askalani, Tehdhibu-t Tehdhib, v. XI, f. 289; Bedrudin El-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar,v. V, f. 120. 10) Buhariu në Sahih, kapitulli: Bab lubsi-l Kassijj. 11) Shih në Ref'u-l jedejn, hadithet me numër 32 dhe 33. 12) Termi ether në shumicën e rasteve nënkupton thëniet apo transmetimet që vijnë nga sahabët, por si term mund të përdorët edhe për thëniet e ngritura te Pejgamberi a.s. Argument për këtë është vetë libri i Tahaviut "Sherh meani-l athar", i cili ka përmbledhur fjalët e Pejgamberit por edhe të shokëve të tij. 13) Bejhekiu në Sunen El-Kubra; Hakimi në Mustedrek ale-s Sahihajn, nr. 784; Darekutni në Sunen, nr. 1324. Teksti i hadithit këtu është nga Suneni i Darekutnit. 14) Hakimi në Mustedrek ale-s Sahihajn, nr. 784; Xhemaludin Ez-Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, v. I, f. 429. 15) Ibën Haxher El-Askalani, Takribu-t Thehdhib, me recenzurë nga Muhamed Avameh, bot. III-të, Daru-rr Rreshid, Halep-Siri, 1411-1991, f. 258. 16) Po aty, f. 367. 17) Po aty, f. 549.

Mr. Fitim Gashi

# Veçoritë e muajit Ramazan

Objektivi final i agjërimit është devotshmëria, mirëqenia e njeriut dhe lumturia e tij në këtë dhe botën tjetër.

Muaji Ramazan është i dalluar nga muajt e tjerë. Allahu i Lartësuar e ka dalluar dhe e vlerësuar këtë muaj duke i dhënë disa veçori dhe specifika që nuk ua ka dhënë muajve tjerë. Për nga vlera dhe rëndësia, muaji Ramazan është i pazëvendësueshëm.

Mbi të gjitha, agjërimi i këtij muaji është obligim fetar; një nga pesë shtyllat e Islamit, dhe adhurim që bëhet vetëm për hir të Zotit, gjë që edhe nënkupton nënshtrimin ndaj Allahut dhe respektimin e ligjeve të Tij. Agjërimi është një institucion edukativo-moral, i cili synon edukimin fizik e shpirtëror të njeriut, ku e përgatit atë përballë sprovave me të cilat ballafaqohet në jetën e përditshme. Objektivi final i agjërimit është devotshmëria, mirëqenia e njeriut dhe lumturia e tij në këtë dhe botën tjetër.

Veçoritë dhe specifikat e muajit Ramazan janë të shumta dhe të llojllojshme. Ai, përveç tjerash, në vete ngërthen edhe ngjarjet dhe ndodhitë më madhështore në historinë e njerëzimit në përgjithësi, e në atë islame në veçanti. Sigurisht se nuk mjafton që nëpërmes një shkrimi simbolik të përmblidhen veçoritë e këtij muaji të bekuar, mirëpo do të mundohemi të përmendim disa nga ato, e prej tyre veçojmë:

### Zbritja e Kuranit fisnik

S'ka dyshim se ajo që më së shumti e bën të veçohet muajin Ramazan është zbritja e Kuranit famëlartë, i cili do t'i ngjallë dhe ndriçojë zemrat pas një errësimi të thellë, dhe do t'i udhëzojë në rrugën e drejtë, duke i dhënë jetës kështu kuptimin e saj të vërtetë. Allahu i Lartësuar thotë: "(Ato ditë të numëruara janë) Muaji Ramazan, që në të filloi të shpallet Kurani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë, dhe Dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra)." (El Bekare, 185).

Leximi dhe studimi i Kuranit famëlartë në një shkallë më të theksuar dhe intenzitet më të lartë se zakonisht është një specifikë dhe karakteristikë tjetër e këtij muaji të bekuar, e që të gjithë myslimanët duhet ta kenë në konsideratë. Kjo në fakt është një praktikë, por edhe porosi që buron nga vetë Muhamedi a.s.

Xhibrili a.s. e takonte Pejgamberin a.s. çdo vit gjatë muajit Ramazan, kështu që çdo natë atij edhe ia mësonte Kuranin. Pejgamberi a.s lexonte, ndërsa Xhibrili a.s. dëgjonte dhe e mësonte. Ibni Abasi r.a. transmeton se: "Pejgamberi a.s. ishte njeriu më bujar, e bujaria e Tij shtohej edhe me shumë në Ramazan, kur takonte Xhibrilin a.s. Ai vinte për çdo natë Ramazani dhe ia mësonte Kuranin Pejgamberit a.s."

Në një transmetin tjetër thuhet: "Kur e takonte Pejgamberi a.s. Xhibrilin a.s., ishte më bujari në vepra të hairit. Ai i ngjante erës që, sjell shiun" (Buhariu dhe Muslimi).[1]

### Hapja e dyerve të Xhenetit, mbyllja e dyerve te xhehnemit dhe prangosja e djajve

Ebu Hurejra r.a. tregon se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur vjen Ramazani, hapen dyert e Xhenentit, mbyllen dyert e Zjarrit-Xhehenemit, dhe prangosen djajtë." (Buhariu dhe Muslimi).

Në këtë muaj hapen dyert e Xhenetit, çelësat e të cilit janë veprat e mira dhe të sinqerta, e të cilat me anë të shumëfishimit të pakufishëm të tyre më lehtë se kurrë çojnë drejt dyerve të tij (Xhenetit). Në këtë muaj mbyllen dyert e Xhehnemit, gjë që nënkupton mundësinë e madhe të agjëruesit dhe lehtësimin e tij për t'u larguar nga mëkatet, si në aspektin fizik ashtu edhe në atë shpirtëror e shoqëror. Largimi nga mëkatet rezulton me përfitimin e mëshirës dhe lirimin nga zjarri. Ai që lirohet nga zjarri, për të janë të mbyllura dyert e Xhehnemit.[2] Në këtë muaj prangosen djajtë, sepse besimtarët janë të angazhuar me agjërim, lexim të Kuranit, përmendje të Allahut, pastaj veprojnë vetëm vepra të mira dhe flasin vetëm fjalë të mira. Dijetarët islamë thekso-



jnë: "Hapen dyert e Xhenetit për t'u shtuar shpresa dhe punët e mira, për t'u lidhur me të ambiciet, dhe për t'u mallëngjyer për të gjithë durimtarët. Mbyllen dyert e Xhehnemit për t'u nënçmuar djajtë, për t'u pakësuar mëkatet, për t'u ballafaquar veprat e këqija me veprat e mira, e të eleminohet rruga e zjarrit. Prangosen djajtë për t'u penguar nga dëmtimi dhe mashtrimi i besimtarëve.

Me prangosjen e djajve nuk do të thotë se e keqja nuk ekziston, dhe se njeriu nuk kryen mëkate. Sepse, përveç djajve ekzistojnë edhe faktorë tjerë që ndikojnë për të bërë vepra të këqija, si nefsi që urdhëron për të keq, mjedisi i keq dhe njerëzit e këqij. Është e vërtetë që djajtë e prangosur shkaktojnë dëme dhe nxisin për keq, por e keqja e tyre është shumë herë më e paktë dhe më e zvogëluar në krahasim me muajt e tjerë. Ai që agjëron me përkushtim të plotë duke u përmbajtur në kushtet dhe rregullat e agjërimit, ai e ka shmangur shejtanin nga vetja e tij.[3]

Pikërisht këto janë motivet kryesore që e nxisin myslimanin të jetë sa më pozitiv, dhe të përkushtohet sa më shumë në adhurim përgjatë këtij muaji të bekuar.

### Beteja e Bedrit

Në muajin e bekuar Ramazan, përveç shumë ngjarjeve të rëndësishme ka ndodhur edhe Beteja e Bedrit, që është beteja e parë dhe më e rëndësishme në historinë islame. Në këtë muaj, me ndihmën e Allahut, myslimanët triumfuan në këtë betejë, e cila solli momentin vendimtar ndërmjet besimit dhe mohimit, lajthitjes dhe përudhjes, të keqes dhe të mirës, të vërtetës dhe gënjeshtrës, të drejtës dhe të padrejtës. Në këtë betejë myslimanët ishin me numër shumë më të vogël dhe me pregaditje shumë me të dobët sesa armiqtë e tyre. Aty, me lejen e Allahut, zbritën melekët për t'u dalë në ndihmë besimtarëve, dhe me ndihmën e Allahut myslimanët dolën fitimtarë ndaj mushrikëve të Mekës. Allahu i Lartësuar në Kuran thotë: "Allahu ju ndihmoi juve në Bedër, kur ju ishit pak në numër, e për të qenë mirënjohës kini frikë nga Zoti. Kur t'i u thoshe besimtarëve: "A nuk është mjaft për ju

që Zoti juaj t'jua vazhdojë ndihmën me tre mijë engjëj të zbritur?" Po nëse jeni të qëndrueshëm e të matur, e ata (armiqtë) t'ju vijnë tash, në këtë moment, Zoti juaj jua vazhdon juve ndihmën me pesë mijë prej engjëjve të ushtruar (për luftë) ose të shënuar. E atë (ndihmë) Allahu nuk e bëri për tjetër por vetëm për t'ju gëzuar, dhe me të të qetësojë zemrat tuaja, përndryshe ndihma vjen vetëm prej Allahut, Ngadhënjyesit, të Urtit." (Ali Imran, 123-126).

### Çlirimi i Mekes

Në këtë muaj Allahu bëri të mundur edhe çlirimin e Mekes, me çka është siguruar fitorja e imanit dhe të vërtetës dhe me të cilën i Dërguari i Allahut e proklamoi politikën e dashurisë, paqes, tolerancës dhe pastërtisë. Kur Muhamedi a.s. dhe ushtarët e tij ngadhënjimtarë hynë në Mekë si çlirimtarë, në vendin ku ai dhe pasuesit e tij njëzet vjet me radhë pësuan tortura nga më të ndryshmet dhe u detyruan ta braktisin atë vend, ndonëse ai ishte i fuqishëm si një prijës, me butësinë dhe mirësinë e tij qëndroi pranë Qabesë, atëherë kur mijëra shpata të zhveshura pritnin hakmarrjen mbi kurejshitët-idhujtarët. Pikërisht atëherë Muhamedi a.s. i pyeti: "O kurejshë, ç'mendoni se do t'ju bëjmë juve sot?" Ata, duke e njohur shëmbëlltyren e Muhamedit a.s., panë mëshirën në sytë e tij dhe iu përgjigjën: "Ti je vëllai ynë i madh." Atëherë, me një zë të ngrohtë dhe plot falje e mirësi, Muhamedi a.s., u tha: "Shkoni! Të gjithë jeni të lirë."[4] Më pas nga aty filloi ndriçimi i Islamit drejt Lindjes e Perëndimit. Allahu i Lartësuar e ndihmoi të Dërguarin e tij, dhe njerëzit filluan të hyjnë në Islam grupe-grupe. Më pas u thyen edhe idhujt. Pejgamberi a.s. arriti ta largojë shirkun dhe idhujt që gjendeshin në Mekë. Qabeja u shndërrua në shtëpi islame, dhe kështu vazhdoi përhapja e Islamit në çdo kënd të botës.[5]

### Umreja në Ramazan ka shpërblimin e haxhit

Nga veçoritë e Ramazanit është se umreja në këtë muaj zë shpërblimin e haxhit. Vlera e umres është shumë e madhe në çdo kohë që ajo kryhet, mirëpo vlera e saj në Ramazan shumëfishohet dhe arrin shpërblimin e haxhit. Ibn Abasi r.a. tregon se Pejgamberi a.s. i tha një gruaje nga Ensarët: "Çfarë të ndaloi të bësh haxhin me ne? Tha: "Kishim një deve me të cilën bartnim ujë, mirëpo atë e mori filani dhe djali i tij, d.m.th. burri dhe djali i saj, e na la vetëm një deve me të cilën bartim ujë." Pejgamberi a.s. i tha: "Kur të vjen muaji i Ramazanit, kryeje umren gjatë këtij muaji, sepse umreja në këtë muaj është sikurse haxhi." Në një transmetim tjetër qëndron: "Umreja gjatë Ramazanit vlen sa haxhi me mua." (Buhariu dhe Muslimi).

Këshilla e Pejgamberit a.s. drejtuar kësaj gruaje na e bën të ditur se umreja në Ramazan ka një vlerë të veçantë, pra ajo e ka shpërblimin pothuajse të njëjtë si shpërblimi i haxhit, porse nuk e zëvendëson farzin e haxhit, nuk e shlyen detyrimin e kryerjes së haxhit. Hadithi në fjalë tregon për vlerën e mëdha që ka ky muaj i bekuar, dhe si pasojë e vlerës së madhe të tij rritet vlera edhe e veprave dhe punëve të mira që kryhen në të. E s'ka dyshim se kjo është një nga begatitë e shumta të Allahut të Gjithëmëshirshëm për robërit e Tij.

### Nata e Kadrit

Nga veçoritë e këtij muaji është edhe fakti se në të gjendet një natë e cila është më e vlefshme se një mijë muaj, e ajo është nata e begatshme e Kadrit. Në këtë natë Allahu i Lartësuar cakton të gjitha gjërat që do të ndodhin brenda një viti. Kush nuk e dallon këtë natë me adhurim, ka humbur begati të shumta. Thotë Pejgamberi a.s: "Në të (muajin Ramazan) është një natë më me vlerë se një mijë muaj, e ai që nuk e dallon (me lutje) atë veç ka humbur begatitë e saj." (Ahmedi dhe Nesaiu).

S'ka dyshim se Nata e Kadrit është nata më e vlefshme dhe më e rëndësishme. Ajo konsiderohet njëra ndër dhuntitë më të mëdha për Ymetin mysliman. Vlera e kësaj nate është shumë e madhe, ndërsa begatia më e madhe e saj është se në të ka zbritur Kurani famëlartë. Në këtë natë zbresin engjëjt në qiellin e Dynjasë, në tokë, rreth njerëzve. Së bashku me ta zbret edhe Xhibrili a.s. Kjo natë është paqe, e sigurt dhe e qetë. Në këtë natë Allahu i Mëshirshëm i fal gabimet e mëparme të atyre që pendohen, qëndrojnë zgjuar, luten dhe falen gjatë natës, me besim dhe shpresë për ta fituar shpërblimin nga i Madhi Allah. Pejgamberi a.s. thotë: "Kush ngrihet (duke bërë adhurim) në Natën e Kadrit, me besim të plotë dhe vetllogari, i falen të gjitha mëkatet." (Buhariu dhe Muslimi).[6]

Këto janë disa nga veçoritë e këtij muaji të bekaur. E s'ka dyshim se begatitë dhe mirësitë e këtij muaji të bekuar janë përtej asaj që mund të përshkruhen.

1) Dr. Sejjid bin Husejn El Afani, Nidau rr-rrejan fi fikhussevm ve fadl ramadan. Dar maxhid usejri-Xhideh pa vit botimi, f. 195. 2) Abdurrahman Hasen El-Mejdani, Es-sijam ve Ramadan fis-suneti vel-Kuran. Darul kalem-Dimeshk. Bot. 1. 1987. f. 149-150. 3) Po aty, f. 146-147. 4) Ebi Muhamed Abdul Melik Ibën Hisham, Es-siretu En-nebevijeh. Darul hadith, Bot. 1. 2004, Kairo, v. 4, f. 319. 5) Dr. Selman bin Fehd el Avde, Mexhalis Ramadanijetu. Darudh-dhehair, Bot. 1. 1427 h Rijad, f. 128-129. 6) Po aty, f. 201-202.

Mr. Ekrem Maqedonci

# Agjërimi, shkollë e urtësive

Pejgamberi a.s. shumë herë zgjedhte agjërimin si adhurim të veçantë dhe të preferuar jashtë Ramazanit. Përveç agjërimit të muajit Ramazan, ai preferonte të agjërohen edhe shumë ditë të tjera, si: agjërimi i gjashtë ditëve të muajit sheval, agjërimi i tri ditëve të çdo muaji, agjërimi i ditës së hënë dhe të enjte, e shumë ditë të tjera. Madje, agjërimi pothuajse është adhurimi i vetëm që përmes tij mund të shpaguhen shumë kundërvajtje- kefarete, si ai i betimit, pamundësisë së therjes së Kurbanit në haxh, mbytjes së gabueshme, e të tjera. Me një fjalë, nëse bëjmë një përsiatje të shkurtër rreth agjërimit, e kuptojmë se ai është njëri prej ibadeteve ose adhurimeve kyçe në jetën e besimtarëve.

### Rëndësia e agjërimit

*"O ju që keni besuar, agjërimi ju është bërë obligim ashtu siç ishte obligim edhe i atyre para jush, në mënyrë që të bëheni të devotshëm!" (El Bekare, 183).*

Pasi që qëllimi i agjërimit është shumë sublim, e ai qëllim është arritje e kulminacionit të devotshmërisë, kuptojmë qartë se edhe rëndësia e tij është jashtëzakonisht e madhe. Për këtë arsye dijetarët theksojnë se agjërimi i muajit Ramazan është obligim i prerë për besimtarët. Madje ky ibadet është një nga shtyllat mbi të cilat ngrihet Islami, dhe nuk plotësohet vetëm se me të. Me të njëjtin adhurim ishin obliguar edhe ymetet e mëhershme, gjë që e kuptojmë përmes librave te shpallur nga ana e Allahut të Madhërishëm. Me agjërimin e muajit Ramazan agjëruesi kryen edhe adhurimin më të gjatë në raport me Zotin e Madhërishëm, duke iu nënshtruar në plotshmëri urdhrave të Tij, dhe duke u larguar nga ndalesat e Tij. Për një muaj të plotë besimtarët anekënd botës, përveç që i përkushtohen agjërimit, i përkushtohen edhe namazit, leximit të Kuranit dhe lutjeve e ibadeteve në përgjithësi, duke shpresuar në llogarinë dhe shpërblimin madhor nga Zoti Fuqiplotë. Thotë Muhamedi a.s. në një hadith: "Kush agjëron Ramazanin me besim të plotë, duke llogaritur në shpërblimin e Zotit, atij do t'i falën gabimet që i ka bërë në jetën e tij."[1]

### Disa nga urtësitë e agjërimit

Është interesante se gjithë ibadetet me të cilat Zoti i Madhërishëm na ka obliguar në vetvete ngërthejnë dobi e urtësi, e që besimtarët përfitojnë nga ato, si në këtë Dynja po ashtu edhe nesër, kur do të dalim para Krijuesit të Gjithësisë. Me qenë se fjala jonë tani është për agjërimin, mund të themi se agjërimi është një shkollë që besimtarin e dreson me urtësi e stoli të ndryshme, madje në të njëjtën kohë e edukon atë, si në aspektin moral ashtu edhe në atë fizik. Për ta kristalizuar këtë çështje ne do të përmendim disa nga urtësitë e agjërimit të këtij muaji, e ndër to[2]:

### Devotshmëria

Dijetarët islamë, nga ajeti kuranor: "...ju është bërë obligim agjërimi ashtu siç ishte obligim edhe i atyre para jush, në mënyrë që të bëheni të devotshëm!" (El Bekare, 183), konkludojnë se arritja e devotshmërisë është qëllimi sublim dhe kryesor i agjërimit. Devotshmëria është shkalla më e lartë që arrin besimtari në këtë Dynja. Të jesh i devotshëm do të thotë të jesh i sinqertë, i dëlirë, vepërmirë, të jesh i larguar nga çdo fjalë dhe vepër që është e papranuar nga Sheriati i Zotit. Për këtë arsye Allahu i Madhëruar në këtë ajet kuranor përmendi dobinë kryesore dhe gradën më të lartë që mund ta arrijë besimtari në këtë Dynja, e ajo është devotshmëria. Ai nuk përmendi urtësi, dobi apo gradë tjetër, sepse të gjitha ato janë më të ulëta se devotshmëria, prandaj kuptohen vetvetiu.[3]

### Durimi

Muaji Ramazan e pasuron besimtarin me një cilësi shumë të lartë, cilësi e cila konsiderohet sa gjysma e imanit, e ajo cilësi është Durimi.[4] Abstenimi nga ushqimi dhe pijet, nga gjërat e zakonshme të njeriut në këtë Dynja, kërkon një durim. Në anën tjetër, të përmbajturit nga dëmet e njerëzve, si nga përdhosja dhe mendjelehtësia e tyre, nga veprat e liga të tyre, po ashtu kërkon një durim. Pra, agjërimi te besimtari kultivon durimin në shumë aspekte. Kjo kuptohet edhe nga porositë e edukatorit më të mirë, Muhamedit a.s., kur në një hadith, ndër



të tjera, tha: "Nëse ndokush prej jush është agjërueshëm, le të jetë i kujdesshëm nga fjalët dhe veprat e ulëta, e nëse ndonjëri e fyen ose e sulmon atë (agjëruesin), ai le të thotë: Unë jam agjërueshëm!"[5]

**Humaniteti**

Muaji Ramazan konsiderohet sezona më e mirë dhe më e preferuara e besimtarit për ngritjen e ndjenjave të tij për bamirësi dhe humanitet. Këtë muaj shumë prej besimtarëve e zgjedhin si muajin më të përshtatshëm për t'u liruar nga obligimi material i Zekatit. Madje, përmbyllja e këtij muaji të agjërimit bëhet edhe me dhënien e Sadakatul Fitrit. Me kryerjen e këtyre obligimeve materiale besimtarët përveç që lirohen nga përgjegjësitë përkatëse të Zekatit e Sadakatul Fitrit, ata edhe plotësojnë një nevojë shoqërore ndaj nevojtarëve. Ata u dalin në ndihmë skamnorëve, bonjakëve, e nevojtarëve, dhe solidarizohen me ta, pikërisht në këtë muaj të agjërimit dhe në fundin e tij, për festën e Bajramit.

**Forcimi i lidhjeve farefisnore**

Dihet fare mirë se një ndër obligimet morale e fetare të myslimanëve është edhe mbajtja dhe forcimi i lidhjeve farefisnore. Më këtë obligim na ka urdhëruar Allahu xh.sh. edhe në Librin e Tij famëlartë, duke thënë:"Adhurojeni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë, silluni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmeve, ndaj jetimëve, ndaj të varfërve, ndaj fqinjit të afërt, ndaj fqinjit të largët, ndaj shokut tuaj, ndaj udhëtarit, dhe ndaj robërve! Allahu nuk i do ata që janë kryelartë dhe ata që lavdërohen." (En Nisaë, 36). Ndërsa, Muhamedi a.s. në një hadith thotë: "Kush beson në Zotin dhe Ditën e Gjykimit, le ta respektojë mysafirin e tij, kush beson në Zotin dhe Ditën e Gjykimit, le t'i mbajë lidhjet e tij farefisnore, dhe kush beson në Zotin dhe Ditën e Gjykimit, le të thotë fjalë të dobishme ose le të heshtë!"[6]. Respektimi i këtij urdhri kuranor dhe profetik më së miri vihet në zbatim në muajin e bekuar, në Ramazan. Shumë prej agjëruesve këmbejnë vizita dhe bëjnë iftare së bashku. Madje, këto vizita reciproke i përsërisin në veçanti edhe në manifestimin e festës së Fitër Bajramit.

**Pranimi i duasë-lutjeve**

Në fund të ajeteve kuranore, ku Zoti i Madhërishëm flet për obligueshmërinë e agjërimit dhe normat e tij, Allahu jep edhe një ajet, ku i përgëzon të gjithë agjëruesit se lutjet e tyre nuk kthehen prapa. Agjëruesit këto momente të Ramazanit i shfrytëzojnë për të kërkuar faljen dhe mëshirën e Krijuesi i tyre, por, gjithashtu, e shfrytëzojnë edhe për të kërkuar nga Fuqiploti mënjanimin e barrierave dhe problemeve me të cilat ballafaqohen në këtë Dynja. Ata thellë janë të bindur se duaja e tyre nuk kthehet prapa, sepse pranuan një premtim hyjnor nga i Madhi Zot xh.sh: "E kur robërit e mi të pyesin ty për Mua, tregoju atyre se Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata të udhëzuar le të më përgjigjen mua, dhe le të më besojnë mua!" (El Bekare,186).

**Luan rol pozitiv në shëndetin e agjëruesit**

Shumë prej studimeve dhe hulumtimeve mjekësore kanë vërtetuar se agjërimi luan rol shërues te shumë persona të sëmurë me sëmundje të ndryshme. Ata theksojnë se agjërimi bllokon qelizat kancerogjene dhe frenon shkaqet që shkaktojnë çrregullime në sistemin e punës së qelizave. Gjithashtu luan rol në balanisimin e shëndetit të atyre personave që vuajnë nga mbipesha, sëmundje e cila shpie te shumë probleme, si ato të zemrës, tensionit të gjakut, diabetit, kurrizit, etj. Kështu, agjërimi arrin kulminacionin e efikasiteti edhe në tërë sistemin e brendshëm trupor, duke fituar forcë, imunitet dhe energji në shumë aspekte. Në anën tjetër, ai luan rol pozitiv edhe në qetësimin mental e psikik të atyre që vuajnë nga brengat e problemet materiale, psikike e shoqërore, si pasoj e shekullarizimit. Për rolin e agjërimit në aspektin shëndetësor na kishte treguar edhe Muhamedi a.s., para katërmbëdhjetë shekujve, kur thoshte: "Agjëroni, nëse doni të jeni të shëndoshë!"[7]

Në fund, mund të themi se me këtë ibadet nuk është për qëllim lodhja fizike e as shpirtërore, ashtu siç e imagjinojnë disa nga njerëzit, mirëpo qëllimi kryesor është diplomimi i suksesshëm dhe dinjitoz nga kjo shkollë e edukimit, durimit, pastrimit dhe stërvitjes shpirtërore e fizike, dhe arritja e kënaqësisë dhe dashurisë së Zotit të Madhërishëm.

1) Transmeton Buhariu ne Sahihun e tij me nr. (2014). 2) Muhtesar El-fikh El-islamij (f. 624), Muhamed bin Ibrahim Et-tuvejxhirij. 3)Tefsiru-l-Kurani-l-Adhim (1/191-193) Imadu-din Ibn Kethir Ed-dimeshkij. 4) Muhtesar Minhexh El kasidin f. 44, Ahmed Bin Abdu-Rrahman ibn Kudame El Makdesij. 5) Transmeto Buhariu nga Ebu Hurejra r.a. me nr. (1904). 6) Transmeton Buhariu (6138). 7) Tahrixh El-ihja (3/108).

Isa Tërshani

# Kultura e Agjëruesit

“Po edhe nëse përpiqeni t’i numëroni dhuntitë (të mirat) e Allahut nuk do të mund të arrini t’i përcaktoni ato. Me siguri Allahu fal shumë dhe mëshiron shumë.” (En Nahl, 18).

Ramazani është muaj i zgjedhur dhe i bekuar. Ky është muaj i agjërimit, ibadetit, bekimit të Allahut xh.sh., amnistisë dhe faljes. Në këtë muaj Allahu xh.sh. njerëzve u ka dhuruar begatinë dhe mëshirën më të madhe. Në këtë muaj filloi shpallja e Kuranit: “…që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë, dhe Dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra).” (El Bekare, 185). Pikërisht për shkak kësaj ngjarjeje të madhe, pastaj për shkak të shpalljes së Librit të fundit të Allahut xh.sh., Kuranit (që shënon fillimin e një epoke të re në historinë e njerëzimit) muaji Ramazan edhe ka rëndësi dhe vlerë të madhe.

Në këtë muaj Allahu xh.sh. e ndan mëshirën e Tij dhe ua fal njerëzve. Kuptohet, ua fal atyre që kërkojnë falje, dhe i mbulon me mëshirën e Tij ata që përpiqen për të.

Një prej begative të muajit Ramazan është agjërimi. Agjërimi është ibadet kulminant me të cilin besimtari shpreh imanin-besimin e tij, dhe mundohet të meritojë mëshirën dhe kënaqësinë e Allahut xh.sh. Agjërimi nuk është vetëm përmbajtja e thjeshtë nga ushqimi dhe pija, por është angazhim i tërë qenies së njeriut. Sytë nuk shikojnë atë që është haram, veshët nuk dëgjojnë të folurit e përbuzur, duart nuk shtrihen drejt haramit. Mendimet janë të drejtuara në madhërimin e Allahut xh.sh. dhe të medituarit në precizitetin dhe përkryeshmërinë e krijimeve të Tij. Gjuha i thur falënderimet më të larta për të mirat e Tij, me anë të dhikrit, duave dhe leximit të Kuranit…, e duke hequr dorë prej ushqimit dhe pijeve myslimani forcon vullnetin dhe durimin e tij në vështirësitë e jetës.[1]



Çdo obligim nga adhurimet që na ka obliguar Allahu i Madhërishëm si: falja e namazit, agjërimi, Zekati dhe Haxhi etj., kanë të mirat dhe dobitë e shumta shpirtërore, edukative dhe shoqërore. Ibadetet, përveç që janë adhurim ndaj Zotit të Madhëruar me anën e të cilëve njeriu shpreh nënshtrimin e tij ndaj Krijuesit të vet dhe afrimin ndaj mëshirës së Tij, me një qëllim të sinqertë, kanë edhe dobi të shumta. Rëndësinë dhe vlerën e ibadetit të agjërimit njeriu nuk është në gjendje ta kuptojë plotësisht. Rëndësia dhe vlera e këtij adhurimi qëndron në atë se Allahu xh.sh. për agjëruesin ka përgatitur shpërblim të veçantë. Ebu Hurejre r.a. transmeton një hadith të Muhamedit a.s.: “Allahu i Lartësuar ka thënë: Çdo vepër e njeriut i takon atij, përveç agjërimit. Ai më takon Mua, dhe Unë për të shpërblej (posaçërisht)!”[2]

Agjërimi është një nga format e adhurimit që më së shumti ndihmon myslimanin në ndryshimin dhe rregullimin e personalitetit të tij. Agjëruesi që ia ndalon vetes kënaqësitë e jetës pa asnjë imponim, presion apo ndonjë shkak tjetër, përveç zbatimit të urdhrit të Zotit, në këtë mënyrë dëshmon nënshtrimin e tij ndaj urdhrit të Zotit, dhe adhurimin e sinqertë për Të. Ky nënshtrim ndaj urdhrit të Allahut përbën adhurimin e sinqertë mendor dhe shpirtëror.

### Dobitë edukative të agjërimit

Asnjë ibadet që ka përcaktuar Allahu xh.sh. për robërit e Tij nuk është pa urtësi të thellë dhe pa ndonjë mësim. Mosnjohja e urtësive të një ibadeti nga ana jonë nuk do të thotë se në të nuk ka të mira. Përkundëazi, ky është argument për paaftësinë dhe pafuqinë tonë në



njohjen e urtësive të shumta në obligimet e adhurimet për Allahun xh.sh.

Agjërimi ka dobi edukative dhe ndikime të mëdha rregulluese mbi sjelljet morale të njeriut dhe lidhjet e tij me anëtarët tjerë të shoqërisë. Feja islame nuk e obligoi adhurimin e agjërimit vetëm që njeriu të mos hajë e të mos pijë, por e bëri edhe një mbrojtje të njeriut nga çdo gjë e ndaluar, qoftë me fjalë apo me vepra. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Agjërimi nuk është vetëm abstenim nga ushqimi dhe pija, por agjërimi (i vërtetë) është largim nga fjalët e kota dhe të ndyta…" (Hakimi). Ebu Hurejre r.a. transmeton një hadith në të cilin Muhamedi a.s. ka thënë: "Sa janë prej atyre që agjërojnë ndërsa nga agjërimi i tyre kanë vetëm urinë dhe etjen?!"[3] Gjithashtu thotë: "Gjëja më e paktë që i ka obliguar Allahu agjëruesit gjatë agjërimit është ushqimi dhe pija."

Nga këto hadithe kuptojmë se agjërimi nuk është një proces shkëputjeje nga ushqimi dhe pija, por një obligim që synon të ndalojë njeriun nga gjërat e ndaluara, t'ia rrisë ndjenjën e besimit, si dhe ta edukojë atë me një edukatë hyjnore, të shëndoshë, morale e shpirtërore.

### Agjërimi ndikon në edukimin e njeriut, dhe atë në dy drejtime

Së pari është ndalimi i njeriut dhe largimi tij nga gjërat e ndaluara, nga gjërat me të cilat nuk duhet të merret, si: gënjeshtra, shpifja, grindjet dhe armiqësimi me të tjerët... etj.

Ndërsa drejtimi i dytë është inkurajim dhe nxitje, që synon të ngritë nivelin moral e shpirtëror të njeriut, në sajë të synimit për të arritur gjërat e lejuara e të pëlqyera, si: lëmosha, lutja, leximi i Kuranit, kujtimi i Allahut dhe kryerja e veprave të mira.

Ne do të ndalemi pak te pika e parë. Nga Ebu Hurejre r.a. transmetohet se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush nuk e braktis gënjeshtrën dhe të vepruarit sipas saj, vërtet Allahu nuk ka nevojë që ai ta braktisë ushqimin dhe pijen."[4]

I ngjashëm me fjalën rrenë është çdo mëkat që manifestohet me gjuhë, si: gënjeshtra, përgojimi dhe bartja e fjalëve, dhe, sidomos me qëllim përçarjeje; ose me sy, si: shikim me qëllim i gjërave të ndaluara; ose me vesh, si: dëgjimi i fjalëve të pamoralshme e që janë të ndaluara; ose me zemër, si: urrejtja e xhelozia; ose me këmbë, si: shkuarja në vende amorale e ku bëhen mëkate; ose që manifestohen me dorë, si: marrja e pasurisë së njerëzve pa pasur të drejtë.[5]

Nga të mirat edukative të agjërimit është se Allahu xh.sh. këtë ibadet e bëri mburojë për t'i ruajtur nga çdo gjë e keqe, dhe ua mundësoi besimtarëve të arrijnë ç'të dëshirojnë. Për këtë Pejgamberi a.s. ka thënë: "Agjërimi është mburojë që e ruan besimtarin nga çdo e keqe. Edhe po që se ndonjëri dëshiron ta luftojë ose fyejë me sharje, le të thotë: unë jam agjërueshëm…" (Imam Ahmedi). Te Nesaiu kemi një hadith, version tjetër, ku thuhet: "Agjërimi është mburojë, po që se nuk e djeg

atë." Një shok i tij i tha Pejgamberit a.s.: "Me çka ta djeg?" Ai tha: "Me rrenë dhe bartje fjalësh."[6]

Sufjan Eth-Thevriu ka thënë: "Përgojimi e prish-dëmton agjërimin." Ndërsa Muxhahidi thotë: "Dy veti e shkatërrojnë dhe e zhvleftësojnë agjërimin: përgojimi dhe rrena!"[7]

Me këto hadithe Pejgamberi a.s. nuk kërkoi vetëm largimin nga fjalët dhe veprat e liga, sepse një gjë e tillë kërkohet edhe jashtë Ramazanit e në çdo kohë, por kërkoi që të lë diçka nga e drejta e tij, pra, që besimtari të mos i përgjigjet atij që e fyen ose e shanë, edhe pse është e drejtë e tij që ta mbrojë veten dhe personalitetin e tij. Por, nga agjëruesi kërkohet që, ashtu siç e la ushqimin dhe pijen, ta lë e ta falë edhe atë që e fyen, duke thënë: "Unë jam agjërueshëm." Pra, nuk do t'ia kthejë përgjigjen që meriton, ngaqë ai është shembull për të tjerët, është njeri që i është dorëzuar Allahut të Madhëruar me të gjitha gjymtyrët dhe qenien e tij. Devotshmëria ia ka mbushur zemrën, dhe nga ai shpërndahet vetëm dashuria, sinqeriteti, respekti, e që e pastrojnë nga urrejtja dhe zilia. Agjërimi pra është një shkollë njëmujore për edukimin e shpirtit dhe përgatitjen e tij në mënyrë të gjithanshme. Tregimet e shenjta na sqarojnë edukatën e agjeruesit: atë të cilës duhet t'i përmbahemi dhe atë të cilës duhet t'i japim fund, për t'i arritur qëllimet e agjërimit dhe për të ruajtur sevapin e adhurimit. Pejgamberi a.s. i tha Xhabir Bin Abdullahut r.a.: "O Xhabir, ky është muaji Ramazan. Kush agjëron ditët e tij dhe falet netëve të tij, kujt i zbutet barku dhe i pushon gjuha, ai ka dalë nga mëkatet e tij, ashtu siç ka dalë nga vetë muaji." Xhabiri i tha: "O Pejgamber i Allahut, nuk ka thënie më të bukur e më të mirë se kjo." Atëherë Pejgamberi a.s. i tha: "O Xhabir, por nuk ka kushte më të forta se këto."

### Agjëruesi nuk duhet të jetë agresiv

Sot, fatkeqësisht, gjejmë prej myslimanëve që agjërojnë, dhe nga agjërimi i tyre nuk mbetet asgjë përveç urisë dhe etjes. Sot gjejmë të atillë që agjërojnë, dhe gjatë agjërimit ata ofendojnë, shajnë, përgojojnë, shpifin, mashtrojnë, gënjejnë, si dhe janë më agresivë dhe më të padurueshëm sesa jashtë agjërimit. Ndërsa, më e keqja e tërë kësaj qëndron në atë se për tërë këto veprime ata e fajësojnë agjërimin. Andaj, për injorantët agjërimi edhe bëhet shkak që ndoshta ata ta fyejnë tërë fenë islame. Sot ka nga myslimanët që mundohen që nervozen e tyre ta justifikojnë me agjërim, duke thënë: "jam nervoz se jam agjërueshëm", "m'ka rrokë dallga e duhanit", andaj edhe e marrin si pretekst për të arsyetuar mllefin e tyre. Por, a thua vallë ku janë qëndrimet e tyre karshi hadithit të Pejgamberit a.s., ku thotë: "Agjërimi është mburojë. Nëse dikush agjëron, ai nuk duhet të flasë fjalë të këqija dhe nuk duhet të sillet keq me të tjerët…" (Ahmedi).

Kemi një rast kur Muhamedi a.s. e dëgjoi një grua që po e ofendonte shërbëtoren e vet, megjithëse po agjëronte. Atëherë Muhamedi a.s. e ftoi atë duke i thënë: "A nuk je duke agjëruar?" Ajo iu përgjigj: "Unë po agjëroj, o i Dërguar i Allahut." Atëherë Pejgamberi a.s. i tha: "Si ka mundësi të agjërosh kur ti nxjerr gjithë këto fjalë ofenduese për shërbëtoren tënde? Agjërimi nuk është vetëm mosngrënie e mospirje..."[8]

Pra, në këtë hadith të Pejgamberit a.s. vërehet fare mirë se agjërimi duhet të merret si mburojë për besimtarin, në mënyrë që atë ta ndalojë nga veprat e këqija, e jo të merret si arsyetim për të kryer veprat e liga. Po ashtu, kur kërkohet prej nesh që t'ua kujtojmë të tjerëve se jemi agjërueshëm, pa dyshim se në radhë të parë kërkohet që t'ia kujtojmë vetes se jemi agjërueshëm, dhe se agjërimi ynë duhet të jetë me tërë gjymtyrët tona dhe me tërë qenien tonë. Prandaj do të duhej që agjërimi ynë të jetë si një masë mbrojtëse e egos dhe epshit tonë, dhe të jetë një reflektim i një shëmbëlltyre të një besimtari durimtar, i cili në përkushtimin dhe adhurimet ndaj Zotit ndien kënaqësi, dhe assesi arsye për të sulmuar të tjerët.

### Për fund

Le të duket te ti madhështia e agjërimit! Mos e bëj ditën e agjërimit tënd si ditët kur nuk agjëron! Në këtë mënyrë na sqarohet kultura e agjërimit. Agjëruesi duhet të angazhohet sa më shumë për të pasuruar moralin dhe sjelljet e veta.

E lusim Allahun e Gjithëmëshirshëm që të jemi prej atyreve që punojmë për ta bërë muajin Ramazan një rast për pendim e përmirësim, mirësi e ndryshim, si dhe për përsosje morale! Amin!

1) Doc. Dr. Shefik Kurdiq, Ramazani dhe namazi i Teravive në dritën e medhhebit Hanefij, Shtëpia botuese, Sira, Prishtinë, 2004, f. 8. 2) Muslimi, Sahih: 13- Kitabu-s-ijami, 30- babu fadli-s-ijami, hadithi nr. 1151. 3) Ibni Maxhe, Sunen: 7- Kitabu-s-ijam, hadithi nr. 1690, Hadithi është vlersuar autentik. 4) Sahih Elxhamiu hadith, 6415, Buhariu, Ebu Davudi dhe Tirmidhiu. 5) Vehbi Sulejman Gavoçi, Dispozitat e agjërimit, Shtëpia botuese "Dituria Islame", Prishtinë, 2008, f. 57. 6) Ramiz Zekaj, Ramazani muaji i mirësive, Tiranë, 1998, f. 48. 7) Ihjau ulumi-d-dini, 1/429. 8) Perla të urtësisë nga i Dërguari i Perëndisë, Shkup, 2002, Sahih, Mustedrek, Hakim dhe Sunen Bejheki, f. 39.

Sedat Islami

# Etika e agjërimit



Pejgamberi a.s. thotë: "Ndodh që ndonjë agjërues të mos ketë përfituar nga agjërimi i tij asgjë përveç urisë dhe etjes!"

Agjërimi nuk është një adhurim që ka të bëjë vetëm me një aspekt dhe jo aspekte tjera të fesë. Ajo që dua të them është se agjërimi, ani pse sipërfaqësisht nënkupton abstenimin nga ushqimi dhe pijet, nuk ka qëllim dhe rol të tij vetëm përkufizimin (abstenimin) nga ushqimi. Përkundrazi, ngelja me agjërim vetëm në këtë stad atë e rrezikon tërësisht.

Pejgamberi a.s. thotë: "Ndodh që ndonjë agjërues të mos ketë përfituar nga agjërimi i tij asgjë përveç urisë dhe etjes!"[1]

Kjo ngase qëllimi i agjërimit nuk ka të bëjë aspak me ushqimin apo me trupin e njeriut. Agjërimit i intereson shpirti i besimtarit. Kësisoj e definon qëllimin e tij edhe Allahu në Kuran: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm." (El Bekare, 183).

Nga fjala e Allahut dhe thënia e të Dërguarit të Tij fisnik, Muhamedit a.s., mësuam për nevojën e domosdoshme të shoqërimit të këtij adhurimi madhështor edhe me etikë dhe edukatë, se ndryshe shembulli i agjërimit në rast të zhveshjes së tij nga etika dhe morali i kërkuar do të ishte sikur shembulli i namazit pa pastrim paraprak – pa abdes. Kësisoj, për të mos lejuar humbjen e vlerës dhe shpërblimin e agjërimit, për të mos penguar agjërimin të ndikojë thellë në shpirt, për të mundësuar që mësimet, porositë dhe imazhi i tij të mishërohen me karakterin dhe natyrën tonë, këtu do t'i kthehemi traditës profetike, për të marrë udhëzimet dhe rekomandimet përkatëse.

Etika dhe morali i Ramazanit kanë një degëzim të madh, aq sa përfshijnë besimtarin shpirtërisht dhe fizikisht, përfshijnë gjërat e brendshme që syri nuk i sheh, por edhe ato të dukshmet, pra sjelljet verbale dhe fizike. Le të shohim bashkërisht një ndarje të bukur dhe domethënëse të etikës ramazaneske, po sipas traditës së të dashurit tonë, Muhamedit a.s.:

Etika shpirtërore, që përfshin ndjesinë e të qenit në vëzhgim nga Allahu i Madhëruar (el-murakabeh), durimin, ver'in apo, siç e shpjegon Ibnul Kajjimi,[2] braktisjen e atyre gjërave që ke frikë se do të të bëjnë keq në Ahiret.

Etika praktike, që nënkupton para së gjithash sjelljen e mirë me njerëz, asketizmin në Dynja, bujarinë ndaj njerëzve, mbajtjen e lidhjeve familjare, etj.

Etika verbale –nëse mund të quhet kështu – që përfshin braktisjen e fjalëve të këqija, thirrjen në rrugën e Allahut, përmendjen e Allahut dhe leximin e Kuranit fisnik.

Sigurisht se etika e Ramazanit përfshin edhe më shumë. Ajo që si buqetë lulesh do të doja t'ua ofroj juve, agjërues të respektuar, ka të bëjë me disa thënie profetike që përfshijnë aspekte të rëndësishme nga pikat e sipërpërmendura.

### Braktisja e fjalorit të ndytë

Buhariu transmeton nga Ebu Hurejre r.a. se i Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush nuk braktis shpifjen dhe veprimin sipas saj, atëherë të mos agjërojë fare, ngase Allahu nuk ka nevojë që dikush prej jush ta braktisë ushqimin apo pijen e vet!"

Muhel-lebi,[3] një dijetar mysliman, bazuar në këtë hadith konstaton se "në agjërim lypset abstenim nga fjalët e këqija ashtu sikur nga ushqimi dhe pija, sepse ndryshe agjërimi rrezikon të pakësohet (në vlerë), t'i ekspozohet hidhërimit të Allahut dhe mospranimit të tij."

Këtu do të doja të përmend atë që kanë nënvizuar dijetarët tanë, se hadithi nuk bën thirrje që përderisa nuk braktisen fjalët e këqija të braktiset agjërimin, assesi, por hadithi vetëm tërheq vërejtjen për disa gjëra që dëmtojnë adhurimet e besimtarit.

### Përmbajtja dhe durimi

Qëllimi i agjërimit është të bëjë kompletimin e personalitetit të besimtarit. Vetë agjërimi në esencë nënkupton durimin dhe vetëpërmbajtjen. Duron dhe vetëpërmbahesh nga ngrënia edhe pse, po deshe,



mund të hash pa të parë njerëzit. Agjërimi të forcon në atë mënyrë që gjërat e thjeshta dhe të pavlera të të mos sfidojnë. Ndryshe, nëse agjëron ndërsa fjalosesh me njerëz, shahesh, grindesh, atëherë ky tipar themelor i agjërimit ka dështuar të mishërohet me personalitetin tënd. Muhamedi a.s.ka thënë: "Agjërimi është mburojë, andaj agjëruesi le të mos flasë fjalë të pahijshme, dhe le të mos bëjë marrëzira. Po që se e provokoi dikush, apo e shau, le të thotë (dy herë): Unë jam agjërues!"[4]

### Braktisja e cilësive të urryera

Bazuar në hadithin paraprak, është etikë e agjërimit edhe largimi nga vetitë e papëlqyera, si gënjeshtra, bartja e fjalëve, përgojimi etj. Omeri r.a. ka thënë: "Agjërimi nuk është vetëm në të abstenuarit nga ushqimi dhe pija, por edhe nga gënjeshtra, e kota, absurditetet dhe betimi."[5]

Abidete Selmani ka thënë: "Kini kujdes dy gjëra që jua prishin agjërimin: përgojimi dhe gënjeshtra!"[6]

### Ruajtja e shikimit dhe dëgjimit

Imam Gazaliu, kur përmend etikën e agjërimit, në radhë të parë e vë ruajtjen e shikimit.[7] Kjo për shkak se shikimi ka një ndikim të madh në psikikën e njeriut. Ai, si të thuash, është zanafilla e mëkateve që kanë të bëjnë me nderin. Mu për këtë Muhamedi a.s. thotë: "Kush ka mundësi martese le të martohet, ngase martesa ruan shikimin dhe nderin, e kush nuk ka mundësi le të agjërojë, ngase agjërimi është mburojë!"

Një nga shokët e Muhamedit a.s., Xhabiri r.a., ka thënë: "Kur të agjërosh, atëherë bashkë me ty le të agjërojnë nga gënjeshtra dhe mëkatet edhe dëgjimi, shikimi dhe gjuha jote!"[8]

### Modestia dhe përulja

Besimtari me adhurimin e tij, nëse dëshmon për diç, atëherë e bën për të dëshmuar nevojën e tij për Zotin dhe nënshtrimin ndaj urdhrave të Tij. Mosndjekja e rrugës së atyre që kundërshtuan dhe nuk agjëruan nuk mjafton si dëshmi për të qenë i mirë. Përkundrazi, sa më shumë të thellohesh në adhurim, aq më shumë ndien se duhet të tregohesh i përulur, i dëgjueshëm, i devotshëm. Në agjërim kjo gjë kërkohet detyrimisht. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush agjëron Ramazanin me besim dhe llogari në shpërblimin e Allahut, i falen mëkatet e mëparshme."[9]

Këto ishin disa nga tiparet profetike që simbolizojnë për etikën e duhur të besimtarit në Ramazan. Kam shpresë në Allahun e Madhëruar se përfillja e kësaj etike do të na garantojë agjërim të pranueshëm, e kësisoj do të ngadhënjejmë me shpërblimet e mëdha të Allahut, që mendja dhe logjika jonë s'i paramendon dot!

1) Sahihu-t-Tergibi ve-t-Terhib, 1076-1077. 2) Ibnul Kajjim. El-Fevaid. f. 118. 3) Ibn Bettali. Sherhu Sahihi-l-Buhari. 4/23. 4) Transmeton Buhariu. 5) El-Mervezi, Ebu Abdullah Muhammed Ibn Nasr Ibn Haxh-xhaxh. Ta'dhimu kadri-s-salah. 2/575. 6) Ibni Ebi Dunja. Es-samtu ve adabu-l-lisan. f. 125. 7) Imam Gazali. Ihjau Ulumid-Din. 1/234. 8) Ibn Mubarek, Abdullah. Kitabu-z-zuhd. F. 156. 9) Transmetim unanim.

Ma. Sc. Burim Bibaj

# Ramazani dhe synimet tona gjatë këtij muaji të bekuar

Qëllimi i agjërimit është frenimi i vetes nga epshet dhe teket, ndërprerja nga rutina e zakonshme me të cilën është i ambientuar, rregullimi dhe ekuilibrimi i dëshirave të brendshme, ashtu që të përgatitet për të kërkuar arritjen e synimit kulmor të lumturisë dhe kënaqësisë, përgatitja për të pranuar shkaqet e jetës së përjetshme, duke qenë uria dhe etja mjet për thyerjen e lakmisë tekanjoze dhe epshore."

Falënderimet dhe lavdërimet i takojnë vetëm Allahut xh.sh, I Cili na begatoi me këtë fe dhe na e bëri të mundur ta presim muajin e Ramazanit, dhe t'i përgjigjemi thirrjes së Tij për ta agjëruar këtë muaj. Allahu thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm!"(El Bekare, 183).

Ramazani është muaj i agjërimit, muaji i Kuranit, i faljes së namazit, muaji më i begatshëm. Transmetohet nga ibn Hibbani, ibn Maxheh dhe Bejhakiu, nga Ebu Hurejra, se Pejgamberi a.s. ka thënë:"Çdo natë (prej netëve të Ramazanit) thërret një thirrës: "O ti që dëshiron punë të hairit, prano (këto shpërblime që t'i ka dhuruar Allahu në këtë muaj), dhe o ti që dëshiron punë të këqija, pakësoji ato!"[1]

Në qoftë se në këtë botë ekziston diçka e mirë dhe me vlerë të madhe, e që nuk mund të përshkruhet me fjalë, ajo pa dyshim se është muaji i Ramazanit. Sepse sado që të flasim për mirësitë, begatitë, mëshirën, vlerën, dobitë…, që ka muaji i Ramazanit, si në këtë botë, por veçanërisht edhe në botën tjetër, kurrë nuk do të mund ta përfundojmë numërimin. Nga cilado anë ose drejtim të fillosh të flasësh për agjërimin e muajit të Ramazanit, ai është i mbushur me plot mirësi dhe begati. Këtu po e përmend hadithin kudsij, që e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi, nga e Ebu Hurejra, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ka thënë Allahu xh.sh: " Me të vërtetë se çdo punë e birit të Ademit është për të, përveç agjërimit. Me të vërtetë, ai (agjërimi) është për Mua, dhe Unë do të shpërblej për të."[2]

### Qëllimi i agjërimit

Për qëllimin e agjërimit kanë folur shumë nga dijetarët, e ndër ata që kam përzgjedhur është Ibnul Kajimi, që në lidhje me këtë ka thënë: "Qëllimi i agjërimit është frenimi i vetes nga epshet dhe teket, ndërprerja nga rutina e zakonshme me të cilën është i ambientuar, rregullimi dhe ekuilibrimi i dëshirave të brendshme, ashtu që të përgatitet për të kërkuar arritjen e synimit kulmor të lumturisë dhe kënaqësisë, përgatitja për të pranuar shkaqet e jetës së përjetshme, duke qenë uria dhe etja mjet për thyerjen e lakmisë tekanjoze dhe epshore."[3]

Agjërimi njeriut ia përkujton gjendjen e të varfërve, të cilët vuajnë nga uria gjatë gjithë vitit, e gjithashtu i ngushton rrugët e shejtanit te njeriu, sikur që ngushtohen rrugët e ushqimit. Në këtë mënyrë frenohet fuqia e gjymtyrëve nga çoroditja dhe shfrenimi në gjëra që janë të dëmshme për njeriun në këtë Dynja dhe në Ahiret.

Agjërimi për besimtarët luan rolin e frerëve. Është mburojë e luftëtarëve që luftojnë me epshin e tyre me armikun e përbetuar të tyre, shejtanin, dhe është kopshti i begative për ata që i afrohen Allahut. Agjërimi është adhurim i veçantë që i kushtohet Zotit të botëve, dhe dallon nga veprat tjera. Agjëruesi nuk vepron diçka të dukshme, por heq dorë nga epshi, ushqimi dhe pija e tij, vetëm për hir të Atij që e ka krijuar. Agjërimi, në vetvete është heqje dorë nga ato që shpirti i do dhe është i ambientuar t'i shijojë, duke i dhënë përparësi dashurisë së Allahut dhe arritjes së kënaqësisë së Tij. Ai është diç e fshehtë mes robit dhe Zotit. Megjithëse njerëzit mund të vërejnë distancimin nga ushqimi e pija, ndjenjën e brendshme, faktin që kjo braktisje është për hir të Allahut, kjo është diçka që askush nga njerëzit nuk mund ta zbulojë, dhe ky është realiteti i agjërimit.



Në aspektin e ngritjes shpirtërore agjërimi besimtarit ia mundëson afrimin te Krijuesi i tij, dhe të qenit prej atyre që janë të devotshëm. Për këtë Allahu në Kuran thotë: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm!"(El Bekare, 183).

Pra, qëllimi kryesor i agjërimit është që të jemi të devotshëm. Po çfarë është devotshmëria?

Devotshmëria është që Zoti të të gjejë aty ku të ka urdhëruar, dhe mos të të shohë aty ku ta ka ndaluar. Nëse të ka urdhëruar të falesh, të të gjejë në xhami në kohën e faljes. Nëse të ka urdhëruar ta ulësh shikimin ndaj pamjeve të ndaluara, t'i bindesh këtij urdhri. Ta ka ndaluar alkoolin, të mos e përdorësh atë, etj.[4]

### Mirësitë e muajit të Ramazanit

Mirësitë e muajit të Ramazanit vërtet janë të shumta, por do mundohemi t'i përmendim disa:

- Kur afronte muaji i Ramazanit, Profeti a.s. i mblidhte shokët e tij dhe i përgëzonte ata duke u thënë: "O njerëz! Po vjen muaji i Ramazanit, një muaj i bekuar. Zoti e ka bërë farz agjërimin në këtë muaj. Në këtë muaj hapen dyert e Parajsës, mbyllen dyert e Zjarrit, dhe lidhen shejtanët. Në këtë muaj është një natë, më e mirë se 1000 muaj. I pafat është ai njeri që nuk arrin të përfitojë nga kjo natë."

- Gjithashtu transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Në Xhenet është një derë që quhet Rejjan, e cila në Ditën e Gjykimit do të thërret: "Ku janë agjëruesit?", dhe çdokush që ka agjëruar do të hyjë nga kjo derë. Dhe ai që hyn nëpër këtë derë, nuk do të etet asnjëherë." (Buhariu dhe Muslimi).

- Nga Abdullah ibn Amri r.a. transmetohet se Pejgamberi a.s ka thënë: "Agjërimi dhe Kurani do të ndërmjetësojnë për robërit (e Allahut) në Ditën e Gjykimit. Do të thotë agjërimi: "O Allah, e ndalova atë nga ushqimi dhe epshet, pra mundësoma që të ndërmjetësoj për të!" Dhe thotë Kurani: "E ndalova atë nga gjumi i natës, pra mundësoma që të ndërmjetësoj për të!" Thotë Pejgamberi a.s: "Dhe do t'u mundësohet atyre që të ndërmjetësojnë." (Ahmedi, me sened të vërtetë).

- Në një hadith tjetër Profeti a.s. ka thënë: "Zoti, në Ramazan, Ymetit tim ia ka dhënë 5 gjëra, e që nuk ia ka dhënë popujve të tjerë:

1. Era që mban goja e agjëruesit te Zoti është më e dashur sesa era e parfumit, miskut;
2. Melekët luten për faljen e mëkateve të Ymetit tim derisa të përfundojë agjërimi.
3. Për çdo ditë të Ramazanit Zoti i gjithësisë zbukuron xhenetet e Tij për agjëruesit, dhe u thotë: "Bëhuni gati, se robërit e Mi shumë shpejt do të vijnë këtu!"
4. Në këtë muaj Zoti i prangos xhindët dhe shejtanët, dhe ata nuk kanë forcën që kishin përpara muajit të Ramazanit.
5. Agjëruesve u falen gjynahet natën e fundit të Ramazanit.

Shokët e tij e pyetën: "A e ke fjalën për Natën e Kadrit, o profet i Zotit"? Profeti a.s. u përgjigj: "Jo, Nata e Kadrit është natë tjetër. Unë po flas për natën e fundit. A nuk e keni parë se punëtori meriton shpërblimin e tij pasi mbaron punën? Po ashtu Zoti ua jep shpërblimin agjëruesve natën e fundit të Ramazanit."[6]

-Profeti a.s. ka thënë: "Për agjëruesin ka dy gëzime të mëdha. Një gëzim e ka kur nis iftar (pra gëzohet që ka agjëruar atë ditë) dhe gëzimin tjetër, më të madh, ai e ka ditën kur të takohet me Allahun xh.sh.[7]

### Qëllimet tona në Ramazan

Muaji i Ramazanit është i veçantë për besimtarët, andaj edhe ne duhet të jemi më të veçantë gjatë këtij muaji. Pra duhet të jemi më aktivë e më bujarë. Është mirë që secili nga ne t'i vendos vetes disa qëllime, dhe të mundohet që ato t'i realizojë. Ndër ato qëllime të mundshme mund të jenë:

-Ne dhe agjërimi. Të kemi kujdes që agjërimi ynë të jetë në nivelin më të lartë, duke u larguar nga të gjitha gjërat që e dëmtojnë agjërimin, konform dispozitave të agjërimit. Profeti a.s. thotë: "Kush nuk lë fjalët dhe veprat e këqija, Allahu nuk ka nevojë për atë njeri që ai ta lë ushqimin dhe pijen e tij." (Buhariu).

-Ne dhe namazi. Si do ta falësh namazin gjatë Ramazanit? Do ta falësh në shtëpi apo do të shkosh në xhami? Po sunetet a do ti falësh? Mjafton hadithi i Pejgamberit a.s., i cili thotë: "Kush i kryen rregullisht, çdo ditë, 12 rekate nafile, do të hyjë në Xhenet."

-Ne dhe leximi i Kuranit. Profeti a.s. thotë: "Kush lexon një shkronjë nga libri i Allahut, Zoti e shpërblen me dhjetë të mira."

-Ne dhe sadakaja. Është e njohur se Profeti a.s. ka qenë shumë bujar, e sidomos gjatë muajit Ramazan. Andaj edhe ne duhet të mundohemi të jemi të tillë.

-Ne dhe marrëdhëniet me të afërmit. Pejgamberi a.s. thotë: "Mëshira e Zotit nuk zbret tek ata njerëz që kanë shkëputur lidhjet me të afërmit."

-Ne dhe lutjet tona. Profeti a.s. thotë: "Tre lloj njerëzve nuk u kthehen mbrapa lutjet e tyre, e ndër ta edhe agjëruesit në kohën e iftarit." (Tirmidhiu).

Në fund e lusim Krijuesin e gjithësisë të na mundësojë të agjërojmë këtë muaj të bekuar, dhe të na shpërblejë me të mirat e Tij!

1) Mr. Zekerija Bajrami, "Agjërimi, pse dhe si", f. 18-19, Shkup 1999. 2) Ibid. 3) Ibid. 4) Amër Halid, "Përmirësimi i zemrave", f. 158, Tiranë, 2005. 5) Mirsad Sediq, "Derset e Ramazanit", f. 16, Gjilan, 2001. 6)Vehbi Sulejman Gavoçi, "Dispozitat e Agjërimit", f. 19, Prishtinë, 2009. 7) Ibid. 8) Mr. Zekerija Bajrami, "Agjerimi, pse dhe si", Shkup, 1999, f. 28.

Mr. Driton Arifi

# Namazi i Teravisë

(Shtjellim dhe ndriçim i disa pikave dilematike rreth namazit të Teravisë)

Siç ndodh rëndom në ligjet hyjnore të Allahut xh.sh., që muajt dhe ditët e caktuara të veçohen me begati e dhunti madhështore, një gjë të tillë e vërejmë edhe në muajin e Ramazanit, në të cilin begatitë e Zotit s'kanë fund. E prej begative të muajti të shenjtë të Ramazanit është edhe fakti se në të i Dërguari s.a.v.s. bëri praktikë për vete që të falë një namaz të veçantë gjatë natës, e që për të e nxiti edhe Ymetin e tij që ta praktikojë deri në Kataklizmë.

### Emërtimi i këtij namazi

Namazin e veçantë të këtij muaji, të cilin e falim pas farzit të jacisë, gjeneratat e hershme e quajtën namazi i Teravisë. Është quajtur namaz i Teravisë nga fjala "terviha", shumësi i së cilës bën "teravih" që do të thotë pushim ose freskim. Kjo ngase Muhamedi s.a.v.s. pushonte pas çdo katër rekatesh të këtij namazi, dhe një gjë të tillë e bënin edhe gjeneratat e para pas tij. Vepronte kështu për shkak të gjatësisë së qëndrimit të tyre në këmbë e duke lexuar Kuran, andaj edhe sot është e preferuar të bëhen pushimet e tilla pas faljes së çdo katër rekatesh namaz.

Në tekstet autentike të Muhamedit s.a.v.s. namazi i Teravisë është cituar si namaz i natës i Ramazanit, siç është transmetuar edhe në koleksionet e sakta të haditheve, se Muhamedi s.a. ka thënë:

"Kush ngritet të falë namaz nafile (gjatë natës) në Ramazan, me bindje dhe duke llogaritur në shpërblimin e Allahut, atij do t'i falen mëkatet e tij të kaluara."[1]

Po ashtu i Dërguari i Allahut s.a.v.s. konstatoi faktin se ishte ai që e bëri sunet faljen e këtij namazi, duke thënë: "Vërtet Allahu i Lartëmadhëruar jua bëri obligim agjërimin e këtij muaji, e unë jua (sugjerova) bëra sunet faljen e namazit të natës në të (Teravisë)..."[2]

Të gjithë dijetarët u pajtuan se hadithet në fjalë flasin për namazin e Teravisë.

Imam Buhariu dhe Imam Muslimi i futen hadithet e namazit të natës gjatë Ramazanit nën kapitullin e "Namazit të Teravisë", që nënkupton se shprehja "namaz i Teravisë" vetëm ishte emërtim i gjeneratave të hershme për namazin e natës, që vazhdoi si i tillë deri sot, e që i Dërguari s.a.v.s. e falte në Ramazan. Madje edhe Imam Bedrud-din El-Ajnij, nga hadithologët e mëdhenj dhe njëherit nga juristët e shkollës juridike hanefite, kur filloi të sqaronte hadithet e "Kijamit-Namazit të natës në Ramazan" thoshte se me këto hadithe është për qëllim "Namazi i teravisë".[3]

### Numri i rekateve të namazit të Teravisë dhe forma e faljes së tij

Divergjencat e dijetarëve islamë rreth numrit të rekateve të namazit të Teravisë kanë buruar nga transmetimet që kanë ardhur lidhur me atë se sa rekate i kishte falur vetë Muhamedi s.a.v.s. derisa një gjë të tillë më pas e përcaktoi Umeri ibn Hatabi r.a., i cili njihet si njeriu i parë që ka bashkuar sahabët dhe tabiinjtë





bashkë, pas një imami, në namazin e Teravisë. Është e padiskutueshme që nga Muhamedi s.a.v.s. janë transmetuar, në mënyrë të saktë nga Aishja r.a., se ai i falte 8 rekate Teravi, pos tri të tjerave si namaz Vitri. Por, janë transmetuar edhe 10 rekate, pos tri tjera Vitër, e që nga shumë dijetarë islamë është marrë si fakt të thonë se Muhamedi s.a.v.s. me gojën e tij nuk përcaktoi kurrfarë numri preciz të namazit të Teravisë, ashtu siç edhe u ka hije punëve vullnetare të lihen në vullnetin e njeriut, që sa të dojë ai të shtojë në to.[4]

Ajo që transmetohet nga Aishja r.a. është se: "Muhamedi s.a.v.s. doli një natë për t'u falur në xhami, e me të u falën një grup. Pastaj doli në natën e dytë, e njerëzit u shtuan. Pastaj doli së treti, dhe nurmi i tyre veç u rrit. Dhe në natën e katërt mungoi. E kur u zgjuan në mëngjes, ai u tha: "Unë e pashë atë që e vepruat ju (sa ishit të gatshëm për ibadet), por nuk më bëri asgjë tjetër të mos dal pos frikës se mos Allahu po ua bën farz këtë namaz."[5]

Ky hadith është marrë argument se Pejgamberi a.s. ua kishte falur namazin e Teravisë si imam, siç e konstatojnë këtë çështje një numër i madh i dijetarëve, ndërsa një pjesë tjetër konsideron se ai e kishte falur bashkë me ta në xhami, por jo si imam. Duket se mendimi më i saktë është i pari, ngase edhe teksti i hadithit sinjalizon për një gjë të tillë.

Rrjedhimisht u kuptua se lënia e Teravisë nga Muhamedi s.a.v.s. në netët në vijim është bërë për arsye të fuqishme, e ajo ishte frika se mos po bëhet obligim, andaj edhe e ndërpreu shkuarjen në xhami në ditën e katërt e tutje. Mirëpo, kjo arsye më nuk është evidente pas vdekjes së tij, ngase të gjitha ligjet dhe normat sheriatike hyjnore kanë përfunduar së zbrituri me vdekjen e Muhamedit s.a.v.s.

Prandaj edhe shumica absolute e dijetarëve islamë (Imam Ebu Hanifeja, Shafiu, Imam Ahmedi, Sufjan Eth-Theuriu, dhe një transmetim nga Imam Maliku) mendojnë se numri i rekateve të namazit të Teravisë

është 20 sosh.

Ky mendim i shumicës absolute bazohet në faktin se kur Umeri r.a. i bashkoi sahabët gjatë hilafetit të tij, për t'i falur Teravitë me xhemat, duke e caktuar Ubejj Ibn Ka'bin si imam të tyre, e urdhëroi që ai të falë 20 rekate. Transmeton Abdurrahman Abdul-Karij, dhe thotë: "Një natë të Ramazanit dola në xhami me Umer Ibn Hatabin r.a., dhe vërejtëm se njerëzit (faleshin) në grupe të shpërndara, dikush falej vetëm, dikush falej e pas tij kishte xhemat, dhe Umeri r.a. tha: "Unë mendoj sikur t'i bashkonim të gjithë këta me një imam (lexues) do të ishte më mirë, dhe ashtu vendosi, duke e caktuar Ubejj Ibn Ka'bin për imam të tyre. E kur dolën në natën tjetër, njerëzit faleshin pas imamit të tyre, e Umeri tha: "Sa risi (bid'at) i mirë që qenka kjo, por pjesën që këta po flekan është më e mirë që të falen, ngase ata faleshin në fillim të natës."[6]

Ndërsa Imam Ebu Hanifeja r.a., duke e komentuar këtë rast, thoshte: "Umeri r.a. nuk e bëri këtë nga vetvetja e tij, dhe kurrë nuk do ta bënte nëse nuk do të gjente mbështetje në Sunetin e të Dërguarit të tij. Të gjithë dijetarët u pajtuan se ata qysh atëherë Teravitë i kishin falur 20 rekate, dhe kjo ishte në prezencën e sahabëve të mëdhenj, dhe të gjithë u pajtuan. Andaj kjo edhe e mori tretmanin e ixhmait-koncenzusit të sahabëve, sunetin e të cilëve po nga Muhamedi a.s. jemi të urdhëruar ta pasojmë e ta ndjekim në përpikëri.

Prandaj, lirisht mund të themi se Teravitë i falim 20 rekate, sepse me këtë u pajtuan të gjithë sahabët në kohën e Umerit r.a., dhe këtë mendim e kanë shumica absolute e dijetarëve islamë gjatë të gjitha periudhave historike.

Madje për të konfirmuar këtë citojmë edhe fjalën e Imam Malikut, që ka thënë:"

"Tregon Jezid Ibn Rumani, se njerëzit në kohën e Umer ibn Hatabit r.a. falnin njëzet e tre (23 ) rekate namaz (20 Teravi dhe tre Vitër)."[7]

Një fakt tjetër është edhe historik, ngase në tri xhamitë e shenjta (Mesxhidul-Haram në Mekë, në xhaminë e Muhamedit s.a.v.s. në Medinë dhe në Mesxhidul-Aksa në Jerusalem) qysh prej asaj kohe, qe 14 shekuj radhazi, rregullisht janë falur nga 20 rekate Teravi.

Falja e Teravive me xhemat është e preferuar dhe më me vlerë sesa falja vetëm. Sipas Ebu Hanifes, Imam Ahmedit, Imam Shafiut në njërin transmetim të tij, lejohet edhe të falen vetëm, ngase ai është namaz vullnetar.

Namazi i Teravive falet duke dhënë selam pas çdo dy rekatesh, sipas mendmit të shumicës së dijetarëve islamë, përfshirë këtu edhe hanefinjtë, por lejohet edhe pas katër rekateve. Sipas hanefinjve të dy format janë të lejuara.

Në secilin rekat është vaxhib të lexohet El-Fatihaja dhe një sure (ose një ajet i gjatë apo tre të shkurtër), ndërsa në uljen e parë, nëse xhemati janë të dobët e të lodhur, mjafton vetëm teshehudi, e nëse janë më të fortë është e preferuar që të thuhen edhe salavatet, e në të tretin të këndohet edhe subhaneke-ja (para leximit të El-Fatihasë).

Pas namazit të Teravisë falet namazi i Vitrit, i cili në Ramazan poashtu falet me imam dhe xhemat, dhe është e preferuar që të mos i ndahen imamit deri në fund, kur ai ta përfundojë atë. Tregon Ebu Dherri r.a., se ata i kërkuan leje Muhamedit s.a.v.s. që t'i lejonte që të falen edhe vetëm, të falin namaz nate në Ramazan, ndërsa ai u tha: "Kush falet me imamin e tij deri sa ai ta përfundojë namazin do t'i shkruhet (llogaritet) sikur të jetë falur tërë natën."[8]

Ndërsa, nëse dikush do të falë namaz të natës pas namazit të Teravisë, atëherë sipas hanefinjve, shafiinjve dhe malikinjve, por edhe nga një transmetim i imam Ahmedit, një gjë e tillë nuk preferohet dhe është mekruh të bëhet me xhemat, dhe më mirë është namazi vetëm e në shtëpi, ngase kjo është më afër sinqeritetit në raport me Allahun e Lartmadhëruar, dhe larg çdo syefaqësie të mundshme. Madje, Imam Shafiu dhe Imam Maliku në një transmetim të tyre preferojnë që edhe vetë namazi i Teravisë të falet në shtëpi e vetëm, po për të njëtën arsye. Ndërsa Imam Ahmedi mendon se kjo gjë lejohet, dhe s'ka të keqe në të edhe nëse bëhet me xhemat.[9] Por, nëse dikush e ka falur namazin e Vitrit dhe prapë dëshiron të falë namaz të natës, sipas mendimit më të saktë, nuk ka nevojë ta përsërisë më namazin e Vitrit, sepse Muahmedi s.a.v.s. kishte thënë: "Nuk falen dy namaze të vitrit brenda një nate."[10] Këtë mendim e kanë disa prej dijetarëve të shkollës hanefite.

1) Mut-tefak alejhi.2) Transmeton Imam Ahmedi, Nesaiu, dhe Ibn Maxheh, edhe pse zingjiri i tij ka dobësi, s'ka dyshim se domethënia e tij është forcuar me hadithin paraprak. 3) El-Ajnijj, Sherh Sunen Ebi Davud (274\5). Mektebetuerr-Rrushd, Bot. i parë, Rijad, 1999. 4) Transmeton Ibn Abasi r.a. dhe thotë: "I Dërguari i Allahut i falte 20 rekate në Ramazan përveç Vitrit". Hadithin e shënon Taberaniu në "Mu'xhemin" e tij (nr. 798), por hadithi nuk është në shkallë të mjaftueshme të saktësisë. 5) Evidenton Nesaiu në "Sunenin" e tij, (nr. i hadithit 1604) me zingjirë të saktë, por baza e tij është edhe në Buhari dhe Muslim. 6) Citon Buhariu në "Sahihun" e tij(nr. 2010). 7) Citon Imam Maliku në Muvet-tanë e tij (nr.380). 8) Ibn Huzejme në "Sahihun" e tij (nr. 2211). Zingjiri është i saktë-sahih. 9) Neveviu, Elmexhmu'u (4\6), Bot. Darul-Fikr. Pa vit botimi. 10) Transmeton Imam Ahmedi në "Musnedin" e tij (nr. 16296) me zingjir të mirë-hasen

Mr. Qemajl Morina

# Në përkujtim të Ramazanit

"Dhe Pejgamberi tha: O Zoti im, populli im, vërtetë ke lënë këtë Kuran pas dore." ( El Furkan,30)

## Ramazani, muaji i Kuranit

"O njerëz, ju ka mbërritur muaji i bekuar, muaji në të cilin një natë është më e vlefshme se një mijë muaj. Agjërimin e të cilit Allahu e bëri farz, dhe faljen gjatë netëve të tij të preferueshme. Ai që e bën një të mirë është sikurse ta ketë kryer një farz në tjetër kohë. Ky është muaji i durimit, dhe shpërblimi i durimit është Xheneti.

Ky është muaji i faljes dhe pajtimit. Muaji në të cilin Allahu e shton furnizimin për besimtarët. "Ai që e ushqen një njëri që agjëron, do t`i falen mëkatet dhe do të gjejë shpëtim nga zjarri, dhe do të shpërblehet duke mos iu pakësuar asgjë nga shpërblimi i tij."

Ndërsa, Allahu xh.sh. për muajin Ramazan thotë: "Muaji Ramazan është ai në të cilin zbriti Kurani, udhëzim për njerëzit dhe argument i qartë i rrugës së drejtë, dhe Dallues i të mirës nga e keqja." (El Bekare,185).

Pra, Ramazani është muaji i Kuranit. Kuranit që Allahu i Madhëruar ia zbriti Muhamedit a.s. në Natën e Kadrit, e cila është më e vlefshme se një mijë muaj. Allahu i Madhëruar na urdhëroi që ta lexojmë Kuranin: "Dhe unë jam urdhëruar të jem nga myslimanët dhe të lexoj Kuranin." (En Neml, 91-92). Ai na urdhëron edhe ta shqiptojmë mirë: "Dhe Kuranin shqiptoje qartë dhe me kujdes!" (El Muzemmil, 1-4). Gjithashtu na urdhëroi që, para se të fillojmë me leximin e tij, të kërkojmë mbrojtjen e Allahut nga shejtani i mallkuar: "Kurdo që të lexosh Kuanin, tek Allahu kërko mbrojtjen prej djallit të mallkuar!" (En Nahl, 98).

Ne nuk na është bërë obligim i ndonjë pjese të caktuar, por këshilla që na drejtohet thotë: "Lexoni nga Kurani aq sa të mundeni!" (El Mmuzemmil, 20).

Allahu xh.sh. na urdhëron që kur të lexohet Kurani ta dëgjojmë dhe të heshtim: "Dhe kur të lexohet Kurani, dëgjojeni atë dhe heshtni, ndoshta do të jeni të mëshiruar!" (El A`raf, 204).

Ajeti i parë i Kuranit thotë: "Lexo në emër të Zotit tënd, I Cili krijoi çdo gjë! I Cili krijoi njeriun prej një rrecke." (El Alek,1-2).

Allahu i Madhëruar është i Vetmi që krijon, dhe çdo gjë tjetër (përveç Tij) është e krijuar: "Thuaj, o Allahu im, që e ke tërë pushtetin, i jep pushtetin kujt do Ti, dhe ia merr atij që do. Ti e lartëson atë që do, dhe poshtëron atë që do. Të gjitha mirësitë janë në dorën Tënde. Ti vërtet ke fuqi për të bërë gjithçka!" (Ali Imran, 26).

Përveç Allahut, tjetërkush nuk mund të krijojë asgjë: "O ju njerëz, po ju tregohet një shembull, pra dëgjoni me vëmendje! Vërtet ata që i adhuroni ju në vend të Allahut s`mund ta krijojnë as ndonjë mizë, edhe nëse të gjithë tubohen. Dhe nëse miza rrëmben diçka, ata nuk munden ta shpëtojnë prej saj. Është i dobët ai që lyp, por edhe ajo që lypet." (El Haxh, 73).

Kurani është fjala e Allahut, prandaj fjala e Allahut nuk është si fjala e njeriut. Provokimi i Kuranit drejtuar njerëzimit para katërmbëdhjetë shekujsh është aktual edhe sot, e do të jetë deri në Kiamet. "Thuaj: Sikur të bashkoheshin të gjithë njerëzit e xhindët për të sjellë një Kuran si ky, nuk do të mund ta bënin atë edhe nëse i ndihmojnë njëri-tjetrit." (El Isra, 88).

Provokimi shkon edhe më larg, pra të sjellin veç dhjetë kaptina të ngjashme me ato të Kuranit:

"Formuloni pra, ju dhjetë kaptina të ngjashme me atë (Kuranin), të trilluara, dhe thirrni në ndihmë cilin të doni, në vend të Allahut nëse e flisni të vërtetën!" (Hud, 13).

Por provokimi arrin kulminacionin kur Zoti thotë: "Përpiloni ju një kaptinë të vetme e të ngjashme si ai (Kurani), madje thirrni edhe dëshmitarët tuaj, në vend të Allahut, nëse flisni të vërtetën! Po nëse nuk e bëni, dhe nuk mund ta bëni, atëherë ruajuni zjarrit të përgatitur për mosbesimtarët, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët." (El Bekare, 23-24).

Ndërsa, qëndrimi i pabesimtave kundruall Kuranit ishte refuzimi i tyre i plotë: "Dhe ata që nuk besuan thanë: "Ne nuk do të besojmë në këtë Kuran, e as librave përpara këtij." (Sebe, 31).

Refuzimi i tyre përfshinte edhe dëgjimin e tij: "Ata që nuk besojnë, thonë: "Mos e dëgjoni këtë Kuran!" (Fussilet, 26).



"Kur ti lexon Kuranin, ndërmjet teje dhe atyre që nuk i besojnë Botës tjetër, ne vendosim një perde të fshehtë."(El Isra, 45).

Në muajin e Ramazanit myslimani e lexon Kuranin, por obligimi i tij është që ta lexojë aq sa ka mundësi dhe për çdo ditë e çdo natë. Këtë Kuran, ruajtjen e të cilit Allahu i Madhëruar e mori mbi vete: "Ne me të vërtetë e kemi shpallur Kuranin dhe, pa dyshim, se Ne jemi mbrojtësit e tij." (El Hixhr, 9).

Ai ruhet në rreshta dhe në zemra. E lexon myslimani në Indonezi, ashtu siç e lexon edhe ai në Mekë ose në Marok, apo ai në Rusi a në Amerikë, në Kinë apo Iindi, në Pakistan a Shqipëri.

Ky është Kurani për të cilin Allahu xh.sh. thotë: "Sikur këtë Kuran t`ia kishim zbritur ndonjë mali do ta kishe parë si përulet dhe si copëtohet nga frika e Allahut." (El Hashr, 21).

"Libri, ajetet e të cilët janë shkoqitur, duke qenë Kuran në gjuhën arabe, për një popull që di ta kuptojë." (Fussilet, 3).

"Por, përkujtoje me Kuran atë që i frikësohet (dhe i ruhet) kërcënimit." (Kaf, 45).

Këtë Kuran, të cilin Allahu i Madhëruar e cilësoi si "të madhërueshëm", "me plot urtësi", "fisnik", "të ndershëm". "Dhe Ne me të vërtetë të kemi dhënë ty shtatë ajete që përsëriten, edhe Kuranin e madhërueshëm." (El Hixhr, 87).

"Ja-sin! Pasha Kuranin plot urtësi!" (Jasin, 1-2).

"Kaf. Pasha Kurani madhështor. Në një pllakë të ruajtur" (El Buruxh, 21-22).

"Ai është, pa dyshim, Kuran fisnik." (El Vakia, 77).

Ky është Kurani i madhërueshëm, me plot urtësi, por të cilin myslimanët e lanë pas dore: "Dhe Pejgamberi tha: "O Zoti im, populli im vërtet e ka lënë pas dore këtë Kuran!" (El Furkan, 30).

E lanë Kuranin dhe shkuan nëpër kafene dhe vende të tjera të dëfrimit dhe lojës. E ndërruan Kuranin me libra tjerë dhe gazeta. U mashtruan pas jetës së kësaj bote, dhe kështu i mbyllën mendjet dhe zemrat e tyre. Nëse ndonjëherë e lexojnë Kuranin, e lexojnë në varreza, mbi kokat e të vdekurve, edhe pse Allahu i Madhëruar atë e zbriti: "...mësim, dhe Kuran të qartë. Ta thërrasë atë që është i gjallë." (Jasin, 69-70).

O ju myslimanë!

Lexojeni Kuranin së paku në nivel të xhindëve."Thuaj: Mua më është shpallur se disa xhind kanë dëgjuar dhe kanë thënë: "Ne me të vërtetë kemi dëgjuar një Kuran të çuditshëm. Që udhëzon në rrugë të drejtë, andaj ne i besuam, dhe Zotit tonë më nuk do t'i bëjmë shok askë." (El Xhin, 1-2).

"Kur t'i dërguam disa xhindë të dëgjojnë Kuran, e kur erdhen, ata thanë: "Heshtni!" Dhe, kur mbaroi, u kthyen te populli i tyre t`u tërheqin vërejtjen." (El Ahkaf, 29).

O ju myslimanë!

Allahu i Madhëruar thotë: "Ne Kuranin e bëmë të lehtë për këshillë, por a po e pranon kush këshillën!" (El Kamer, 17).

"Ne në këtë Kuran i sjellim njerëzve gjithfarë shembujsh, ndoshta ata marrin mësim."(Ez Zummer, 27).

"Ne ty të rrëfejmë, duke të shpallur këtë Kuran, më të bukurat rrëfime." (Jusuf, 3).

O ju myslimanë! Lexojeni Kuranin gjatë muajit Ramazan, gjatë muajit të Kuranit.

Lexojeni atë në mëngjes: "Me të vërtetë Kuranin në sabah e dëshmojnë shumë." (El Isra, 78).

Lexojeni atë më vëmendje dhe me përkushtim, dhe vepronі sipas këshillave dhe urdhrave të tij!

"A nuk e mendojnë ata fare Kuranin, apo në zemra kanë dry?!" (Muhamed, 24).

"A nuk mendojnë ata për Kuranin? Sikur të ishte ai prej tjetërkujt e jo prej Allahut, me siguri në të do të gjenin shumë kundërthënie." (En Nisa, 82).

O ju myslimanë, dëgjojeni fjalën e Zotit tuaj në Kuranin famëlartë:

"Ne shpallim nga Kurani atë që është bar dhe mëshirë për besimtarët." (El Isra, 82).

"Ky Kuran pa mëdyshje çon rrugës së drejtë dhe rrugës më të përshtatshme, dhe përgëzon besimtarët." (El Isra, 9).

Lexojeni atë se: "Muaji i Ramazanit është ai në të cilin zbriti Kurani, udhëzim për njerëzit dhe argument i rrugës së drejtë, dhe Dallues i të mirës nga e keqja." (El Bekare, 185).

Çdo vit e pritshim me të mira dhe gëzime!

Msc. Ass. Teuta Borovci-Jaha

# Agjërimi në aspektin shëndetësor

(Ramazani i të sëmurit, gruas shtatzënë dhe gjidhënëses)

Përveç se është një nga pesë kushtet e Islamit, agjërimi është edhe një nga ruajtësit më të mirë të shëndetit të njeriut. Hipotetikisht, nëse njeriu do të ishte një makinë, agjërimi do të ishte mirëmbajtja vjetore e tij, që do të ndikonte në mirëmbajtjen dhe funksionimin sa më të mirë. Agjërimi është forma nëpërmjet të cilës trupi i njeriut pushon më së miri në gjithë totalitetin e tij. Gjithashtu, është po agjërimi ai që rinon trupin në formën më natyrale, ndihmon në përmirësimin e gjendjes së çdo organi të trupit të njeriut.

### Agjërimi dhe organizmi i njeriut

Në studimet e ndryshme nga studiues dhe specialistë të fushave mjekësore agjërimi është cilësuar si një ruajtës i shkëlqyeshëm i shëndetit të njeriut. Sipas të dhënave të tre mjekëve specialistë: Davor Perinoviq-mjek specialist nga Kroacia, Heinz Hillman- shkencëtar gjerman, dhe dr. Nikollajev-psikatër rus, agjërimi bën shërimin e plotë ose ndikon pozitivisht në përmirësimin e një varg sëmundjeve si: sëmundjet e zemrës; sëmundjet e veshkëve; sëmundjet e mëlqisë; pastaj ndikon si preventivë kundër shumë sëmundjeve kanceroze; forcon tonusin e zemrës; përmirëson veprimin kardiovaskular; përmirëson dukshëm tensionin e gjakut; normalizon aritminë dhe frymëmarrjen e parregullt; ndikon pozitivisht tek ata që janë me diabet, me reumatizëm, me skizofreni; ndihmon në pengimin e arteriosklerozës dhe është një nga format e psikoterapisë. Madje, studiuesi gjerman i mjekësisë, Heinz Hillman, për agjërimin thotë: "Në kohën e sotme është harruar plotësisht metoda magjike që u ka ndihmuar shumë brezave më herët në ruajtjen e shëndetit. Ajo është metoda e agjërimit. Asnjëherë në historinë e njerëzimit, mjekët nuk e kanë mohuar dobinë e madhe të kufizimit të kohëpaskohshëm të ushqimit. Mjekësia bashkëkohore e ka dëshmuar në studime të hollësishme se çdo lloj agjërimi shkakton kthesë konstante në organizëm. Agjërimi e rrit ndikim bakterial të gjakut dhe në këtë mënyrë konsiderueshëm e rrit edhe aftësinë imunologjike të organizmit ndaj sëmundjeve infektive."[1]

Ndërsa, sipas mjekëve të fushës së kadriologjisë, gjatë agjërimit zemra kursen 14.000 rrahje. Për punën e vet zemra shfrytëzon sheqernat, albuminet dhe yndyrat. Nga sheqernat shfrytëzon glukozën, por si depo kryesore energjetike shfrytëzon glikogjenin, koncentrimi i të cilit rritet gjatë urisë-agjërimit. Kështu, agjërimi është një mjek i veçantë i zëmrës.

Mëlqia njihet edhe si "laborator i organizmit". Ajo bën detoksimin e helmeve (shkatërrimin e tyre në kompozime të padëmshme kimike). Ky organ që nuk pushon kurrë, sepse duhet mënjanuar madje edhe ato helme që futen përmes frymëmarrjes. Sëmundjet pak më të rënda të mëlqisë çojnë në humbjen e jetës së njeriut. Pra, nëse njeriu e humb këtë organ, në organizmin e tij grumbullohen helme të forta, e që shumë shpejt edhe ia shkaktojnë vdekjen.

Agjërimi është një kohë pushimi për këtë organ që s'pushon "kurrë". Është si kohë pushimi e njeriut që punon një vit dhe pret një pushim vjetor, kur freskohet, përtërihet dhe merr energji për të vazhduar punën edhe për një vit tjetër.

Funksioni primar i veshkëve është pastrimi i gjakut nga materiet e dëmshme, që janë prodhime të zbërthimit të materieve ushqyese në organizëm. Me zvogëlimin e marrjes së ushqimit zvogëlohet edhe puna e veshkëve. Këtu bazohet edhe njëra nga masat higjieno-dietike për shërimin e sëmundjeve të veshkëve, që është mosmarrja e ushqimit dhe ujit 3-4 ditë, përveç në sasie të vogël.

Dihet se me anë të urisë zvogëlohen shtresat yndyrore në inde, por më pak dihet se me uri shkrihen edhe ato shtresa të yndyrës që sjellin infarktin e zemrës, shfaqjen e arteriosklerozës dhe shpejtimin e plakjes. Madje pohohet se personat që deri në tri herë në vit (ndërsa, shumë muslimanë në shenjë të devotshmërisë dhe shoqërimit të Ramaznit, agjërojnë para dhe pas këtij muaji), më ngadalë plaken.[2]

Përveç këtyre që përmendëm, agjërimi ndihmon edhe në këto aspekte: njeriu i cili agjëron pas një kohe të shkurtër përjeton një ndjenjë lumturie, jeta i duket shumë e rëndësishme, i rritet aftësia e të përjetuarit, bëhet më i shoqërueshëm, ndien veten më mirë, është më vital



dhe më i gëzueshëm. Muhammedi a.s. qysh para më se 14-shekujsh ka thënë: "Për agjëruesin ka dy gëzime: gëzimi i parë është në iftar, kurse i dyti në takimin me Zotin e tij", (Transmetues: Buhariu dhe Muslimi).[3]

Agjërimi konisderohet edhe si një faktor parandalues i kancerit. Duke qenë se qelizat kancerogjene kanë nevojë sa më të madhe për ushqim, zvogëlimi i sasisë ushqimore zvogëlon dhe bën të vdesin edhe qelizat kancerogjene. Kështu mendon edhe mjeku i shquar kroat Davor Perinoviq, që konkretisht thotë: "Çfarë do të thoshin lexuesit tanë kur të kuptojnë se njëra nga metodat bashkëkohore të kurimit të kancerit, qoftë të ashtuquajturës mjekësi alternative ashtu edhe të mjekësisë tradicionale, është pikërisht agjërimi. Rezultatet e mjekimit të kancerit me agjërim sot janë më se evidente. Është e njohur se qelizat e tumorit kanë nevojë shumë më të madhe për ushqim se ç'u duhet të gjitha qelizave të tjera në organizëm. Po ashtu është fare e ditur se zvogëlimi i konsiderueshëm i sasisë së pranuar të ushqimit ose thënë thjesht uria ndikon shumë më dëmshëm për qelizat malinje të tumorit, përkatësisht kancerit sesa për qelizat e indit normal."

Martin Koje e përdor agjërimin si psikoterapi. Ai thotë: "I jap rëndësi të madhe agjërimit. Ai mundëson transformim shpirtëror të njeriut. Agjërimi shumë lehtë e çliron njeriun nga lidhjet e imagjinuara materiale, dhe kontribuon të jetohet në harmoni me sferat shpirtërore".[4]

Pra, vlera e agjërimit në aspektin shëndetësor nuk diskutohet. Ai është mjeku më natyral i shëndetit tonë. E si të mos jetë kur më i dashuri i Zotit, Muhamedi a.s., thotë: "Agjëroni, që të jeni të shëndetshëm!"[5] Mirëpo, edhe pse Allahu e bëri obligim për besimtarët, pra që të agjërojnë "për ditë të caktuara", jo në çdo rrethanë besimtarët janë të obliguar të agjërojnë. Të liruar nga agjërimi, sipas ajetit të lartcekur, janë: i sëmuri, dhe udhëtari, mirëpo për këtë do të flasim në kapitullin vijues.

**"Agjërimi" i të sëmurit dhe gruas shtatzënë**

Agjërimi nuk është një ndëshkim për besimtarin. Kur ai nuk mund ta bëjë, nuk është i obliguar ta bëjë, por obligohet me diçka tjetër më të lehtë. Për këtë formë lehtësimi edhe Allahu thotë se, "dëshiron lehtësim dhe jo vështirësim". Edhe forma e shpagimit të agjërimit është specifikuar në ajetin e lartcekur: "...ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor), i një të varfri."

Pra, ata që janë të lejuar të mos agjërojnë, por në vend të tij të paguajnë një sasi të hollash si arsye që nuk kanë agjëruar janë: të sëmurët, të cilëve agjërimi ua keqëson gjendjen; të moshuarit, që janë në moshë të thyer, si dhe shtatzënat dhe nënat gjidhënëse. Këta janë të detyruar që për çdo ditë të paagjëruar të ushqejnë një të varfër. Ibën Abasi thotë se "i lejohet një të moshuari të ndërpresë agjërimin e tij, por për këtë ai duhet të ushqejë një të varfër çdo ditë, e nëse vepron kështu, nuk e ka për detyrë t'i agjërojë ditët që ka lënë", ndërsa ky hadith i cilësuar si i vërtetë transmetohet nga Darakutni dhe Hakimi. [6]

Gratë shtatëzëna dhe ato që kanë fëmijë në gji mund ta ndërpresin agjërimin dhe të paguajnë sasinë e parave që nevojitet për të ushqyer një të varfër, nëse kanë frikë për veten e tyre apo për fëmijën. Dijetarët për këtë kategori kanë mendime të ndryshme përsa i përket kompensimit edhe me agjërim. Derisa disa mendojnë se nëse paguhet agjërimi obligohet edhe kompensimi i ditëve të lëna, disa të tjerë (si Ibën Umeri dhe Ibën Abasi) mendojnë se nëse paguhet agjërimi nuk obligohet kompensimi i ditëve të lëna.

Sipas hanefinjve, përkatësisht Ebu Ubejdit dhe Ebu Theurit, këto gra duhet të plotësojnë vetëm ditët e lëna dhe nuk paguajnë ushqimin për një të varfër çdo ditë.

Mirëpo kjo mund të përcaktohet me anë të përvojës personale, konsultimit me një mjek specialist, apo kur ka shumë gjasa që të ndikojë negativisht në jetën e foshnjës

dhe të nënës.

Pra, grave shtatzëna dhe nënave me fëmijë në gji u lejohet ta prishin agjërimin nëse frikësohen për ndonjë pasojë negative në shëndetin e fëmijëve të tyre, si: pakësimi i ushqimit dhe vitaminave etj., me të cilat ushqehet foshnja në barkun e nënës.

Ebu Daudi transmeton nga Ikrime, se Ibën Abasi për ajetin e lartcekur ka thënë: "Ky ka qenë një lehtësim për të moshuarit, meqë ata mund të agjërojnë. Ata mund ta prishin agjërimin dhe të ushqejnë një të varfër. Po në të njëjtën mënyrë, mund të veprojë edhe gruaja shtatzënë dhe ajo që ka fëmijë në gji. Nëse ato kanë frikë për fëmijën e tyre, mund të mos agjërojnë dhe të paguajnë ushqim për një të varfër." (Transmeton Bezari).[8] Në fund të transmetimit është edhe një pjesë, ku Ibën Abasi u thoshte grave të tij që ishin shtatzëna, se ato ishin njëlloj me ata persona që nuk mund të agjëronin. Ai u thoshte të paguanin sasinë e parave për të ushqyer një të varfër dhe nuk duhet t'i zëvendësonin ato ditë më vonë.(Transmeton Darakutniu dhe thotë se zinxhiri i transmetimit është i vërtetë).[9]

**Shtatzënia dhe ushqyeshmeria me gji gjatë agjërimit**

Shtatzënia është periudha më e këndshme që e përjeton një femër. Por edhe agjërimi i Ramazanit te femrat e devotshme dhe shtatzëna është mjaft i rëndësishëm. Prandaj, ato edhe e pyesin veten nëse mund ta ushqejnë mjaftueshëm beben derisa janë agjërueshëm.

Për gjidhënëset (nënat që e kanë fëmijën për gjiri), vendimi për të agjëruar varet kryekëput nga mosha e fëmijës. S'është njësoj kur beba është disamuajshe dhe si ushqim ka vetëm gjirin, dhe kur ajo ka mbushur një vit e ca muaj, si dhe kur është i shëndetshëm dhe ushqehet me të gjitha ushqimet, por me gji ushqehet vetëm gjatë natës. Në rastin e parë beba mund të pësojë, ndërsa në rastin e dytë mundësitë janë minimale.

Është me rëndësi të kuptohet se agjërimi nuk ndikon as në cilësinë e qumështit. Madje është vërtetuar se agjerimi nuk ndikon aspak në përqindjen e yndyrës në qumështin e gjirit. Fakti që nëna nuk merr kalori të mjaftueshme nuk ndikon në sasinë e qumështit që prodhon, sepse organizmi i shfrytëzon më mirë kaloritë që veç i ka në dispozicion.

Nga një studim i bërë gjakut të një grupi të grave që agjëruan doli se agjërimi nuk e dëmton organizmin e nënës që është duke e ushqyer beben me gji. Pra, edhe organizmi i saj por edhe qumështi i saj dolën të padëmtuara nga agjërimi. Baraspesha e materieve kimike ishte e njëjtë si te gratë që ushqenin fëmijën me gji, si te ato që nuk ushqenin fëmijën me gji, ose te ato që nuk ishin shtatzënë. Domethënë, pavarësisht se a e ushqeni fëmijën me gji, gjatë agjërimit përbërësit e gjakut nuk ndryshojnë. Mirëpo, dihet se gjatë agjërimit etja shtohet, dhe mund të shkoni deri në dehidrim. Si shenja të dehidrimit janë: etja e madhe, urina me ngjyrë të errët dhe erë të rëndë, plogështia, lodhja, kokëdhimbja ose ndonjë dhimbje tjetër etj. Nëse keni ndonjërën nga këto shenja, agjërimi duhet ndërprerë me pak ujë, dhe duhet pushuar.

Gjatë iftarit dhe syfyrit preferohet konsumimi i shumë lëngjeve, veçanërisht në syfyr. Nëse jeni bërë merak se beba juaj nuk po merr mjaft ushqim, preferohet konsulta me mjekun. Shenjat se beba nuk po merr sasi të mjaftueshme të qumështit janë: beba e lag pelenën më pak (i posalinduri duhet ta lagë pelenën disa herë gjatë ditës), jashtëqitjet janë me ngjyrë të gjelbërt, beba qan pandërprerë dhe nuk pajtohet në asnjë mënyrë, dhe beba humb në peshë ose nuk shton në peshë. [10]

Gjendjet në të cilat rekomandohet mosagjërimi janë: vjellja, shtypja e lartë e gjakut dhe nëse keni binjakë. Në fillim të shtatzënisë mund të vuani nga: plogështia, kapsllëku e kokëdhimbja, marramendja, ndërsakëto mund të theksohen edhe më shumë nëse nuk hani ose pini për periudha të gjata kohore. Ndryshimi i rutinës së përditshme, mungesa e ushqimit dhe ujit, si dhe ngrënia e pirja në kohë të ndryshme mund të shkaktojë edhe një dozë stresi. Në një studim u gjet se gratë shtatzëna por që agjërojnë kanë vlerën e kortizolit (hormon i stresit) më të lartë sesa gratë që nuk agjërojnë.

Gjatë shtatzënisë është e zakonshme që gruaja të ketë kokëdhimbje, lodhje, pengesa të lukth, kapsllëk apo ankesa tjera. Agjërimi ndonjëherë mund t'i theksojë këto probleme. Mos pritni që problemi të bëhet shumë i madh, jeni të liruara nga agjërimi nëse ndiheni jo mirë. Nëse bëheni merak, është më mirë që të konsultoheni dhe të siguroheni se gjithçka është në rregull.[11]

Ramazani është begati e madhe. Një Ramazan i pranuar tek Allahu është lumturia e përjetshme në Xhenet. Transmetohet nga ibn Mes'ud El-Gaffari, se Muhammedi a.s. ka thënë: "Sikur ta dinë njerëzit vlerën e Ramazanit, do të dëshironin që i gjithë viti të jetë Ramazan." (Ibn Huzejme).

1) Heinz Hillman, "Mjeku shtëpiak për të shëndoshët dhe të sëmurët", f. 146. 2) Fehmi Maloku, "Dobitë e agjërimit në aspektin fiziko-trupor", www. kohaislame.com. Qasja: 28. 05. 2015; 20:10. 3) Po aty. 4) Martin Koje, "Manuali i jetës". 5) Mundhiri, Et-Terhib, 2/206. 6) Hadith Sahih. "El Irva" 4/18 (912). E ka nxjerrë Darakutni 2/205, El Hakim 1/440, Bejhakiu 4/230, Taberiu 2752, 2753, Ibën Xharudi 381, Ebu Daudi 2318. 7) Buhariu 1904, Muslimi 2700, Nesai 2216, Ahmedi 2/273. 8)Hadith Sahih. "El Irva" 912, 913. E ka nxjerrë Ebu Daudi 2318, Bejhakiu 4/230, etj. 9) Ether Sahih. "El Irva" 4/19. E ka nxjerrë Darakutni f. 250. 10) http://www.shtatezania.com/index.php?option=com_content&view=article&id=57:ramazani-dhe-shtatzenia&catid=37:shtatezania&Itemid=27, qasja 29.05.2015. 11) Po aty.

Besnik Jaha

# Feja dhe atdheu, binomi i jetës së Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava

**(Recension për librin "Ligjërime për fenë dhe atdheun 1, 2" të Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava)**

Ka shumë histori që tregojnë se jeta e njeriut është e shkurtër. Apo edhe aso që tregojnë se gjersa dikujt i është e tepërt një jetë, dikujt tjetër nuk i mjaftojnë dhjetë të tilla për të th(dh)ënë gjithë çfarë ka.

"Deri tani janë krijuar iluzione të guximit, kurse guximi është shafitur me dhunë në thellësitë e errëta të qenies tonë", thotë Nasi Lera. Vetëm ata që shkrinë ngjyrën e lapsit në fletën e bardhë janë të guximshmit që bënë një hap para; që me orë të tëra bënë luftë me durimin dhe s'i lanë të flenë embrionet e jetës, idetë; që patën guximin dhe hapën derën e së vërtetës; që e panë atë, e mësuan dhe ua dhanë të tjerëve.

"Një derë e vetvetes e hapur edhe një milimetër, është me e madhe se çdo derë e mbyllur", thotë Lera, derisa synon të përshkruajë guximin e atij që shkruan, që i shpreh njerëzimit pikëpamjet, qëndrimet dhe mendimet e veta, dhe që bëhet plotësisht pjesë e tij, prijës dhe model.

"Një derë e mbyllur (…) nuk të çon drejt njohjes së të panjohurës, ajo të çon drejt të panjohurës së njohur", vazhdon Lera, ndërsa ata që hapin derën e njohurive janë vetëm ata që shkruajnë, ata që kanë guxim, ata që e njohin të vërtetën dhe ua tregojnë të tjerëve.

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, është një person që asnjëherë nuk e ka mbajtur të mbyllur derën e vetes. Duke e njohur thellë atë (veten) ai edhe i është përgjigjur Sokratit, që pati thënë: "Njihe vetveten!".

Edhe vetëm 1173 faqet e librit "Ligjërime për fenë e atdheun 1, 2", ku Myftiu Tërnava ka shpalosur pikëpamjet, idetë, qëndrimet dhe mendimet e tij, pastaj ku ka përmbledhur gjithë aktivitetin e tij dhjetëvjeçar: fjalimet, referatet, hytbet, mesazhet, deklaratat dhe trajtesat, pa përfshirë asgjë tjetër përveç kësaj, do të mjaftonin për ta njohur Myftiun tonë, Naim ef. Tërnavën, për ta njohur thellësinë e mendimeve të tij dhe figurën karizmatike të tij. Madje mund të themi se është figura që më së shumti plotëson këtë cilësi, që përveç motivimit dhe efektit pozitiv që jep në shoqëri, në vete nënkupton edhe këto tri cilësi esenciale: frymëzuesin, si mësues dhe profesor për vite me radhë në Medrese e pastaj edhe në Fakultetin e Studimeve Islame; të këndshmin, si familjar, mik, kolegë dhe bashkëpunëtor, dhe; të robëruarin, si besimtar i nënshtruar plotësisht ndaj Zotit Fuqiplotë.

### Vëllimi I

Siç thuhet edhe në parathënien e botuesit, në vëllimin e parë janë përfshirë një pjesë e intervistave të Myftiut tonë, Naim ef. Tërnava, dhënë mediave tona dhe të huaja, të shkruara dhe elektronike, që nga viti 2003 e deri më 2013, ndërsa po nga kjo periudhë katër intervista i përkasin kohës para se Naim ef. Tërnava të vihej në krye të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Pavarësisht kohës kur janë dhënë intervistat, kontekstit dhe rrethanave të atëhershme, mendimet e Myftiut Tërnava shpeshherë na dalin aktuale dhe universale, e që e nxjerrin si një njohës të mirë të rrethanave sociale dhe njeri që sheh edhe pas bregu. Si të këtillë e vlerëson edhe ish-kryeministri i Kosovës, Dr. Bajram Kosumi, që për pjesën e parë të librit ka bërë edhe një parathënie. Binomin e jetës së myftiut Tërnava, 'Atdhe e fe' e vë si titull edhe ish-kryeministri Kosumi, ndërsa vlerën e Myftiut tonë lexuesi mund ta shquajë edhe vetëm nga nëntitujt e shkrimit që gjendet nga faqe 9 deri në faqe 23, dhe atë në dy gjuhë: shqip dhe anglisht.

Binomin e jetës së tij, fenë dhe atdheun, Myftiu ynë s'e fshehu asnjëherë. "Si prijës i bashkësisë më të madhe fetare në Kosovë, pra si myfti, z. Tërnava i zhvillon dhe i qartëson besimet dhe idetë fetare në secilën intervistë. Ndërkaq, si person me përgjegjësi publike, pra si prijës dhe si shqiptar, ai u rreket po me vullnetin dhe zjarrin e parë edhe temave të tjera me të cilat ballafaqohen qytetarët: atdheu, liria, pushteti ligjor dhe demokracia",




thotë ish-kryeministri Bajram Kosumi.

Vëllimi i parë i librit "Ligjërime për fenë e atdheun 1", ka edhe një rëndësi tjetër të veçantë. Duke qenë se qarku kohor që mbulojnë intervistat është më i rëndësishmi për shqiptarët dhe atdheun, këto intervista bëhen edhe më me vlerë, qoftë edhe për t'u marrë si referencë nga historianët; për të shënuar kohën dhe ngjarjet, nga politikologët; për të vlerësuar mendimin politik të asaj kohe, nga sociologët; për të marrë fakte të gjendjes sociale të shoqërisë në atë kohë lufte, çlirimi e shtetformimi.

Vëllimi i parë i librit "Ligjërime për fenë e atdheun 1" ka një strukturë të ndarë në tri pjesë. Derisa në pjesën e parë, që është edhe pjesë kryesore e këtij vëllimi, janë renditur 56 intervista dhënë për mediumet e ndryshme (thuajse të gjitha gazetat vendore dhe shumicën e televizioneve), pjesa e dytë e këtij vëllimi ka renditur në mënyrë kronologjike atë që ka th(dh)ënë shtypi për Myftiun Tërnava, ndërkaq pjesa e fundit e vëllimit pasqyron tërë bibliografinë e Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava: Jetëshkrimin, familjen arsimimin, veprimtarinë; Çmimet; Mirënjohjet dhe falënderimet; Pjesëmarrjen në konferenca dhe forume të ndryshme; Bibliografinë, monografitë, publikimet, referencat dhe kumtesat.

Parë në tërësi, vetëm ky vëllim, me gjithsej 605 faqe, do të mjaftonte për ta njohur Myftiun tonë Naim ef. Tërnava, madje edhe për ta prezantuar para të tjerëve me mburrje dhe krenari, duke e parë edhe si model të unifikimit dhe promovimit të paqes dhe tolerancës.

## Vëllimi II

Vëllimi i dytë i librit "Ligjërime për fenë e atdheun 2", është një libër që prezanton fjalimet, referatet, ligjëratat, mesazhet, urimet, deklaratat, letrat, trajtesat, studimet, kontributet dhe hytbet e Myftiut Naim ef. Tërnava, që nga viti 2004 e deri në vitin 2013.

Struktura e librit është e ndarë në pesë kapituj:

Kapitulli i parë: përfshin fjalimet, referatat dhe ligjëratat;

Kapitulli i dytë: përfshin mesazhet, urimet, deklaratat dhe letrat;

Kapitulli i tretë: përfshin trajtesat dhe studimet;

Kapitulli i katërt: përfshin temat dhe kontributet, dhe;

Kapitulli i pestë: përfshin mesazhet dhe hytbet.

Në 570 faqet e këtij vëllimi Myftiu Tërnava prezanton veten: si lider i myslimanëve dhe bashkësisë islame, kur flet për rolin e Bashkësisë Islame të Kosovës në demokratizimin e shoqërisë kosovare, paqen, rikthimin e besimit në shoqërinë kosovare, rëndësinë e besëlidhjeve kombëtare të prirë nga krerë fetarë (Lidhja e Prizrenit), pastaj kur flet për figura intelektuale kombëtare si Haxhi Sherif Ahmetin, Mulla Idriz Gjilanin, Muderriz Sadri Prestreshin, Hafiz Bajram Aganin, Mulla Hamit Sllovinë, Hasan Efendi Nahin etj.; pastaj si lider i popullit, kur falënderon botën e qytetëruar për tërë atë që ka bërë për këtë popull të përvuajtur, kur në Lidhjen Botërore Islame në Mekë dhe në Konferencën e Lidhjes Botërore Islame në Arabi Saudite thërret që pavarësia e Kosovës të njihet sa më parë, kur në konferenca ndërkombëtare në Kajro thërret që Kosova të ndihmohet sepse ka nevojë për mbështetjen e miqve, kur s'hesht ndaj akuzave që i bëhen popullit në raporte të ndryshe (Raporti i Dik Martit) por reagon dhe e quan pamflet me qëllime të qarta antishqiptare, apo pamflet i mbushur me shpifje (Raporti i Stefan Shvarcit) etj.; pastaj si mësues, besimtar dhe prijës shpirtëror, kur në studimet, trajtesat, hytbet dhe ligjëratat e tij prezanton dijen e tij të thellë për Islamin, dashurinë e tij të madhe për Pejgamberin a.s., dhe përkushtimin e tij të lartë për myslimanët.

Vizioni i Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava vërehet edhe në fjalimin e tij të mbajtur me rastin e përurimit të Katedrales së Prishtinës, më 5 shtator 2010. Paçka se në kryeqytet mungonte një xhami e përmasave të mëdha, Myftiu Tërnava e mirëpret ndërtimin e Katedrales, duke u shprehur se ajo është shenjë e tolerancës dhe e paqes ndër shqiptarët. Vizioni i Myftiut del që në titullin e fjalës së tij të prezantuar ditën e përurimit. Ai lë të kuptohet se, edhe pse vëllezërit e tyre nga kombi janë më të paktë në numër, atyre ua mirëpresin Katedralen, për të dëshmuar edhe një herë se shqiptarët janë një komb, pavarësisht se nuk kanë një besim. Po në atë ditë, ndër të tjera, Myftiu qe shprehur: "Ne të gjithë bashkërisht jemi përgjegjës para Zotit për veprat tona, prandaj le të frymëzohemi edhe me këtë rast për punë të mira, në mënyrë që Zoti të jetë i kënaqur me veprat tona dhe brezat që vijnë të mund të mburren me vlerat që ua lëmë amanet."

Një vlerë të veçantë kanë edhe trajtesat dhe studimet e Myftiut Tërnava, sidomos nëse i shohim në kontekst komparativ me zhvillimin intelektual e social të shoqërisë kosovare. Myftiu ynë nuk rresht së shkruari se gruaja është themeli i familjes, ndërsa kur ajo diskriminohet dhe i ndalohet e drejta e shkollimit, siç ndodhi që me anë të një udhëzimi administrative të përjashtohen nga shkolla disa vjaza që bartinin mbulesën islame, ai reagon dhe thotë se: "Në shekullin 21 askush nuk duhet të privohet nga e drejta e shkollimit", "Në shoqërinë tonë nuk duhet të ketë diskriminim", apo drejtpërdrejt: "Udhëzimi administrative është kundërkushtetues".

Nga trajtesat dhe studimet e Myftiut mund të kuptojmë se ai është një njohës i thellë i filozofisë, sidomos asaj islame. Punimet e tij si: "Fushat e veprimit filozofik në besimin Islam", "Feja dhe edukimi (Roli i tyre në transformimin e shoqërisë)", "Njeriu – krijesa më e përsorur", "Krijimi i universit argument për ekzistimin e Zotit xh.sh." etj., janë dëshmia më e fortë e prezantimit të thellësisë së mendimit filozofik që ka Myftiu Naim ef. Tërnava.

Siç thotë edhe Prof. Dr. Hysen Matoshi në parathënien e vëllimit të dytë, se nga leximi i veprës së Myftiut Naim Tërnava secili do të mund të bindet se përmbajtjet e saj janë më shumë se fetare, pra një vepër që shpalos shumëdimensionalitetin e Myftiut tonë Naim ef. Tërnava, vepra e tij pra është një tërësi që e prezanton atë si anjëherë më parë: si prijës shpirtëror, si të përkushtuar për arsimim dhe edukim, si të përkushtuar për të dhuruar dashuri për çdo njeri, për të respektuar dhe mirëkuptuar secilin, si atdhetar të flaktë, si familjar të përkushtuar…

"Përtej rëndësisë autoriale, e cila është e padiskutueshme, kjo vepër ofron edhe dimensionin e funksionimit institucional të jetës fetare në Kosovë, madje jo vetëm të saj. Nëpërmjet të dhënave të prezantuara, reagimeve lidhur me zhvillimet që kanë të bëjnë me Islamin, me Kosovën dhe me shqiptarët përgjithësisht, dhe aktiviteteve të organizuara gjatë viteve, mund të konstruktohet kronika e zhvillimeve më me ndikim në sferën e jetës fetare, por edhe të ndikimit të saj në zhvillimet e përgjithshme shoqërore" thotë Dr. Hysen Matoshi.

Tërthorazi Myftiu Naim ef. Tërnava pajtohet me Nasi Lerën, për të mos e mbajtur mbyllur derën e vete, por edhe me Platonin, për të mos heshtur e për ta pësuar. Guximi, vullneti dhe kontinuiteti janë pitagoriada e Myftiut të Kosovës, njeriut që vepra e shkruar i fle aq tamam me veprën e bërë.

Për fund, mendojmë se edhe një herë ia vlen të rikujtojmë se ka shumë histori që tregojnë se jeta e njeriut është e shkurtër, apo edhe aso që tregojnë se, gjersa dikujt i është e tepërt një jetë, dikujt tjetër nuk i mjaftojnë dhjetë të tilla për të th(dh)ënë gjithë çfarë ka.

Mahmud Abdulkadir Arnauti

# Mrekullia profetike në analfabetizmin e Pejgamberit a.s.



## Mësuesi më i famshëm që ka njohur ndonjëherë historia njerëzore

Këmbëngulësia e shumë orientalistëve nga disa shtete evropiane është edhe thënia e tyre se Pejgamberi a.s. "ka ditur të shkruajë dhe të lexojë", e këtë e thonë me qëllim të mohimit të shpalljes së Kuranit nga Allahu xh.sh., dhe si rezultat i kësaj të mete, se ai është shkruar nga Pejgamberi a.s. Kjo gënjeshtër synon rrënimin e njërës prej bazave apo fundamenteve më të rëndësishme të fesë Islame, e bile synon rrënimin e bazës kryesore mbi të cilën është ngritur feja Islame, ajo bazë është shpallja hyjnore, siç thotë edhe Prof. Dr. Muhamed Salih El-Bundak në librin e tij "Fi Suhbetin Nebij" f.142. Analfabetizmi i Pejgamberit a.s. është njëra nga mrekullitë e jashtëzakonshme të Pejgamberit a.s., dhe njëri nga argumentet e fuqishme të fuqisë së Zotit, sepse këtij Pejgamberi, i cili nuk dinte të shkruajë dhe të lexojë, Allahu xh.sh. iu drejtua me këto fjalë: "... të mësoi çka nuk dije. Dhuntia e Allahut ndaj teje është shumë e madhe" (Nisa:113), dhe kështu ai u bë mësuesi më i famshëm që ka njohur ndonjëherë historia njerëzore, për një periudhë kohore që nuk i tejkalon njëzetë e tre vjet. Dhe nuk ka kaluar në botën tjetër përderisa shokët e tij nuk i kanë kuptuar në tërësi dhe në mënyrë të mirëfilltë mësimet fetare të zbritura nga Allahu xh.sh., kur edhe ka zbritur ajeti kuranor, ku thotë Allahu xh.sh.: "Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe." (Maide:3), për një periudhë të shkurtër para vdekjes së Pejgamberit a.s. (për më shumë rreth kësaj teme shih shkrimin e autorit me titull: "Vitet e studimit-mësimit gjatë periudhës profetike" të botuar në revistën Dituria Islame, nr. 295).

## Demantimi i pretendimeve të disa orientalistëve

Në Kuranin famëlartë dhe hadithet e Pejgamberit a.s. ekzistojnë shumë argumente që demantojnë pretendimet e disa orientalistëve dhe atyre që pasojnë metodën e tyre prej bijve të myslimanëve të impresionuar nga metodologjia e tyre. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Atë (mëshirën) do ta caktojë për ata të cilët i ruhen (mëkateve), e japin zeqatin, dhe për ata që argumentet tona i besojnë. Që pranojnë të Dërguarin (Muhamedin), Pejgamberin arab, (që nuk shkruan as nuk lexon), të cilin e gjejnë të cilësuar (të përshkruar me virtyte të tij), te ata në Tevrat dhe Inxhil, e që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe ua ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta. Pra, ata të cilët e besojnë atë, e nderojnë dhe e ndihmojnë, veprojnë me dritën që iu zbrit me të, të tillët janë të shpëtuarit." (A'raf, 157-158).

Allahu xh.sh. gjithashtu thotë: "Thuaj (Muhamed): O ju njerëz! Unë jam i dërguari i Allahut te të gjithë ju. Allahut që vetëm i Tij është sundimi i qiejve e i Tokës, s'ka të adhuruar tjetër pos Tij; Ai jep jetë dhe Ai jep vdekje, pra besoni Allahun dhe të dërguarin e Tij, pejgamberin e pashkolluar, që beson Allahun dhe shpalljen e Tij, ndiqeni rrugën e tij që ta gjeni të vërtetën!" (A'raf, 159).

Allahu xh.sh. gjithashtu thotë: "Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre, që t'au lexojë ajetet e Tij, t'i pastroj ata, t'ua mësojë librin dhe Sheriatin, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme." (El-Xhumua, 2).



Allahu xh.sh. gjithashtu thotë: "Ti (Muhamed) nuk ishe që lexon ndonjë libër para këtij, e as që e shkruaje atë me dorën tënde të djathtë, pse atëherë do të dyshonin ata të prishurit?!" (Ankebut, 48).

**Pejgamberi a.s. u rrit në mesin e atyre që konsideronin analfabet më shumë sesa ata vetë**

Pejgamberi a.s. në një hadith ka thënë: "Me të vërtetë ne jemi një popull i cili nuk di të shkruajë e as të llogarisë" (Transmeton Imam Buhariu dhe Muslimi). Ky hadith tregon gjendjen e arabëve para ardhjes së shpalljes, ndërsa pas shpalljes filloi një faqe e re e shkencës dhe kulturës në historinë e Ymetit të Pejgamberit a.s.

Prandaj, në mesin e një populli analfabet, që nuk ka ndonjë bagazh të njohurive rreth popujve përreth tyre, përveç ndonjë poezie që e transmetojnë apo gjenealogjie që e memorizojnë, apo retorike të natyrshme që kanë trashëguar, numri i të cilëve nuk i kalon gishtërinjtë e duarve, në këtë mes u rrit Pejgamberi a.s., i cili konsiderohet analfabet edhe më shumë se sa ata, sepse nuk transmetohet të ketë thënë ndonjëherë ndonjë poezi apo fjalim në publik, apo të ketë shfaqur interesim në memorizimin e gjenealogjisë. Për këtë arsye memoria e tij mbeti e pastër nga gjërat e kota dhe mitet, duke pritur ajetet ndriçuese të Kuranit, atëherë kur do t'i shpallet pejgamberia.

Prandaj, analfabetizmi, siç thotë profesor Muhamed Hasen Abdulaziz në librin "Fi Suhbetin Nebij" f.142: "është virtyt me të cilin Allahu xh.sh. e ka veçuar Pejgamberin e Tij dhe të zgjedhurin e Tij, Muhamedin a.s. në mënyrë që të jetë argumenti më i fuqishëm i ftesës së tij, dhe argument i mrekullisë së tij të përhershme nëpër kohë".

Pra, analfabetizmi i Pejgamberit a.s. është çështje që nuk toleron dyshim, dhe nuk ka nevojë për hulumtim të mëtutjeshëm.

Në fund vlen të theksohet se kjo temë është ligjëratë që e kam mbajtur më datë 24.04.2015 në margjinat e (mrekullisë shkencore në Kuran dhe Sunnet), që është mbajtur në Tiranë, nën organizimin e Organizatës Botërore për mrekullitë shkencore në Kuran dhe Sunet, me seli në Xhide dhe Institutit Shqiptar për Mendim dhe Qytetërim Islam, mes datave 20-24 prill, dhe e cila ka hasur në një interesim të jashtëzakonshëm të akademikëve, hulumtuesve dhe studentëve që ishin në këtë tubim.

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe, Vedat Shaba*

Bashkim Mehani

# Themelet e personalitetiet mysliman (4)

**(Dituria, nevojë jetësore dhe obligim fetar)**



Krahas besimit, adhurimit e moralit, myslimani duhet të veçohet edhe me nxënien e diturisë, gjë kjo e cila vjen si një ndër prioritet dhe kushtet për të njohur realitetin e Dynjasë dhe fenomenet e Ahiretit: "...Zoti im, më shto dituri!" (Ta Ha, 114).

Islami i ka dhënë vend të posaçëm diturisë, mësimit, logjikës e angazhimit mendor, dhe jo rastësisht Allahu xh.sh. zgjodhi që mesazhi i fundit dërguar Pejgamberit të fundit të fillojë pikërisht me kërkesën për lexim (ikre), e madje ajo i parapriu edhe kërkesës për adhurim dhe bëmirësi. Ai edhe betohet në mjetin e shkrimit, lapsin, dhe vetë shkrimin (Nun, vel kalemi ve ma jesturun), me të cilën gjë na bëhet edhe më e qartë rëndësia dhe nevoja e njerëzimit për to, si në të kaluarën ashtu edhe në të tashmen e në të ardhmen. Sikur që, në shumë vende në Kuran, pas përmendjes së argumenteve, fenomeneve dhe ngjarjeve të ndryshme, Allahu xh.sh. i përfundon ajetet me fjalët: "...këto janë argumente për "të zotët e mendjes", "për njerëzit që mendojnë", "a nuk logjikojnë!?" etj. Allahu xh.sh. e ngriti lart autoritetin e të diturve ndaj të paditurve: "Thuaj: "A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?" Po, vetëm të zotët e mendjes marrin mësim." (Ez Zumer, 9).

Pejgamberi ynë, Muhamedi a.s., thoshte: "Kërkimi i diturisë është obligim i çdo myslimani"

Arsimimi dhe kërkimi i diturisë sipas Islamit nuk ndalet në kufinj të caktuar, e as në moshë të caktuar. Është e njohur në mesin e myslimanëve kjo urtësi: "Kërkoje diturinë nga djepi gjer në varr", derisa njerëzit e kujtuan si hadith të Pejgamberit tonë a.s., e që nuk është ashtu, por pjesë e trashëgimisë kulturore islame.[1]

Imam Ahmedi ka thënë: "Njerëzit janë më të nevojshëm për dijen sesa për ushqimin dhe pijen, sepse njeriu ka nevojë për ushqim dhe pije një apo dy herë në ditë, kurse për diturinë ka nevojë sa numri i frymëmarrjeve të tij."



Kultura mendore nënkupton një thesar të çmuar që njeriu e bart me vete, dhe e përdor për të mirën e vet dhe njerëzimit mbarë. Ajo nuk është një luks që i shërben njeriut për mburrje dhe mendjemadhësi, sepse dituria duhet ta tërheq pas vete modestinë dhe zemërgjërësinë.

Është ide e gabuar të mendohet se kulturë mendore është posedimi i diplomave universitare, apo titujve shkencorë, edhe pse këto janë tregues se personi ka ecur në rrugën e dijes. Në të vërtetë dituri e njëmendtë është njohja e gjërave dhe fenomeneve që na rrethojnë, njohja e aktualitetit dhe analiza e tyre, planifikimi dhe sjellja konform këtyre të dhënave e në formën më të qëlluar. Kjo kërkon marrje të sa më shumë informatave, verifikim të tyre, klasifikim, lidhje mes tyre dhe konkludim personal. Prandaj ideja se posedimi i informatave është vetë dituria tregon cektësinë e të gjykuarit që mund ta ketë ndonjë person.

Sot është fare e mundshme të marrim me mend të riun që ka kaluar të gjitha shkallët e arsimimit, duke filluar nga foshnjorja e deri te kolegji, por të mos ketë dëgjuar në asnjë rast të vetëm se duhet të jetë njeri i mirë dhe i drejtë. Së pari ai ka mësuar shkrimin dhe veprimet e llogaritjes, pastaj fizikën, kiminë, etnologjinë, gjeografinë, teoritë politike, sociologjinë, dhe një sërë shkencash të tjera. Ai ka përvetësuar një masë faktesh dhe, në rastin më të mirë, ka mësuar të mendojë, mirëpo ai s'është fisnikëruar.[2]

Dituria është dije e sistemuar, e fituar në mënyrë graduale dhe nga burimet e besueshme, dhe e vjelur në formë të mirfilltë. Njohuritë e shkapërderdhura e që nuk lidhen mes vete, që merren nga burime të dyshimta dhe jo kredibile, e së fundi edhe jo produktive për individin dhe rrethin, i takojnë kategorisë së shembullit që Allahu xh.sh. e përmend në Kuran si: "bartësin e librave mbi kurrizin e vet", por që është vetëm rëndesë, e aspak dituri. (El-Xhuma, 5).

### "Të dish gjithçka nga diçka dhe për diçka gjithçka"

Dituria është det i pafund. Sado që njeriu të mësojë, para tij mbetet pafundësi e njohurive që nuk mund t'i përthekojë me diapazonin e tij, madje disa sosh edhe janë të paarrira: "...e juve ju është dhënë fort pak dije." (El Isra, 85). Megjithatë myslimani nuk duhet të ndalet nga rruga e kërkimit të diturisë, dhe atë ta marrë kudo. Ai duhet të ketë njohuri të përgjithshme, gati sa të mos ketë fushë të jetës për të cilën nuk di diçka që mund t'i hyj në punë. Nuk duhet të mbetet i izoluar nga bota si shkak i mosqasjes në informata të lëmive që na rrethojnë, por krahas kësaj ai duhet të jetë i specializuar në një fushë të caktuar në formën më të përsosur, duke synuar që në fushën e specializimit të tij të jetë referencë për të tjerët. Kjo gjë duhet të bëhet në formë të balancuar mirë, pa e cenuar njëra-tjetrën.

Mirëqenien e një populli e bëjnë: ekonomia, politika, ligji, edukimi, kultura, arti etj. Pavarësisht se cila ka prioritet ndaj tjetrës, nuk ka asnjë dilemë se ngritja e tyre bëhet në saje të dijes dhe arsimimit, prandaj përparimi i ka rrënjët në kulturën mendore, pra në arsim, e që nuk mund të arrihet pa leximin dhe librin si burim i njohurive. Kurdo që ndodh mungesa e leximit dhe librit, rezultati është gjithmonë i kundërt.

Leximi efektiv është ai lexim që shoqërohet me meditim dhe thellim në studimin e lëndës, përndryshe do të konsiderohej numrim i shkronjave dhe faqeve të tij. Në realitet, lexuesi i mirë nuk është ai që lexon shumë libra por ai që, kur lexon, lexon në mënyrë cilësore.[3]

Kontakti me realitetin, marrja e informatatve, analiza e thukët e tyre, është domosdoshmëri për një zhvillim të shoqërisë. Islami si fe dhe program jete, e ka orientuar besimtarin drejt hapjes në shoqëri, e jo mbylljes në shkencë dhe filozofi, që mundëson vetëm një bagazh informatash të papërdorshme dhe jo me interes për zhvillim. Pastaj, vetëm specializimi në një fushë të caktuar, pa e begatuar atë edhe me dituri të fushave të tjera, krijon një prototip të pafuqishëm për ballafaqim me jetën dhe shoqërinë, duke ecur drejt hapave të vetëmjaftueshmërisë dhe izolimit total nga rrethi.

Njëkohësisht, edhe të qënit i informuar "për gjithçka", duke mos pasur një profesionalizim në fushë të caktuar, njeriun e bën të shkapërderdhur dhe shumë të cekët në njohuri. Së këndejmi, edhe ky tip nuk mund të sjellë zhvillimin dhe avancimin në shoqëri, sepse nevojat në shoqëri kërkojnë specialistë të fushave të shumta, dhe kjo gjë nuk arrihet brenda një nate.

### Njohja me aktualitetin bazë për orientim të duhur

Nga gjërat që patjetër duhet të dimë është dhe njohja e aktualitetit në të cilin jetojmë. Mosnjohja e rrethanave dhe fenomeneve me të cilat është e karakterizuar koha jonë bën që të kemi shumë pengesa në lëvizje, dhe paqartësi në sjellje me aktualitetin. Një mendimtar islam ka thënë: "Problemi ynë nuk është në injorancën tonë ndaj



Islamit, por në injorancën tonë ndaj aktualitetit".

Njohja me këtë realitet bëhet duke i marrë parasysh faktorët që ndikojnë në krijimin e tij, qofshin shoqërorë apo ekonomikë, ideologjikë apo politikë, gjeostrategjikë apo historikë, shpirtërorë apo lëndorë. Varësisht nga efekti që kanë këta faktorë, ata edhe mund të ndahen në pozitivë dhe negativë, por se sa është prezenca dhe ndikimi i tyre është çështje që duhet trajtuar me kujdes dhe analizë të plotë.

#### Ikje apo ballafaqim?

Shpeshherë, në raport me realitetin që na rrethon hasim reagime të ndryshme e nga njerëz të ndryshëm. Madje, si tërësi, njerëzit ndahen në dy grupe: a) Të frikësuar nga realiteti - përpiqen të ikin dhe izolohen për të mos rënë nën ndikimin e tij, dhe; b) Të shkrirë në këtë realitet - duke pranuar pa rezervë çdo të mirë dhe të ligë brenda tij.

Të qenit i vëmendshëm do të ishte që nga rrethanat ekzistuese të merret ajo që ka dobi, duke e shfrytëzuar këtë gjë në formë sa më racionale. Pra, jo refuzim dhe ikje, por nga ana tjetër përpjekje për ndryshimin e negativitetit. Ky duhet të jetë qëllim dhe sakrificë në të njëjtën kohë, duke bërë që ajo të zhduket, të mos përhapet, apo së paku që ne të mos ndikohemi prej saj.

#### Pranimi i vlerave, por jo edhe i kulturës së huaj

Duhet të bëhet dallimi mes asaj që është vlerë, arritje, dituri e përparim, qoftë ajo nga Lindja apo Perëndimi. Të përfitohet nga ato në formën më të mirë të mundshme, e nëse ka mundësi edhe të avancohet më tutje. Mirëpo nuk është e pranueshme që krahas kësaj të importohen edhe kulturat dhe ideologjitë që servohen bashkë me to. Çdo vend dhe secili popull i ka karakteristikat dalluese në kulturë, të cilat e bëjnë si të tillë, dhe vlera e tij qëndron në dallushmërinë ndaj tjetrit. Prandaj adoptimi i kulturave të jashtme do të çonte drejt asimilimit dhe zhdukjes.

#### Burimet e kulturës mendore

Çdo ditë e më tepër vërehet ndikimi i përgjithshëm i masmediumeve në formimin e opinionit te masat. Përhapja e shpejtë e tyre, prezenca dhe ndikimi audiovizuel, varshmëria e njeriut nga ato, kanë bërë që çdoherë e më tepër të merren si referncë për njohuritë tona. Anipse është e padiskutueshme shpejtësia e informatës që rrjdh përmes tyre, ato assesi nuk mund të konsiderohen burime të dijes. Rruga primare, por edhe më e sigurta për të arritur dituri, pa dyshim se është leximi, i cili në formën më të sistemuar vjen në formë të arsimit shkollor dhe universitar. Libri nuk mund të ketë alternativë, sado që informatat e shpejta na joshin dhe na duken si diçka lehtë e arritshme përmes paisjeve elektronike që sot i bartim me vete e kudo. Asnjë popull nuk ka arritur zhvillimin dhe përparimin pa lexim dhe shkollim, prandaj është brengosëse kur informata e shpejtë, gjysmake, madje edhe jo e konfirmuar apo edhe e trilluar, sot po zë kohën e leximit të librit, dhe në këtë formë edhe nxënien e diturisë.

#### Kërkesat themelore për dituri

1. Njohja e vetvetes. Njohja me personalitetin e vet, kapacitetet dhe dobësitë, mënyrën se si do të avancohej më shpejt dhe më qëndrueshëm, është obligim i domosdoshëm, sepse injoranca ndaj vetvetes është rreziku më i madh që mund ta kanosë vetë individin.

2. Njohuritë elementare rreth besimit. Besimi i vërtetë, obligimet dhe ndalesat, janë kërkesë e fesë, e pa të cilat njeriu mund ta devijojë rrugën dhe të humbasë qëllimin e krijimit të tij, e për pasojë edhe humbjen e Ahiretit.

3. Arsimimi në fushë të caktuar. Orientimi në karrierë përmes asaj që kemi prirje më shumë, apo asaj që është nevojë e tregut është domodoshmëri për të jetuar një jetë cilësore, por edhe për të ndihmuar shoqërinë. Kjo arrihet duke zgjedhur profesionin e duhur dhe duke bërë maksimumin për të perfeksionuar shkathtësitë.

4. Njohja e asaj që ngjan rreth nesh. Njohja me të padukshmen (të definuar në Kuran dhe Sunet), të përgjithshmen (univerzalen, kohën dhe hapësirën), ndërkombëtaren (qoftë rrethanat e Ymetit islam apo botës tjetër, raportet dhe ballancat) dhe lokalen, duke filluar nga familja, farefisi, lagjeja e shteti ku jeton.[4] Informimi i rregullt me ngjarjet dhe fenomenet që na rrethojnë, leximi apo dëgjimi i lajmeve ditore, analizave dhe opinioneve nga njerëz të besueshëm, bën që të jemi më pranë realiteti dhe më afër gjykimit të drejtë. Në saje të kësaj edhe iniciativat, aktivitetet e sjelljet tona do të jenë në shërbim të kauzës sonë si myslimanë të ndërgjegjshëm.

1) www.qaradawi.net/new/library2 2) Alija Izetbegoviç. Islami ndërmjet Lindjes e Perëndimit. Prishtinë, 1999. f. 85. 3) Dr. Abdul-Kerim Bekkar. Formimi i brezave. Dituria Islame. Prishtinë, 2009. f. 127. 4) Hisham Et-Talib. Udhëzues përgatitor për punonjësit islamikë. Logos-A, Shkup, 1419/1998. f. 5.

**Në kujtim të alimëve tanë**

Vehbi Shatri

# Mulla Xhemajl ef. Ali Ukaj 1915 – 2005

Xhemajl Ali Ukaj vjen nga familja e Mujë Selimit nga fshati Kaliqan, një familje kjo patriotike, atdhetare, luftëtare dhe shumë e vuajtur. Nëna e tij ishte Dinore Camaj nga Novosella, ndërsa baba, patrioti, atdhetari e luftëtari i shquar, kaçaku e lahutari i dalluar, Ali Ukaj.[1]



*Mulla Xhemajl ef. Ali Ukaj*

Mulla Xhemajl ef. Ukaj mësimet e para i mori në shkollën fillore të Vrelles, dhe njëkohësisht mësoi në Mejtepin e fshatit Studenicë, tek imami Mulla Jashar Efendiu, ku u dallua për sukses të shkëlqyeshëm. Si shumica e shqiptarëve, edhe kjo familje, torturohej dhe mundohej, saqë u obliguan që në Shkup t'i rregullojnë dokumentet dhe të përgatiten për t'u shpërngulur në Turqi.

Atdhedashuria e madhe dhe patriotizmi këtë familje nuk e lanë të largohet dhe t'i kthejë shpinën vendit, vatanit dhe varreve të të parëve. Kështu që, nuk i marrin dokumentet, pra i refuzojnë, dhe ashtu siç ishin nisur kthehen në fshatin e tyre, duke i përballuar të gjitha torturat dhe vështirësitë që i prisnin, sidomos kryefamiljarin Aliun.

Mulla Xhemajl ef. Ukaj më pastaj studioi për studime administrative, në Vojvodinë, përderisa gjatë vitit 1950 punoi si aktivist në detyrën e ofiqarit, në zyrën e vendit në Gurrakoc.[2]

Mirëpo më pas u largua nga puna për shkak se Mulla Xhemajli nuk u pajtua me një rast që ai u përball. Ai refuzoi të kryente detyrën e ofiqarit për kurorëzimin e një serbi me vajzën shqiptare, saqë rezultoi deri në përleshje në mes këtyre. Mulla Xhemajli, me një karrige prej druri e rrahu serbin, duke i shkaktuar plagë të rënda, që e çuan deri në spital. Pas disa seancave Mulla Xhemajlin e largojnë nga puna, duke e vendosur në pension të parakohshëm, në moshën 40 vjeçare. Pas kësaj Xhemajl Efendiu vazhdoi mësimet me korrespondencë në Medresenë e Prishtinës, të cilën edhe e përfundoi. Pasi diplomoi, ai u emërua imam në fshatin Kaliqan, afërsisht përgjatë viteve 1956-1957, pas vdekjes së Mulla Hamdi Efendiut.

Përveç detyrës së imamit, Hoxha mbante mësime mbi besimin në mejtepin e fshatit, dhe i nxiste të rinjtë për mësim në shkolla.

Duke qenë si një person i mençur, Mulla Xhemajli kishte përgjigje për gati gjithçka. E kjo dëshmohet edhe në një rast të ndodhur në fshat, kur xhamia të cilën ai ishte imam kishte nevojë për renovim. Të njëjtën kohë



*Gjatë përgatitjes për t'u shpërngulur në Turqi*



*Mulla Xhemajli ushtar*

prishet edhe rruga. Duke qenë se fshati Kaliqan gjendej buzë bjeshkëve dhe uji i shumtë u lëshua nga bjeshkët, që shkaktoi prishjen në masë të madhe të rrugës. Kur Hoxha u pyet se a të rregullohej rruga apo xhamia, hoxha iu përgjigj, "Duhet rregullu rruga, pasi ajo i sjell njerëzit në xhami." Ai po ashtu ka qenë aktiv dhe iniciator për shumë aktivitete të fshatit, dhe fjala e tij ka zënë vend te bashkëfshatarët dhe xhemati në përgjithësi.[3]

Mulla Xhemajl ef. Ukaj, ishte sekretar dhe arkëtar në Këshillin e Bashkësisë Islame në Istog, ku atëkohë selia e Këshillit-Vakëfit ishte në qendër të Istogut, një ndërtesë kjo në katin e dytë.[4] Çdo të enjte lajmërohej në Këshill të Istogut, ku edhe ishte bashkëpunëtor me Mulla Ragipin. Ai punonte shumë për Këshillin, kishte një makinë të shtypit, të cilën e mbante në shtëpi me të cilën edhe punonte deri vonë.[4]

Mulla Xhemajl ef. Ukaj, lexonte shumë libra, revista dhe gazeta, pasi i interesonte shumë gjendja aktuale. Ndërsa revistën islame nga Sarajeva "Glasnik", e merrte për çdo numër. Atij i interesonin edhe hulumtimet, e kjo dëshmohet nga një mbishkrim i gjetur për historikun e përkthimeve të Kuranit në gjuhët tjera, për të cilat Hoxha ishte interesuar se në cilat gjuhë dhe në cilat vite ishte përkthyer Kurani në gjuhët tjera. Hoxha e kishte pasion mbajtjen e shënimeve, dhe atë me kujdes të madh, por edhe në detaje.

Mulla Xhemajli lexonte dhe mbante shënime. Nuk mungojnë as fotografitë e patriotëve, atdhetarëve e veprimtarëve të shquar shqiptarë, që i kishte vendosur nëpër kopertina të librave të tij. Gjithashtu, edhe Kushtetutën e Republikës së Kosovës e kishte ruajtur në mes ditarëve të tij, ku përkrah kishte vënë edhe një foto të atdhetarit Ismajl Qemajli.

Xhemajl ef. Ali Ukaj punoi si imam i fshatit Kaliqan deri sa ndërroi jetë, përkatësisht në vitin 2005.

1) Ismet Xhemajl Ukaj (68 vjeç), Intervistë e zhvilluar në Istog më 26.02.2015. 2) Sadri Kabashi, Ish-Kryetar komune në Istog, intervista është zhvilluare në Istog, 27.02.2015. 3) Fadil Xhemajl Ukaj, e moshës 45 vjeçar. Nga intervista e zhvilluar në Istog, më 26.02.2015. 4) Mulla Isa Hasanaj imami i Vrellës, nga intervista e bërë më datë 13.06.2015. 5) Fadil Xhemajl Ukaj, i moshës 45 vjeç.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Lipjan**

*Shpall*

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

1. **Zyrtare në Departamentin e Gruas në KBI të Lipjanit**

Kandidatet e interesuara duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndosha psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë;

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose e dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

Dr. MrSc. PhD. Agron M. Rexhepi

# Të ushqyerit e shëndetshëm te shtatzënat



Të ushqyerit e shëndetshëm, si nga aspekti cilësor (prezenca e makronutrientëve: proteinat, karbohidratet, yndyrat dhe uji, si dhe e mikronutrientëve: mineralet dhe vitaminat), sasior (sasia dhe proporcioni i duhur i prezencës së makronutrientëve), ashtu edhe nga aspekti kohor (3 racione kryesore dhe 2-3 shujta ndërmjetëse), ka ndikim shumë më tepër në shëndetin tonë sesa që është menduar më parë, e kjo sidomos vjen në shprehje kur është fjala për gratë shtatzëna.

Hulumtimet shkencore tregojnë se të ushqyerit e nënës ka ndikim të drejtpërdrejtë në rritjen dhe zhvillimin e fetusit (embrionit). Konform kësaj shkencëtarët kanë përpiluar disa rekomandime specifike për mënyrën e të ushqyerit gjatë periudhës së shtatzënisë.

Çrregullimi i peshës trupore te gratë shtatzëna (mbipesha dhe nënpesha), përveç se ndikon në çrregullimin e shëndetit të tyre, gjithnjë është shoqëruar me probleme në rritjen dhe zhvillimin e fëmijës, si dhe me rritjen e shkallës së vdekshmërisë së tyre.

Gjatë shtatzënisë vlejnë pothuajse të njëjtat rregulla të të ushqyerit të shëndetshëm sikurse edhe jashtë saj: ushqim me shumë vlerë dhe i shumëllojshëm; ushqim i pasur me vitamina dhe minerale; sheqeri, kripa dhe yndyrat në sasi sa më të vogla; prodhimet nga drithërat integrale (kokrra e tërë) çdo ditë; të mos konsumohet duhani, alkooli apo substancat narkotike, dhe; të pihet ujë në sasi të mjaftueshme.

Gjatë shtatzënisë duhet pasur kujdes edhe në këto këshilla: nuk preferohen ushqimet e detit që përmbajnë nivel të lartë të merkurit; duhet shmangur ushqimet e papërpunuara, të paziera mjaftueshëm dhe të kontaminuara p.sh.: me bakterien listeria; nuk preferohen ushqimet e shpejta (fast food), e as ushqimet që

qëndrojnë kohë të gjatë në frigorifer; duhet shmangur ushqimet dhe pijet e pa pasterizuara (të patrajtuara termikisht); nuk preferohet djathi i butë (p.sh djathi feta); të shmangen pemët dhe perimet e palara mjaftueshëm; të zogëlohet sasia e kafeinës në më pak se 200 miligram/ditë; të mos pihen lëngjet e gazuara (meqenëse e largojnë kalciumin nga organizmi), etj.

### Hyrje

Një ushqyeshmëri e mirë, si nga aspekti sasior, cilësor dhe kohor, e shoqëruar me jetën fizikisht aktive, padyshim se e kushtëzon mbarëvajtjen e shtatzënisë, rritjen dhe zhvillimin normal të fëmijës, ruajtjen e mirëqenies bio-psiko-sociale të nënës dhe mbarëvajtjen e procesit të lindjes.

Shumë e dobishme do të ishte që nevoja për të ushqyerit e shëndoshë të gruas shtatëzënë të jetë një shkas më tepër për të rishikuar dhe, sipas nevojës, për të përmirësuar mënyrën e të ushqyerit të shëndetshëm dhe pasurimin e jetës me aktivitete fizike për tërë familjen.[1, 2, 4, 6]

Periudha e shtatzënisë është koha e ndryshimeve të mëdha hormonale, fiziologjike, fizike dhe psikike në jetën e gruas. Gjatë kësaj periudhe nevojat ditore energjetike (NDE) të gruas nuk janë më të njëjta me NDE-të e paraperiudhës së shtatzënisë, meqenëse tanimë duhet plotësuar edhe nevojat energjetike të krijesës së re që zhvillohet në barkun e shtatzënës.

Mënyra e të ushqyerit disa muaj para fertilizimit dhe gjatë kohës së shtatzënisë, si dhe pas lindjes, do të ketë ndikim shumë të rëndësishëm në shëndetin e gruas dhe të frytit. Andaj është shumë e preferuar që femrat, disa muaj para mbarsimit, të fillojnë me përgatitjen morfo-funksionale të organizmit të tyre për periudhën e shtatzënisë.

Një problem që e shoqëron çdo grua shtatëzënë është pesha trupore. Sigurisht se për zhvillimin e frytit të shëndoshë gjatë shtatzënisë trupi i gruas kërkon sasi shtesë të ujit, gjakut dhe lëngut amniotik – kjo bën që gruaja shtatzënë të fitojë peshë trupore më shumë sesa që është pesha e frytit. Ky fakt i shqetëson me të madhe nënat e reja, për të cilat duket pothuajse e pamundur kthimi i peshës dhe formës trupore në përmasat e paralindjes. Një numër i vogël i grave shtatëzëna arrijnë të mbajnë "peshën normale" që i përgjigjet periudhës gjegjëse të shtatzënisë. Si pasojë e kequshqyeshmërisë gjatë periudhës së shtatzënisë dhe "parimit jo të arsyeshëm"; se tani duhet ushqyer për dy veta, shumica e grave shtatzëna e shtojnë peshën trupore mbi peshën "normale të toleruar", ndërkaq ka edhe prej atyre që shkojnë nën këtë peshë. Në të dy rastet rrezikohet shëndeti edhe i nënës së ardhshme (komplikimet gjatë shtatzënisë dhe lindjes) e edhe i foshnjës (nënpesha trupore dhe moszhvillimi normal i sistemeve të organizmit). Për ta shmangur këtë fenomen jo të dëshiruar është e preferuar që para fertilizimit gruaja të bëjë matjet antropometrike (vlerësimi i kompozicionit të trupit, Indeksit të Masës Trupore, Peshës Ideale, si dhe përcaktimi i Nevojave Ditore Energjetike), më pastaj do të përcaktohen kufijtë tolerues të shtimit të Nevojave Ditore Energjetike në periudha të ndryshme të shtatzënisë (tremujori iI/+85kcal, tremujori iII/285kcal, tremujori iIII/+475kcal). Përcjellja e këtyre vlerave antropometrike do të ndihmonte që në periudhën e paslindjes, në mënyrë të shëndetshme (pa aplikimin e dietave ekstreme) të rikthehet pesha trupore e para fertilizimit. Në përgjithësi nënat adoleshente kanë nevojë për më shumë kujdes, më shumë ushqim dhe më shumë pushim, sesa nënat me moshë më të vjetër.[1, 5]

Nëse do të zbatohen disa nga udhëzimet e të ushqyerit të shëndoshë, të përshkruara më poshtë, sigurisht se do të çojnë drejt një shtatzënie të shëndoshë, çka edhe është qëllimi i këtij punimi.

### Çka nuk preferohet?[2, 3]

Nuk preferohen ushqimet e detit që përmbajnë nivel të lartë të merkurit – zhivës (kryesisht peshqit e mëdhenj dhe të vjetër: swordfish-peshku shpate, peshkaqeni, skumbria, tilefish). Sasia e madhe e zhivës mund të dëmtojë zhvillimin e sistemit nervor të frytit. Ndërkaq mund të konsumohen: karkalecat e detit, salmoni, mustaku dhe trofta, përderisa tuna jo më shumë se 170 gr/javë;

Duhet shmangur ushqimet e papërpunuara, të paziera mjaftueshëm dhe të kontaminuara p.sh. me bakterien listeria (kjo bakterie e provokon abortin);

Nuk preferohen ushqimet e shpejta (fast food), e as ushqimet që qëndrojnë kohë të gjatë në frigorifer;

Duhet shmangur ushqimet dhe pijet e pa pasterizuara (të patrajtuara termikisht) – siç janë qumështi dhe produktet e tij, si dhe lëngjet që fitohen nga pemët dhe perimet e ndryshme;

Nuk preferohet djathi i butë (p.sh.: djathi feta);

Duhet shmangur ngrënia e pemëve dhe perimeve të palara mjaftueshëm;

Duhet zvogëluar sasinë e kofeinës në më pak se 200 miligram/ditë (kofeina e depërton placentën dhe mund të ndikojë në të rahurat e zemrës së bebes). Sa për orientim 235 ml kafe përmban afërsisht 95 mg kafeinë, 237 ml çaj i zi përmban 47 mg kafeinë, dhe 355 ml



coca-cole përmban 33 mg kafeinë;

Të mos pihen lëngjet e gazuara (meqenëse e largojnë kalciumin nga organizmi);

Duhet shmangur çajrat e përzier bimorë (mund të përmbjanë pesticide, metale të rënda dhe përbërës tjerë që mund të shkaktojnë abort);

Të mos pihet duhani as në formën aktive e as në formën pasive, (tymi i duhanit i përmban më tepër se 100 substanca për të cilat dihet me siguri se kanë veprim kancerogjen dhe e depërtojnë lehtë placentën);

Të mos konsumohet alkooli, sepse shumë lehtë e depërton placentën dhe pengesat tjera, duke dëmtuar fuqishëm organizmin e bebes.[1, 3, 5]

### Çka preferohet?

Ushqimi të jetë sa më i laramanishëm, duke i respektuar raportet ndërmjet makronutrientëve. Kjo arrihet nëse çdo ditë konsumohen ushqime nga të gjitha grupet e materieve ushqyese (drithëra, pemë dhe perime, mish, vezë, qumësht dhe produkte të tij);

Të pihen 8-10 gota ujë në ditë, apo 30 ml për kg të peshës trupore;

Të gjitha llojet e mishrave duhet të zihen mjaftueshëm;

Ushqimet duhet të jenë të freskëta dhe me pak yndyrë;

Zierja e vesë duhet të bëhet derisa të forcohet të verdhët e vesë;

Të fillohet me marrjen e vitaminave dhe mineraleve shtesë 2-3 muaj para fertilizimit.

### Nutrientët extra të nevojshëm gjatë shtatzënisë[2, 3, 5]

**Acidi folik** – parandalon defektet dhe zhvillimet jonormale të trurit dhe palcës së kurrizit. Nevojat ditore janë 800 mikrogram. Produktet ushqimore të pasura me acid folik janë: drithërat, perimet e gjelbërta (p.sh.: spinaqi), pasuli, shpargu, portokajt, kikirikat, arrat etj. Është e preferuar që krahas të ushqyerit të balancuar (të pasur me këtë vitaminë) tre muaj para fertilizimit të fillohet me marrjen ditore të kësaj vitamine;

**Calciumi** – është i nevojshëm për forcimin e eshtrave dhe dhëmbëve të bebes. Gjithashtu ndihmon funksionimin normal të sistemit muskulor, nervor (përcjellja e impulsit nervor) dhe vaskular. Nevojat ditore 1000 miligram. Burime të mira të kalciumit mund të konsiderohen: drithërat, qumështi, jogurti, djathi, peshku-salmoni, sardina, spinaqi, lëngu (100%) i portokallit, arrat, perimet bishtajore, etj;

**Vitamin D** – duke ndihmuar organizmin që të ab-

sorbojë dhe të shfrytëzojë kalciumin dhe fosforin, kjo vitaminë ndihmon ndërtimin e eshtrave dhe dhëmbëve të bebes. Nevojat ditore 600 IU. Burime të mira të vitaminës D mund të konsiderohen: peshku si p.sh.: salmoni, vaji i peshkut, lëngu (100%) i portokallit, qumështi me gjithë produktet e tij, vezët dhe drithërat.

**Proteinat** – ndihmojnë rritjen dhe zhvillimin normal të fëmijës. Nevojat ditore për proteina për personat josportistë dhe për personat pa nevoja të posaçme janë 0.8 gr/kg peshë trupore, ndërkaq për gratë gjatë shtatzënisë dhe pas lindjes (kur e ushqejnë fëmijën me qumësht gjiri) nevojat për proteina rriten për 10 gram, respektivisht 20-30 gram më tepër. Kujdes të posaçëm duhet kushtuar përzgjedhjes së burimeve të proteinave – gjithsesi duhet përzgjedhur ato që përmbajnë më pak yndyrë të ngopur. Burimet e proteinave: djathi/gjiza me 1% yndyrë, mishi i shpezëve, peshku, thjerrëzat, qumështi i skremuar, gjalpi i kikirikut, vezët etj.

**Hekuri** – ndërton hemoglobinën, që është përgjegjëse për furnizimin e indeve me oksigjen. Meqenëse gjatë shtatzënisë nevojat për gjak janë më të mëdha, edhe nevojat ditore për hekur pothuajse dyfishohen (27 miligram/ditë). Mosmarrja e mjaftueshme e hekurit mund të manifestohet me ndjenjën e lodhjes, rritjen e mundësisë së infeksioneve, dhe lindjen e bebes me peshë trupore më të vogël. Burime të mira të hekurit mund të konsiderohen: drithërat, pasuli, frutat e thata, arrat, perimet e gjelbërta-spinaqi, mëlqia, mishi i kuq, mishi i shpezëve, vezët. Hekuri nga burimet me origjinë shtazore është më lehtë i absorbueshëm. Në raste të posaçme, nga mjeku që kujdeset për gruan shtatzënë, mund të rekomandohet marrja shtesë e hekurit. Në rast se hekuri merret si shtesë në formë të tabletave, apo formave tjera, duhet të merret së bashku me lëngje të pasura me vitaminën C (p.sh.: lëngu i limonit, portokallit, domatave, dredhëzave). Në anën tjetër, gjithnjë duhet pasur kujdes të shmangni kombinimin e ushqimeve apo suplementeve, ku krahas hekurit në sasi të konsideruar merret edhe kalciumi (kalciumi hyn në reksion me hekurin dhe mund të pengojë absorbimin e tij në organizëm).

**Jodi** – është element esencial dhe përbërës i gjëndrës tiroide (hormonit tiroksinë), që në organizëm ndodhet në gjurmë. Roli tij është veçanërisht me rëndësi në zhvilli- min e trurit dhe inteligjencës së fëmijës. Gjithashtu ka rëndësi të madhe në rritjen e metabolizmit, djegien e yndyrave, pengon akumulimin e kolesterolit, si dhe ndihmon në mbajtjen e peshës trupore në kufinj normal. Burime të jodit janë kripa e jodizuar dhe ushqimet e detit, por mund të merret edhe në formë të tabletave.(1, 3, 4, 6)



**Sumplementet** – edhe nëse ushqimi që merret është mirë i ekuilibruar (sa i përket raporteve ndërmjet makro dhe mikronutrientëve), për të evituar marrjen e pamjaftueshme të nutrientëve të rëndësishëm për mbarëvajtjen e shtatzënisë, është e preferuar që 2-3 muaj para fertilizimit të merren mikronutrientë (vitamina dhe minerale) shtesë (suplemente). Rëndësi të posaçme ka që këto suplemente të merren në formë të multivitaminave që përmbajnë një numër të madh të vitaminave dhe mineraleve (afërsisht 23), e jo në formë të vetëm një vitamine apo minerali. Në këtë mënyrë do të evitohet rreziku i "konkurrencës në absorbim", ku vitamina apo minerali që prezentohet në sasi më të madhe do të pengohjë absorbimin e vitaminave dhe mineraleve tjera. Rëndësia e suplementeve rritet edhe më tepër kur kemi të bëjmë me gratë vegjetariane.[3] Në asnjë mënyrë nuk preferohet që pa konsultë paraprake me mjekun që e përcjell ecurinë e shtatzënisë të merren shtesat ushqimore – suplementet (qofshin në formë të multivitaminave apo llojeve tjera).

1. American Pregnancy Association. Pregnancy nutrition. Qasja në: http://americanpregnancy.org/pregnancy-health/pregnancy-nutrition/ Data e qasjes: 13.11.2014. 2. Blount Darynee. (2005). Growing a Baby: Diet and Nutrition in Pregnancy. The Birthkit, Issue 46. 3.Haas Amy V. (2002). Nutrition During Pregnancy. Having a Baby Today, Issue 5. Qasja në http://www.midwiferytoday.com/articles/nutritionpreg.asp Data e qasjes: 13.11.2014. 4. Rexhepi Agron. (2010) Nutricioni dhe Sportistët. Mozaiku, Prishtinë. 5. USDA. Health and nutrition information for pregnant and breastfeeding women. Nutritional needs during pregnancy. Qasja në: http://www.choosemyplate.gov/pregnancy-breastfeeding/pregnancy-nutritional-needs.html Data e qasjes: 13.11.2014. 6. Ushqimi dhe shtatzënat. Qasja në: http://www.landlaeknir.is/servlet/file/store93/item18505/baklingur_-_Matur_og_medganga-_albanska.pdf Data e qasjes: 12.11.2014.

**Azmir Jusufi**

# Parimi kuranor i shuras (këshillës - konsultimit)

Një prej tipareve themelore, nëse jo më i rëndësishëm i sistemit islam të organizimit të aktiviteteve sociale dhe nevojave të komunitetit, pa dyshim se është institucioni i shuras, organit këshillimor, i cili në kuadër të institucioneve të tjera të sistemit islam justifikon në favor të interesave të përbashkëta dhe mbrojtjes së tyre në përputhje me normat e Sheriatit dhe mirëqenien e gjithë shoqërisë.

Konsultimi reciprok ose këshillimi, në nivel personal apo në nivelin e komunitetit, me qëllim të arritjes së mirëqenies më të mirë të mundshme, duhet të jetë një pjesë integrale e jetës sonë, sepse me anë të tij mundësia është më e madhe që të arrihet një mendim apo vendim më i saktë. Allahu e urdhëroi Pejgamberin e Tij që të konsultohet me shokët e tij në lidhje me faktet që janë subjekt i konsultimeve: "...andaj ti falju atyre, dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet!" (Ali Imran, 159). Konsultimi i ndërsjellë përmban mirësi të shumta të kësaj dhe botës tjetër.

### Kuptimi i termit "shura"

Këtu nuk do të hyjmë në shpjegimin e secilit kuptim etimologjik të fjalës shura dhe derivateve nga rrënja 'SH-V-R', e cila fjalë për fjalë do të thotë "shtrydhje e mjaltit nga hualli i bletës." Do të mjaftonte nëse themi se, sipas fjalorit Lisan-l-Arab të Ibn Mendhurit, shura mund të jenë:

1) negocimi, konsultimi, këshillimi (d.m.th. procesi);
2) subjekt i negociatave ose konsultimit;
3) organ këshillimor, dhe;
4) vendimi që është arritur përmes progresit të negociatave.

### Përkufizimi i shuras

"Shura është organi më i lartë këshillimor i sistemit islam të qeverisjes, i përbërë nga disa anëtarë të aftë që brenda kufinjve të aftësisë njerëzore të vënë në zbatim Sheriatin, në çështjet e brendshme dhe të jashtme të shtetit, e të cilin, sipas ligjit të mirëqenies së përgjithshme, e zgjedh kalifa apo vetë njerëzit."

Nga përkufizimi i sipërpërmendur i shuras islame, pason konkluzioni:

- shura është vetëm një organ këshillimor, e jo autoritet komandues i pushtetit;
- shura duhet të jetë e përbërë nga disa anëtarë;
- anëtarët e shuras duhet të karakterizohen me aftësinë, e që nënkupton të pasurit e njohurive nga Sheriati, pastaj posedimi i urtësisë dhe përvojës;
- anëtarët e shuras duhet të jenë të drejtë, dhe ata do të mundohen brenda kufinjve të përpjekjes njerëzore të paraqesin qëndrimin islam më të përshtatshëm dhe më të saktë rreth çështjes së diskutuar, dhe në ta nuk dueht të ndikojë subjektiviteti, interesat personale, apo faktorë të tjerë të jashtëm;
- qëllimi i vetëm i shuras është implementimi i ligjit të Allahut xh.sh., në tokë, si në jetën e brendshme të shoqërisë islame ashtu edhe në raportin e shtetit islam me kombet tjera;
- anëtarët e shuras i zgjedh kalifa ose të gjithë myslimanët, në përputhje me interesat e komunitetit.

Shura është e drejtë e pazëvendësueshme dhe e pamohueshme e Ymetit te kalifët, dhe nëse ata nuk e përfillin, është arsye e mjaftueshme për shkarkimin e tyre nga pushteti. Ibn Atijje thotë: "Shura është prej bazave të Sheriatit dhe rregull që duhet përmbajtur. Ai (sundimtari) i cili nuk kërkon këshilla nga dijetarët, zëvendësimi i tij është i obligueshëm - vaxhib."

### Shura (konsultimi-negocimi) në Kuran

"...andaj ti falju atyre, dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet!" (Ali Imran, 159).

Kurani nuk toleron diskriminim ndërmjet njërit besimtar dhe tjetër, burrave dhe grave, kur është fjala për pjesëmarrjen e tyre të barabartë në jetën e komunitetit. Në harmoni me këtë vizion, edhe Kurani ka vendosur parimin e shuras për të udhëhequr komunitetin në procesin e vendim-marrjes. Për fat të keq, gjatë shekujve në mesin e myslimanëve është përhapur një gabim i tmerrshëm në të kuptuarit e natyrës së



shuras, për shkak të praktikave të gabuara dhe mashtruese nga strukturat që janë të pranuara nga jashtë, pa marrë parasysh etikën e Islamit. Kështu, është përhapur bindja e përgjithshme se shura do të thotë se një njeri, sundimtar, konsultohet me njerëz që, sipas tij, kanë urtësinë, pa detyrimin për të kryer këshillën e tyre. Para së gjithash, imazhi i këtillë e rrëzon në tërësi strukturën për të cilën është supozuar shura. Kurani i përshkruan besimtarët si "ata që konsultohen mes vete për çështje të përbashkëta (emruhum shura bejenhum)." Shura, pra, nuk do të thotë se një person pyet për këshilla të tjerët, por, më tepër, konsultimi reciprok përmes një diskutimi të përbashkët në baza të barabarta. Kjo drejtpërsëdrejti nënkupton se ekzekutuesi i lartë apo ekzekutivi i thjeshtë nuk mund të refuzojnë vendimin që është arritur me shuran.

Në komentimin e ajetit të mësipërm të sures Ali Imran, 159, imam Er-Raziu, në tefsirin e tij (Mefatihu-l-gajbi/Tefsir Er-Razi), i përmend fjalët e mëposhtme të El-Hasanit dhe Sufjan ibn Ujejnes, duke deklaruar:"Allahu i urdhëroi atij (shuran), s.a.v.s., me qëllim që edhe të tjerët (d.m.th. udhëheqësit e myslimanëve) të pasojnë atë në zbatimin e shuras, dhe kështu ajo u bë rrugë e qartë e Ymetit të tij."

Muhammed Asadi, në komentimin e këtij ajeti, thotë: "Ky imperativ i qartë, që nënkupton sundimin dhe këshillimin, duhet të konsiderohet si një prej klauzolave themelore të legjislacionit të tërë kuranor që referohet në qeverisje. Përemri "atyre" i referohet besimtarëve, d.m.th. në tërë komunitetin, ndërsa fjala "el-emr" që paraqitet në këtë kontekst – si dhe në sintagmën e përmendur emruhum shura bejnehum në 42:38 - nënkupton të gjitha punët me interes publik, duke përfshirë edhe administratën publike. Të gjithë ekspertët kanë rënë dakord se imperativi i lartpërmendur, edhe pse kryesisht i adresuar te i Dërguari s.a.v.s., është i detyrueshëm për të gjithë myslimanët, dhe në të gjitha kohët."

Ibn Xhuzejj El-Killbi El-Endalusi, në komentimin e këtij ajeti thotë: "Konsultimi (mushavera) është i urdhëruar me Sheriat. I Dërguari i Zotit s.a.v.s., konsultohej me njerëzit në çështje të luftës, etj., por jo edhe në aspektin e rregulloreve të Sheriatit. Ibn Abbasi ka thënë: "Konsultohej me ta në disa çështje."

Sejjid Kutubi, në komentimin e këtij ajeti thotë: "Detyra dhe funksioni i shuras është shkëmbim i mendimeve dhe zgjidhja e një mendimi nga mendimet e ofruara. Kur të merret një qëndrim i përgjegjshëm, roli i shuras ndalet, dhe fillon periudha e realizimit; realizimi, me qëndrueshmëri dhe vendosmëri, me besim të plotë në Allahun xh.sh., dhe duke i lënë në fund gjërat në caktimin e Allahut dhe vullnetin e Tij."

Ibn Kethiri, në komentimin e këtij ajeti përmend shembuj praktik të Pejgamberit s.a.v.s., të konsultimit me shokët e tij, e që janë të shumtë, siç ishte rasti i betejës së Bedrit, Uhudit, betejës kundër aleatëve, marrëveshjes në Hudejbi, si dhe shumë situata të tjera. Es-Seadi, në tefsirin e tij, në komentimin e ajetit të lartpërmendur, thotë se na parashtrohet një pyetje logjike:

"Në qoftë se Allahu iu drejtua të Dërguarit të Tij, i cili është me mendim më të plotë, më i dituri, me pikëpamje më të mira, me: 'konsultohu me ta', atëherë çfarë është me të tjerët?"

Allahu i Lartësuar, në suren Shura, i përshkroi besimdrejtët me një seri të atributeve, nga të cilët është edhe: "...dhe që konsultohen mes vete për çështje të përbashkëta." (Esh-Shura, 38).

Në komentimin e këtij ajeti, Es-Seadi në tefsirin e tij thotë: "Konsultohen për çështjet e tyre të kësaj bote dhe botës tjetër dhe asnjëri prej tyre nuk ndahet në mendim për gjërat e tyre të përbashkëta. Dhe kur bien në një situatë që kërkon konsultim, ata takohen dhe negociojnë, dhe kur u paraqitet mirëqenia, e përfitojnë atë dhe nguten kah ajo."

Kur Pejgamberi s.a.v.s., u pyet se çfarë do të thotë: të konsultohesh me ta (besimtarët) për të gjitha çështjet

me rëndësi; dhe kur të vendosni, atëherë mbështetuni te Allahu xh.sh.", tha: "Kjo tregon se ne duhet të konsultohemi në të gjitha gjërat e rëndësishme, dhe kjo duhet të respektohet."

Parimi kuranor i shuras, komunikimit, kërkon që në të gjitha fushat dhe në gjithë nivelet e pjesëtarëve të komunitetit, duhet ftuar për të marrë pjesë, para Zotit, në hartimin dhe zbatimin e vendimeve mbi të cilat varet fati i tyre.

Ky parim gjithashtu përjashton despotizmin e një njeriu, një klase ose një partie, si çdo formë e demokracisë statistikore, i cili realizohet përmes delegatëve dhe që është i tjetërsuar nga populli.

**Konkluzione:**

Është i njohur pretendimi se Sheriati nuk përshkruan detajet e as që përcakton procedura të veçanta të procesit politik, por vetëm rregulla të përgjithshme e të vlefshme për shuran, si dhe për shumë të tjera, nëse jo edhe për institucionet e tjera të sistemit politik islam.

Detajet janë lënë në kompetenca të myslimanëve, për t'i zhvilluar ato sipas kërkesave të kohës dhe rrethanave në të cilat ata e gjejnë veten, në dritën e një sërë rregullave të përgjithshme. Për fat të keq, kjo nuk është bërë kurrë në mënyrë të kënaqshme.

Shura, edhe pse nga pothuajse të gjithë dijetarët myslimanë konsiderohej si një nga parimet bazë të organizimit shoqëror dhe politik islam, ajo kurrë nuk është institucionalizuar, dhe shumë rrallë është aplikuar në historinë myslimane.

Autoritetet klasike myslimane rreth shuras kanë diskutuar vetëm kalimthi, shpesh duke qenë edhe vetë viktimë e llojeve të ndryshme ekzistuese të qeverisjes së kundërt me parimet e shuras. Sot, myslimanët shkruajnë shumë për shuran, megjithatë, ka mosmarrëveshje substanciale mbi rëndësinë dhe implikimet e këtij koncepti mbi aranzhimet kushtetuese të shtetit islam.

1) Sherif Ahmeti, Kuran-i përkthim me komentim në gjuhën shqipe, Medinetu-l-Munevvere, Arabija Saudite, 1413. h., 1993. 2) Ahmet Alibashiç "Šura", Takvim 2000, Sarajevë, 1999. 3) Muhammed Asad, Poruka Kurana, nga anglishtja përktheu: Hilmo Ćerimović, El-kalem, Sarajevë, 2004. 4) Muhammed Asad, Principi islamike države i vlasti, përktheu: Džemaludin Latić, Zagreb, 2006. 5) Ibn Xhuzejj El-Killbi El Endelusi, Olakšani komentar Kurana, Vëll. 1, Përktheu nga arabishtja: Doc. Dr Almir Fatić, Libris d.o.o., Sarajevë, 2014. 6) Fahruddin Razi, Tefsiru Fahri-r-Razi, v. 9, Daru-l-Fikri, 1981. 7) Roger Garaudy Islam: vjera, zajednica, svijet (Religija i društvo, përgatiti: Dr. Hilmo Neimarlija), FIN, Sarajevë, 2006. 8) Ibn Kethir, Tefsiri i Ibn Kethirit (botimi i shkurtuar), Zgjodhi versione më të sakta: Muhammed Nesib er-Rifa'i, grupi i përkthyesve, Sarajevë, 2012. 9) Sejjid Kutb , U okrilju Kurana, v. 4, Sarajevë, 2007. 10) Rifet Shahinoviç, "Sura eš-Šura – Dogovaranje", Takvim 2012, Sarajevë, 2011.

**Ndërroi jetë Mulla Hysen (Ahmet) Latifi ( 1929-2015 )**



Mulla Hysen Ahmet Latifi, u lind më 06. 05. 1929 në Topanicë (Kamenicë). Mësimet e para i mori tek imami i xhamisë së fshatit, Mulla Jakup Morina. Më pas, prej vitit 1949 e deri më 1952 vazhdoi mësimet për hafiz në fshatin Dobërqan, te Hafiz Ramadani, ku edhe përfundoi hifzin në Kur'an.

Duke qenë besimtar i devotshëm dhe i përkushtuar ndaj fesë islame, dhe dëshira për të mësuar e ditur edhe më shumë, e shtynë atë të mësonte në Preshevë, te myderrizi i njohur, hafez Nexhatiu. Në Preshevë për tre vjet mësoi dhe përsosi hifzin e Kuranit, dhe pastaj edhe dy vite tjera në Tërnoc të Madh, te mulla Hysen Hyseni.

Hafiz Hyseni më 1958 në Prishtinë kreu Medresen e Mesme "Alauddin". Në medresenë e Prishtinës, kur e kanë dhënë provimin në Kuran, para komisionit të cilin e kryesonte Hafiz Bajram Agani, për të vlerësuar rreth 50-60 nxënës në diturinë rreth Kuranit, ai merrte afër vete (në komision) edhe Hafiz Hysenin.

Gjatë viteve 1955-1958 ka qenë Imam në Xhaminë e Madhe në Gjilan; shërbeu edhe në Beguncë të Vitisë, dy vjet, pastaj në Bukovik -nëntë vjet, në Asllarë të Bujanocit – dy vjet, në Skifteraj të Vitisë -17 vjet, dhe, së fundmi në fshatin Livoq i Ultë i Gjilanit - 16 vjet, prej ku edhe doli në pension. Si Imam shërbeu 56 vite nëpër xhamitë e vendeve të ndryshme në territorin e Kosovës dhe Kosovës Lindore.

Mulla Hyseni, ishte mjaft aktiv me derset dhe këshillat e tij fetare në xhamitë e qytetit të Gjilanit, dhe gjithherë ishte i afërt me xhematin për bisedë e për çfarëdo sqarimi rreth fesë islame. Ka mësuar një numër të madh nxënësish, nga të cilët disa edhe janë bërë hafizë të Kuranit, si: Hafiz Mejdi Sadiku, si dhe Hafiz Salih Avdi Zahiri nga Bukoviku i Gjilanit. Mulla Hyseni tërë jetën e tij kontribuoi në edukimin fetar islam veçmas te brezi i ri. Në haxh ka qenë më 1972, kurse që nga viti 1955 është shpërngulur në Gjilan. Mulla Hysen Latifi ndërroi jetë më 28. 05. 2015 dhe u varros në varrezat e Gjilanit. Mulla Hysen Latifi la pas katër djem dhe dy vajza. *(Iljaz Mustafa)*

Ali Vezaj

# Ti moj Hënë, vetullhollë

*Ti moj Hënë me vetull të hollë, që kudo jep dritë*
*Tash po na vjen në këtë kohë shumë të nxehtë*
*Po sa të mira ke marrë me vete a do na tregosh*
*A i lëshon rrezet n'tokë, a më shumë në det.*

*Në muajt tjerë kur dilje, ti dhuroje më pak dritë*
*Ndonjëherë nuk të shihnim, as në natë me errësirë*
*E kur ty të krijoi Zoti, me të tjerë planete*
*Të tha; ti muminit do t'i japësh haberin më të mirë.*

*Oh sa këndshëm me ty rritet jeta, po po me shumë shpresë*
*I thua udhë e mbarë muajit Rexhep, po edhe Shabanit*
*E më shumë i rehaton ndjenjat e besimdrejtit shpirtmadh*
*Që me ëmbëlsinë e imanit thotë merhaba Ramazan.*

*Vetullat e tua s'është zakon që të trashen nga pleqëria*
*E më pas të të mbulojnë, që të japësh edhe më shumë dritën*
*S'ka të tjerë satelitë në lartësitë e qiellit të pamatur*
*Që kur i sheh krijesa e Allahut me shpirt e trup veç rriten.*

*Sa shumë gëzime dhe dhurata të mira ke marrë me vete*
*Dhe në çdo shtëpi të myslimanit e shton nurin e imanit*
*Sa lehtë e hap portën e zemrës, dhe e qetëson shpirtin e lënduar*
*Po edhe shumë hidhërim e brenga i bën të keqit - veç shejtanit.*

*Kush nuk do të dijë të bëjë falënderime veç për Allahun*
*Që të dha ty mirësinë dhe dritën për ta mbuluar errësirën*
*Ti i thua besimtarit me shpirt të dëlirë, bëhu mik veç me Perëndinë*
*Se kështu më lehtë e braktis të ligën, dhe e merr n'gji të mirën.*

*Dhe ata sy të zemrës, që e shohin pa perde veç nurin e Allahut*
*Kurrë s'do të trishtohen po as të brengosen në këtë botë*
*Në fytyrat e tyre do ta kallëzojnë gëzimin që i preku në shpirt*
*Dhe do të shtyhen se kush më i pari Ramazanit merhaba do t'i thotë.*

*Tash na erdhi koha që të gjitha punët e mira do të maten shumë drejt*
*Dhe s'ka fuqi asnjeri që të bëjë atë që premtoi veç Zoti i vërtetë*
*Dhe kush mund të çojë në vend atë që e tha I Madhi, Allahu*
*Agjëruesit që e bëri këtë punë për Mua, shpërblimin ia jap Vetë.*

*Përse po e harrojmë Ditën e Gjykimit, që e ka në dorë veç Perëndia*
*Dhe asnjë krijesë tjetër në të nuk do mund të bëjë ndikim*
*Mos e harroni atë që na e porositi Muhamed Mustafaja*
*Sado të kënaqen ata që thanë shpirtin, e të tjerët do të kenë hidhërim.*

*Dhe Ramazani do ta marrë n'gji veç besimtarin e dëlirë*
*Që prishi gjumin dhe i këputi udhën një ëndrre në këtë verë të nxehtë*
*Çohu ti që t'i bësh nder sofrës së shtruar veç për syfyr*
*Se flakës së nxehtë të Dynjasë do t'i zë vendin flladi në Xhennet.*

*Dhe ne gjithnjë do të bëjmë dua veç te Ti, o I Madhi Allah*
*Na ndero ta presim edhe Natën e Kadrit të mbuluar me sevap*
*E melekët kur vijnë në shtëpitë tona të na gjejnë të gëzuar*
*E neve na mbulo me mëshirën Tënde, dhe na falë çdo mëkat.*



*Myftiu në takim me z.Haitham Al-Ta'amineh*

## Myftiu Tërnava priti Haitham Al-Ta'amineh nga ambasada e EBA në Podgoricë

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 27 maj priti në selinë e Kryesisë së BIK-ut, përgjegjësin për financa në Ambasadën e Emirateve të Bashkuara Arabe në Podgoricë të Malit të Zi, z. Haitham Al-Ta'amineh.

Pasi e falënderoi për vizitën, Myftiu Tërnava e vlerësoi lart kontributin e EBA për Kosovën, duke veçaur bashkëpunim gjithnjë e në rritje që po njohin dy vendet, sidomos kohëve të fundit.

Edhe z. Haitham Al-Ta'amineh e falënderoi Myftiun për pritjen, ndërsa në fjalën e tij vlerësoi lart gatishmërinë e BIK-ut për bashkëpunim me institucionet simotra në EBA. Ai po ashtu shprehu gatishmërinë që të shtohet bashkëpunimi me BIK-un dhe institucionet e tij.

Gjatë takimit Myftiu Tërnava e informoi z. Haitham Al-Ta'amineh edhe me historikun dhe funksionim e BIK-ut.*(R.Sh)*

## Në Shushicë të Istogut u përurua xhamia "Mehmet Akif Ersoy"

Me një manifestim solemn të mbajtur me datë 7 maj 2015, në fshatin Shushicë (Istog) - vendlindja e Mehmet Akif Ersoyt, - u bë përurimi i xhamisë së rindërtuar, ndërsa të pranishëm ishin: Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, ministra nga Qeveria e Kosovës, autoritetet komunale të Istogut, pastaj ambasadorja e Turqisë në Kosovë, Songül Ozan, kryetari i kontingjentit të trupave turke në Kosovë, si dhe shumë të ftuar të tjerë.

Xhamia në Shushicë qe ndërtuar më 1861, ndërsa ishte djegur më 4 prill 1999. Tash kjo xhami është restauruar nga ana e Agjencisë Turke për Bashkëpunim dhe Koordinim (TIKA).



*Myftiu Tërnava në përurimin e xhamisë "Mehmet Akif Ersoy"*

Pjesë e inaugurimit ishte edhe presidenti i Turqisë, Recep Tayyip Erdogan, që nëpërmjet një video lidhjeje bisedoi shkurt me Myftiun Tërnava, e të cilin Myftiu ynë edhe e falënderoi për restaurimin e xhamisë që do ta mbajë emrin e Mehmet Akif Ersoyt.

Pasi i përshëndeti të pranishmit dhe i falënderoi që ndihmuan në rindërtimin e xhamisë, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava tha: "Falënderoj popullin dhe qeverinë turke për krejt atë që kanë bërë për Kosovën dhe popullin tonë. Në veçanti falënderoj Agjencinë "TIKA" dhe Fondacionin "Yonuz Emre", që po bëjnë punë të mëdha në Kosovë, veçmas në ndërtimin e shkollave, në restaurimin e xhamive, si dhe po realizojnë projekte tjera për të cilët ka nevojë vendi ynë".

Më tutje Myftiu tha se kombi ynë duhet të ndihet krenar për bijtë që ka dhënë, jo vetëm brenda trojeve tona mirëpo edhe në mbarë globin. "I tillë ishte dhe mbetet edhe Mehmet Akifi, për të cilin e lusim Allahun xh.sh. që ta shpërblejë me të mirat e Tij edhe në botën tjetër. Rrënjët e Mehmet Akifit janë nga ky fshat, ndërsa sot me të nuk krenohet vetëm familja e tij por tërë kombi shqiptar, madje edhe ai turk, ngase ai i dha shumë vendit ku jetoi. Emri i Mehmet Akifit, edhe si poet, edhe si mësues - ligjërues, edhe si teolog, ka vendin meritor në Turqi. Nuk ka fëmijë, nuk ka të rritur a të vjetër që nuk ka dëgjuar e mësuar për Mehmet Akifin, dhe që nuk ka konsideratë për të, ngase, siç dihet, ky e fitoi edhe konkursin e vitit 1920, në mesin e 700 konkurruesve, për shkruarjen e tekstit të himnit të Turqisë", tha ndër të tjera Myftiu Tërnava.

Ndërsa, duke folur për Mehemt Akifin dhe ndjenjën e tij etnike, Myftiu tha: "Mehmet Akifi asnjëherë nuk i harroi rrënjët e tij. Këtë e shpreh me krenari edhe në poezitë e tij, ku në njërën prej tyre, që në titull, thotë:

"Unë jam shqiptar", me çka ai edhe dëshmon se ka jetuar e vepruar si shqiptar, edhe pse larg atdheut."

Populli turk i ka dhënë vend meritor Mehmet Akifit, duke emërtuar shumë institucione me emrin e tij dhe duke botuar veprën e tij letrare. Prandaj, nga ky vend i bëj apel edhe Ministrisë së Arsimit që personalitetit të madh të Mehmet Akifit t'i japë vend meritor edhe në mësimet shkollore.

Ndërsa kryetari i Istogut, Haki Rugova, falënderoi qeverinë turke për bashkëpunimin e deritanishëm që kanë pasur, si për ndërtimin e shkollës në fshatin Shushicë ashtu edhe për restaurimin e xhamisë "Mehmet Akif Ersoy". Rugova ofroi bashkëpunim edhe në të ardhmen, duke thënë: "Ne u jemi shumë mirënjohës për investimet e bëra në komunën tonë, përkatësisht në fshatin Shushicë, që është edhe vendlindja e veprimtarit të shquar shqiptar Mehmet Akif Ersoy."

Ndërkaq ambasadorja e Turqisë në Kosovë, Songül Ozan, ka falënderuar kryetarin Rugova për mbështetjen e vazhdueshme nga ana e tij. "Falënderojmë kryetarin e komunës së Istogut, Haki Rugovën, për mbështetjen e vazhdueshme që na ka dhënë neve si ambasadë dhe si shtet turk, si dhe për gatishmërinë e tij të bashkëpunojë më ne", është shprehur ambasadorja Ozan.

Mehmet Akif Ersoy ishte veprimtar i shquar shqiptar në Turqi si dhe tekstshkruesi i himnit kombëtar turk. Ai vinte nga fshati Shushicë i komunës së Istogut. *(R. Sh)*

### Myftiu Tërnava pa nga afër procesin e mësimbesimit në Prishtinë

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 19 maj vizitoi KBI-në në Prishtinë, për të parë nga afër procesin e mësimbesimit që po zhvillohet në objektin e ri të Këshillit, pranë Xhamisë së Madhe.

Gjatë vizitës Myftiu u informua me rrjedhën e mësimbesimit nga mualimja znj. Kadrie Dragusha, angazhimin dhe kontributin e së cilës Myftiu Tërnava e vlerësoi lart dhe të dobishëm për edukimin e brezave të rinj. Me këtë rast vijuesve të mësimbesimit Myftiu iu drejtua edhe me një fjalë rasti, ku foli për rëndësinë e besimit dhe moralit të pastër islam. *(R. Sh)*

### Në objektin e FSI-së u promovua Enciklopedia Kombëtare "Bardhësitë e Atdheut"

Në vazhdën e aktiviteteve të menaxhmentit të Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë më 05.05.2015 u bë promovimi i Enciklopedisë Kombëtare "Bardhësitë e Atdheut" të autorit Afrim Mustafa. Në këtë ceremoni me një fjalë rasti u paraqit Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, i cili fillimisht falënderoi organizatorët për këtë ceremoni të promovimit të librit "Bardhësitë e Atdheut". Ai në vazhdim përmendi ajetin kuranor ku Allahu xh.sh. për dëshmorët thotë: "Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut!". Në vazhdim Myftiu foli edhe për vuajtjet e popullit shqiptar ndër shekuj, ku ndër të tjera tha: "Këto padrejtësi e okupime të shumta nga fuqi e sundues të ndryshëm, pa fije mëshire, rënduan situatën e kombit tonë edhe në të kaluarën e largët por edhe në këtë të afërt." Ai gjithashtu theksoi se "këto vuajtje, persekutime, vrasje e torturime, burgosje e dhunime, ishin pjesë edhe e luftës së fundit në Kosovë, Maqedoni, Luginë të Preshevës e Bujanovc, nga vitet 1998/2002, ku mbi 15000 vëllezër



*Myftiu Tërnava në vizitë mësimbesimit në Prishtinë*



*Promovimi i enciklopedisë "Bardhësitë e Atëdheut"*

e motra rënë shehid-dëshmorë në altarin e lirisë, për të mos vdekur kurrë". Myftiu në fund të fjalës së tij tha: "Bashkësia Islame e Kosovës është shumë krenare për dhënien e një kontributi të madh në të tri luftërat e fundit brenda trojeve tona etnike shqiptare. E kësaj i jep domethënie edhe më të madhe rënia e 37 imamëve shehidë në luftën e fundit në Kosovë".

Gjithashtu, me një fjalë rasti u paraqit edhe akademik Mehmet Halimi, i cili fillimisht përshëndeti Myftiun e Republikës, dekanin e FSI-së, familjarët e dëshmorëve, autorin dhe të pranishmit. Ai ndër të tjera tha se "çdo ngjarje a ndodhi që shkruhet, edhe ruhet. E, me këtë vepër shumë të çmuar autori i nderuar, Afrim Mustafa, ka përjetësuar shumë ngjarje e ndodhi, dhe ka evidentuar shumë beteja kundër armiqve barbarë, duke e bërë të përjetshëm secilën viktimë dhe dëshmorë, gjaku i të cilëve na solli lirinë bashkë me aleatët tanë ndërkombëtarë."

Referues me referat rreth librit u paraqitën: Mr. Bahri Gashi, në emër të gjeneral Rrustem Berishës, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi, dekan i FSI-së, dhe Prof. Dr. Agim Zogaj.

Mr. Bahri Gashi, pas përshëndetjeve dhe falënderimeve, tha: "Sot, kur në hapësirat shqiptare shënohet 5 maji, i njohur si Dita e Dëshmorëve të Kombit dhe të Atdheut, edhe ne këtu jemi mbledhur ta përurojmë një nga veprat më të mëdha të shkruara ndonjëherë nga penda shqipe kushtuar pikërisht atyre bijve dhe bijave të ushtrive çlirimtare, që për ne flijuan jetën e tyre, u bënë fanarë ndriçues në altarin e lirisë, dhe përjetësisht u ngjiten majave të Bardhësisë së Atdheut. Janë këto mijëra faqe të mbushura me dhimbje dhe krenari, siç ishin dikur mijëra kilometra rrugë lirie në atë botë të mallkuar robërie", tha ndër të tjera Gashi.

Ndërsa dekani i FSI-së, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi, pas përshëndetjes drejtuar të pranishmëve, ndër të tjera tha: "Me kënaqësi pranuam që FSI-ja të jetë vend i radhës për promovimin e monografisë "Bardhësitë e Atdheut" të autorit Afrim Mustafa, dhe me kënaqësi pranova të shkruaj një referim për këtë enciklopedi kombëtare, në të cilën janë përfshirë 2073 dëshmorë të tri ushtrive çlirimtare: UÇK-së, UÇPMB-së dhe Ushtrisë Çlirimtare Kombëtare në Maqedoni." Dekani Rexhepi gjithashtu tha: "Dua të them se kjo monografi do të jetë me interes për shumë gjenerata të reja dhe studiuestë kulturës dhe historisë së Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës dhe të dëshmorëve të kombit, qoftë si bazë e të dhënave të shumta faktografike, qoftë si sintezë vlerësues."

Ndërsa referuesi i tretë, Prof. Dr. Agim Zogaj, pas falënderimeve drejtuar të pranishmëve, ndër të tjera tha: "Sërish sot në kujtesën tonë e rikthejmë admirimin, mirënjohjen, respektin, përuljen ndaj secilit ushtar të rënë të UÇK-së, sepse ata ishin dhe do të mbeten përherë kalorësit dhe flamurtarët e lirisë sonë." Ai po ashtu tha: "Sërish, kjo ceremoni e përurimit të librit të publicistit të palodhur, Afrim Mustafa, në ambientet e FSI, përkatësisht të BIK-ut, që nën udhëheqjen e prijësve të saj gjithnjë ishte dhe është në shërbim të Zotit edhe të Atdheut, pra na rikujton se të vdekurit jetojnë përderisa ka të gjallë që mendojnë për ta, se në fakt kush nuk jeton me kohën, me historinë e popullit të vet, nuk është dhe nuk mund të bëhet pjesë e saj/tij." Krejt në fund, autori i librit, z. Afrim Mustafa, falënderoi dekanatin e FSI-së me rastin e promovimit të enciklopedisë në ambientet e fakultetit, si dhe të gjithë të pranishmit tjerë. *(Vedat Shabani)*

### Kryesia e BIK-ut miratoi projektin për aktivitetin gjatë muajit Ramazan

Kryesia e BIK-ut, në mbledhjen e mbajtur më 9 maj 2015, e të kryesuar nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, ka shqyrtuar përgatitjet për muajin Ramazan, ndërsa projektin për këtë para Kryesisë e prezantoi kryeimami, Sabri ef. Bajgora, të cilin projekt pas debatit e shqyrtimit të hollësishëm Kryesia edhe e miratoi. Po ashtu Kryesia miratoi edhe projektin e Drejtorisë për Shtyp dhe Veprimtari Botuese për realizimin e emisioneve tematike që do të përgatiten për Ramazan. Kryesia e BIK-ut debatoi edhe për përgatitjen e haxhit të sivjetmë, si dhe për gjendjen në Bashkësinë Fetare Islame të Maqedonisë, përse miratoi edhe një deklaratë të dhënë për opinionin. Kryesia gjithashtu shqyrtoi edhe disa lëndë, nga edhe mori një sërë vendimesh. *(R. Sh)*



*Nga mbledhja e Kryesisë*

**Mbahen takimet për pritjen e Muajit të Ramazanit**

Kryeimami i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Sabri ef. Bajgora prej datës 12. 05. 2015 e deri më 27. 05. 2015, ka vizituar gjithë Këshillat e Bëshkësisë Islame të Kosovës, pra në prag të muajit të shenjtë Ramazan. I shoqëruar nga zëvendësi i tij, Fatmir ef. Iljazi, ai po zhvillon takime me administratën dhe imamët e Këshillave, me qëllim koordinimin dhe bashkërendimin e aktiviteteve fetare që do të realizohen gjatë muajit të bekuar Ramazan. Kryeimami Bajgora para imamëve të Kosovës shpalosi platformën e përgatitur me aktivitete për këtë muaj, e cila platformë përfshin organizimin e ligjëratave dhe tribunave fetare në tërë territorin e Kosovës, shtrimin e iftareve për besimtarët mysliman, shkëmbimin e imamëve në mes të Këshillave të ndryshëm të BI-së, organizimin e ligjëratave dhe shtruarjen e iftareve për gjininë femërore, angazhimin e hafizëve nga Turqia në disa prej qendrave të Kosovës, shpërndarjen e ekipit të Ramazanit nëpër xhamitë e Kosovës për ligjërata të ditës së xhuma dhe për falje të teravive, etj. Ai, në emër të Kryesisë së BIK-ut, shprehu gatishmërinë e ekipit realizues të aktiviteteve në kuadër të kësaj Kryesie, për t'u qëndruar pranë dhe për t'u përgjegjur çdo kërkese të Këshillave të BIK-ut, të cilët kërkojnë asistencë për realizim sa më të suksesshëm të aktiviteteve. Kryeimami Bajgora në fillim të qershorit, në një mbledhje të veçantë, do të takojë edhe kryeimamët e Këshillave të BIK-ut, për të finalizuar synimet dhe objektivat e aktiviteteve të Ramazanit të sivjetmë.

Si parapërgatitje për muajin e Ramazanit vlen të përmendët edhe fillimi i xhirimeve të emisioneve televizive nga produksioni televiziv i Bashkësisë Islame të Kosovës, emisione këto që do të transmetohen gjatë gjithë muajit, si në televizionin publik ashtu edhe në ato lokale. Në këto emisione do të trajtohen tema të ndryshme aktuale, gjithnjë gjykuar sipas këndvështrimit islam. Përgjegjës për realizim të emisoneve është drejtori për Media dhe Botim i BIK-ut, Ahmet ef. Sadriu. *(Fatmir Iljazi)*



*Takim me Këshillat e BIK-ut*

**Dekani i FSI-së, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi ka qëndruar në Stamboll për një vizitë katërditore**

Me ftesë të Institutit për shkencë dhe art në Stamboll dhe Universitetit "Shehir" të Stambollit, dekani i FSI-së, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi ka qëndruar në Stamboll për një vizitë katërditore

Dekani i Fakultetit të Studimeve Islame, gjatë kësaj vizite pati rastin të takohet me dekanin e Fakultetit të Ilahijatit, pranë Universitetit të Stambollit, Prof. Dr. Murtezan Beder, dhe koordinatoren e këtij Fakulteti,



*Takim me Këshillat e BIK-ut*



*Dekani i FSI-së z.Rexhepi gjatë ligjëratës së tij*

znj. Ajshe Zëshan Furat. Gjatë këtij takimi u bisedua për bashkëpunimin në mes të FSI-së dhe Fakultetit të Ilahijatit të këtij Universiteti. Gjithashtu në takim u vendos për mbajtjen e një konference shkencore me temë "Radikalizmi fetar dhe angazhimi i institucioneve fetare, akademike dhe shkencore në parandalimin e kësaj dukurie në Ballkan". Në konferencë do të ftohen myftinjtë e rajonit të Ballkanit, dekanët e fakulteteve islame si dhe studiues të tjerë. Konferenca u vendos të mbahet më 8-9 shtator 2015. Gjatë kësaj vizite dekani i FSI-së, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi, mbajti edhe një ligjëratë lidhur me përhapjen e Islamit në Ballkan, me theks të veçantë ndër shqiptarët, si dhe raportet bashkëpunuese shqiptaro-turke. Në këtë ligjëratë prezantuan studentë, profesorë dhe studiues të ndryshëm.

Në ditën e tretë të qëndrimit në Stamboll dekani i FSI-së mbajti edhe një ligjëratë me të njëjtën temë, po para studentëve dhe udhëheqësve të Fakultetit të Ilahijatit pranë Universitetit "Shehir" të Stambollit. Në të njëjtën ditë dekani i FSI-së realizoi edhe një takim me sekretarin gjeneral të Universitetit "Shehir". *(V. Shabani)*

### Minikonkursi

Departamenti i Gruas i BIK-ut, në bashkëpunim me Shoqatën "Gruaja", më 15. 05. 2015 organizuan: Minikonkursin Prishtinë – Kosovë, në garat e Kuranit, në Selin e DG-së.

Vlerësimi u bë nga komisioni me këtë përbërje: Kryetare Komisioni: Florentina Tërmkolli; Anëtare: Mr. Vaxhide Podvorica; Anëtare: Prof. Hatixhe Jashanica.

Fituesja në minikonkursin Prishtinë – Kosovë është Jehonë Sulejmani, e cila do ta përfaqësojë Kosovën në Konkursin mbarëkombëtar të Kuranit famëlartë 2015, që do të mbahet në Shqipëri, e që organizohet nga shoqata "Gruaja". *(R. Sh)*



*Çaste nga vlerësimi i konkurrueseve*

### Dua hatmeje në Han të Elezit

Më 13 maj, në xhaminë e vjetër të Hanit të Elezit, u mbajt edhe një dua hatmeje, e cila ishte e stërmbushur nga mysafir që kishin ardhur për të përcjellur programin e përgatitur nga vetë nxënësit. Këta nxënës për tre vjet me radhë kanë marrë mësimet elementare fetare, si dhe kanë arritur me sukses të përfundojnë hatmen e Kuranit pranë mualimes Xhevrije Dërguti Vila. Nxënëset që bënë hatme janë: Albenita Loku, Gëzime Bushi, Hateme Luri, Elida Shkreta, Maida Kalisi, Mihrije Imishti, Zemrije Imishti, Mamudije Imishti, Sadije Imishti, Blerta Berisha, Semija Berisha, Ensar Berisha, Tefik Vila, Ajtene Bardhi, Firdane Bardhi, Imrane Luri, Donika Bushi, Hazbije Dernjani, Sahadete Dernjani, Sabrije Laçi, Nisale Bardhi, Ajsere Bardhi, Edita Lura dhe Mirlinda Curri. Një ligjëratë rasti me temën "Ndikimi i Kuranit te sjellja e individit" e mbajti Mualimeja Xhevrije Dërguti Vila. *(M. Vila)*



*Çaste nga manifestimi në Han të Elezit*

### Dua hatmeje në Kaçanik

Më 17. 05. 2015, në xhaminë "Koxha Sinan Pasha" në Kaçanik, pas përfundimit të leximit të Kuranit nga 25 nxënës, u organizua edhe një dua hatmeje.



*Çaste nga manifestimi në Kaçanik*

Në këtë tubim ishin të pranishëm: kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame në Kaçanik, Florim ef. Neziraj me bashkëpunëtorë, imamë nga komuna e Kaçanikut, si dhe një numër i madh i qytetarëve të Kaçanikut. Këtë dua hatmeje e veçoi edhe pjesëmarrja e moshave të ndryshme në mësimin dhe leximin e Kuranit, ku më i riu ishte 12 vjeçar ndërsa më i moshuari 70 vjeçar, të gjithë nxënës të imamëve Bujar Dërvishi dhe Mumin Shehu. *(Nehat Hysa)*

### Fëmijët shqiptarë të mësimbesimit nga Zvicra ndihmojnë jetimët dhe të varfrit e Kosovës

Është hera e dytë që fëmijët shqiptarë që ndjekin mësimbesimin në qendrën islame shqiptare në kantonin e Valisit në Zvicër po ndihmojnë nevojtarët kosovarë. Derisa herën e parë kontributet e kursyera prej tyre u shpërndanë për familjet në nevojë, këtë herë zemrat e tyre kanë shprehur dëshirën t'u ndihmojnë, me aq sa patën mundësi, jetimëve dhe të varfërve. 3000 frangat e tyre i ka shpërndarë BIK-u përmes Këshillave. Komunat në të cilat është bërë shpërndarja janë: Drenasi, Skenderaji, Gjakova, Juniku, Ferizaj dhe Kaçaniku, ndërsa mjete për familjet në nevojë janë shpërndarë edhe në Prishtinë dhe Ferizaj.

Këta janë fëmijët që ndjekin mësimin në xhaminë e Vispit, në kantonin e Valisit në Zvicër. Fëmijët janë të rregullt në mësime, dhe 98 % janë të shkëlqyeshëm në të dy shkollat, si në atë zviceriane, ashtu edhe në Qendrën Islamike Kulturore Shqiptare në Visp. Mësimet fetare i ndjekin gjithsej 25 deri në 30 nxënës. Përkrahja për mësimbesim nuk mungon as nga kryesia e xhamisë, por as nga këshilli prindëror. Është për t'u vlerësuar se përkrahje për mësimbesim të fëmijëve japin edhe ata që nuk kanë fëmijë, siç është rasti i dy prej bashkatdhetarëve në fotografi, të cilët edhe pse nuk kanë fëmijë ndihmojnë pakursyer e në çdo aspekt. Vlen të përmendet se vetëm gjatë këtij viti kanë ndihmuar një familje në fshatin Strumnicë të Maqedonisë, mbi 40 jetimë anekënd Kosovës, si dhe disa familje skamnore. Shembulli i tyre është vërtet për t'u ndjekur, ndërsa kursimet e tyre të shpërndara për jetimët dhe nevojtarët Zoti ua ktheftë me shpërblimin më të mirë, me Xhenet! *(B. Jaha)*



*Fëmijët që ndjekin mësimin në xhaminë e Vispit*

### Departamenti i të Rinjve i BIK-ut organizoi turnirin në futboll

Më 30. 05. 2015, D.R. i BIK-ut për herë të dytë organizoi turnir në futboll, që përfshiu gati gjithë strukturat dhe Këshillat e Bashkësisë Islame të Kosovës.

Në këtë turnir morën pjesë 21 ekipe: 18 KBI, Fakulteti i Studimeve Islame, M.M. "Alauddin", dhe Kryesia e BI-së. Pas zhvillimit të ndeshjeve në një atmosferë vëllazërore, vendi i parë i takoi KBI-së së Prizrenit, vendi i dytë KBI-së së Prishtinës, dhe vendi i tretë KBI-së së Dragashit. Golashënuesi më i mirë në këtë turnir u shpall Muhamed Mavraj nga KBI-ja e Pejës.

Organizatorët e këtij turniri kishin paraparë edhe shpërblime për tre vendet e para, si dhe për golashënuesin më të mirë.

Shpërblimet ishin si në vijim: Golashënuesi më i mirë: Top të Futbollit; Vendi i tretë: Medalje të bronzta dhe 100 euro; Vendi i dytë: Medalje të argjendta dhe 150 euro, dhe; Vendi i parë: Medalje të arta, Kupa e turnirit dhe 200 euro.

Turniri filloi në ora 09:00, dhe u mbajt në fushën e sportit të Medresesë së mesme Alauddin në Prishtinë. Ndeshjet i referoi Njazi Ukshini-profesor i Edukatës fizike. *(Fitim Gashi)*





*Momente pas ndarjes së vendeve në turnir*




## Myslimanët e Teksasit hapin xhamitë e tyre për pyetje

Disa xhami në rrethin e Teksasit të Veriut, Teksas, i hapën dyert e tyre duke i ftuar të interesuarit për pyetje në lidhje me Islamin. Këshilli për Marrëdhënie Amerikano-Islamike (CAIR-DFW) mbajti Ditën Vjetore të Xhamisë së Hapur. Kjo ngjarje ishte organizuar me përpjekjet e shumë organizatave, që të ofrojë një mundësi për banorët e Teksasit të Veriut për të vizituar xhamitë lokale dhe për t'i njohur fqinjët e tyre myslimanë. Kjo ngjarje u zhvillua në disa xhami dhe Qendra Islame, si: në Plano, Richardson dhe Colleyville. Në një deklaratë të dhënë për këtë organizim drejtori Ekzekutiv i Këshilli për Marrëdhënie Amerikano-Islamike (CAIR-DFW), Alia Salem, tha: "Dita e Xhamive të Hapura vjen në një kohë kur myslimanët dhe Islami janë çështjet më të theksuara në lajmet lokale dhe kombëtare, dhe më shumë se kurrë më parë.

Në veri të Teksasit ka pasur një fokus të përqendruar mbi komunitetin mysliman, që nga janar i vitit 2015, duke pyetur shumë banorë në lidhje me fqinjët e tyre myslimanë dhe rreth Islamit. Kjo është një mundësi e madhe për anëtarët e komunitetit mysliman të Teksasit të Veriut, që ata t'u përgjigjen pyetjeve të tyre." Nadim Bashir, imam dhe dijetar në Qendrën Islamike në Plano Lindore, thekson nevojën e madhe për arsimin: "Kur ne i vizitojmë vendet e ndryshme të adhurimit, atëherë kjo do të rrisë të kuptuarit tonë dhe tolerancën për njëri-tjetrin. Ne e shohim që kohë pas kohe, kur komunitetet vizitojnë njëri-tjetrin për të mësuar për njëri-tjetrin, sidomos në këtë kohë kur është përhapur dezinformata, kjo krijon hapësirat e nevojshme për të zhvilluar dhe lulëzuar komunitete të forta", thotë Bashir.




## Kryetari i Këshillit Francez Mysliman: "2.200 xhami jo të mjaftueshme për pesë milion muyslimanë që jetojnë në Francë, ato duhet të dyfishohen"

Sipas kryetarit të Këshillit Francez Mysliman, gjatë dy viteve të ardhshme numri i xhamive në Francë duhet të dyfishohet. Këtë e tha kryetari i Këshillit Francez Mysliman, Dalil Boubakeur. "Ne kemi shumë shtëpi-vende tubimi, xhami të papërfunduara, dhe ka shumë prej xhamive që nuk janë ndërtuar ende. Unë mendoj se numri i xhamive duhet të dyfishohet", tha Dalil Boubakeur, gjatë asamblesë vjetore të myslimanëve francezë, siç citohet edhe nga gazeta franceze "Le Figaro". Ai theksoi se 2.200 xhami nuk janë të mjaftueshme për rreth pesë milionë myslimanë që jetojnë në Francë. Dalil Boubakeur shtoi se sistemi i arsimit sekular për imamët duhet të krijohet edhe në Francë, duke shpresuar se universitetet franceze do të themelojnë programe të tilla. Partia franceze Fronti Kombëtar dha në një deklaratë se propozimi i Dalil Boubakeur është kundërthënës dhe i diskutueshëm, pasi ai nuk ka saktësuar se kush duhet të paguajë për ndërtimin e xhamive të reja. Sipas Frontit Kombëtar, financimi i xhamive të reja nga të huajt mund të jetë i rrezikshëm për sigurinë kombëtare.

## Pritet të hapet Universiteti Islamik në Lecce të Italisë

Lecce mund të jetë lokacioni për Universitetin e parë Islamik në Itali. Planet aktuale kanë qëllim fillimin e mësimit për një numër të vogël të studentëve të teologjisë, pra që nga muaji tetor 2015. Pavarësisht përballjes me shumë pengesa, qëllimi është për të hapur kompleksin universitar brenda tri viteve, po sipas njoftimeve të shtypit lokal. Në një konferencë për shtyp të mbajtur





në fillim të marsit, Giampiero Halid Paladini, kryetar i Fondacionit të Universitetit Islamik, i themeluar kohët e fundit, zbuloi se klasët për teologji do të mësohen në Qendrën e Fondacionit në Lecce, nga muaji tetor, dhe interesimi tashmë është i lartë. Ai tha se në të ardhmen e afërt universiteti do të jetë në kërkim të objekteve më të mëdha. Quotidiano di Puglia konfirmoi se planet për universitet kanë paraparë hapjen e një Fakultetit të Bujqësisë dhe Mjekësisë, në një periudhë brenda tri viteve, megjithatë Giampiero Halid Paladini tashmë ka parë një vend potencial, por që është refuzuar nga planifikuesit në qytet. Sipas raporteve, kryetari tani është duke kërkuar lokacione në dy vende të tjera, që, kur të përfundojë, të strehojë deri në 5.000 studentë.

Përveç lejes për ndërtim, universiteti gjithashtu po përballet me kundërshtimin nga komuniteti lokal, disa prej të cilëve thonë se koha nuk është e përshtatshme për një Universitet Islamik në qytetin e tyre, pas sulmeve të fundit nga ekstremistët në Paris dhe Sydney. “Detyra e administratës është të interpretojë ankthin dhe frikën e qytetarëve për të filluar një projekt të tillë, sidomos në këtë kohë të papërshtatshme”, tha për një gazetë Severo Martini, një nga planifikuesit e qytetit. Megjithatë, Giampiero Halid Paladini e ka refuzuar këtë, dhe ka thënë se në vazhdën e sulmeve të tilla hapja e një Universiteti Islamik do të jetë një metodë e shkëlqyer për të krijuar integrim më të mirë. “Ky do të ishte një hap në drejtim të duhur drejt dialogut dhe mirëkuptimit”, ka thënë Paladini.

### Deputetja e parë myslimane në Skoci

Femra e parë myslimane deputete e Skocisë shpreson të jetë një zë për myslimanët në gjithë Britaninë, tha vetë ajo katër ditë pas fitores në zgjedhje. Tasmina Ahmed-Shejh fitoi në Ochil dhe South Perthshire si kandidate e Partisë Kombëtare Skoceze (SNP), në zgjedhjet e përgjithshme të javës së kaluar, duke u bërë myslimanja e parë që përfaqëson partinë në Westminster. “Jam sapozgjedhur pak ditë më parë, por jam duke shpresuar që të angazhohen me njerëz nga të gjitha komunitetet myslimane në vend. Shpresoj se ata mund të më shohin mua si një pikë kontakti. Jam ajo që do të ngrihem dhe gjithmonë do të flas për barazi, drejtësi dhe prosperitet. Kështu që unë jam duke kërkuar para se të angazhohem me të gjitha komunitetet, dhe shpresoj se do të kontaktojnë me mua”, tha Ahmed Shejh. Tasmina Ahmed-Shejh, 44-vjeçare, nënë e katër fëmijëve, është e vetmja deputete myslimane në Skoci.

“Më shumë se 50 % e njerëzve në Skoci kanë votuar për SNP-n, e kjo është e rëndësishme”, tha Tasnima Ahmed-Shejh. Me 56 deputetë, kjo për ne është e rëndësishme në aspektin e numrave tanë. Të gjithë sytë janë mbi ne, për të bërë një ndryshim në terren, dhe kjo është puna që ne do të bëjmë”, thotë ajo. Ajo është gjithashtu njëra nga gjashtë deputetët e rinj myslimanë në Wesminister, duke marrë përfaqësimin e myslimanëve në nivelin më të lartë, me 13 deputetë. Ka 2.8 myslimanë në Britani të Madhe, po sipas Këshillit Musliman të Britanisë. Tasnima Ahmed-Shejh theksoi kundërshtimin e SNP-së ndaj shkurtimeve sociale të planifikuara nga konservatorët në qeveri. “Ne jemi parti e anti-masave shtrënguese. Ne jemi të zhgënjyer që kemi një qeveri të tillë. Kështu që unë besoj se SNP-ja do të jetë zëri i opozitës, zëri i ndryshimit dhe zëri i patrembur. Kundër masave shtrënguese është agjenda jonë, sepse kursimi nuk është duke punuar për popullin e Skocisë. Ne kemi nevojë për të investuar në ekonomi. Këto janë prioritetet tona”, ka thënë Tasnima Ahmed-Shejh. *(R.Suma)*



| AUTOR: AGIM GASHI | DEFINIMI I SËRISHËM | MARRJE TË TIPAREVE AMERIKANE | KUJDES A INTERESIM PËR DIÇKA | ANËÇAK | GJENERALI AMERIKAN, XHORXH | SULMI | LLOJ BIME PREJ TË CILËS BËHEN FSHESA | ITALISHT | | SHKRONJA E 23-të | E PESHOVA | LËNDË PLASËSE | PJESË E NJË SUREJE KURANORE | VEÇANËRISHT | PASURITË E PATUNDSHME |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| MUAJI I MËSHIRËS | | | | | | | | | LLOJ USHQIMI / ÇASTI | | | | | | |
| VETIA MBROJTËSE E ORGANIZMIT | | | | | | | | | | GRADË USHTARAKE / ARSEN | | | | | |
| TRUPË DREJTUESE E NJË FAKULTETI | | | | | | | | NDAJSHTESA / SHABAN TËRSTENA | | | | | | | |
| LLOJ SHPENDI | | | | | LIGJI THEMELOR I SHTETIT (sh.shq.) / SUEDIA | | | | | | | | | | |
| FUND FOR INVESTIGAT. JOURNALISM | | | | VENDI I SULLTANIT / PJESË E ÇMIMIT | | | | | | | | | ... GUEVARA / NXITËS VEPRIMI | | |
| PORTIERI SPANJOLL, CASILAS | | | | | | | | | | | | K.E.T. / HABITJE | | | |
| ... E KADRIT | | | | | | | | | | | ILAÇ | | | | RRËMUJË |
| NE (ANG.) | | | SORI / JO POZITIVITET | | | | | | | | MORAL | | | | |
| LLOJ ARME PLASËSE | | | | | | | | | | | COPË PËLHURE QË LIDHEN PLAGËT | | | | |
| EMËR MASHKULLI ISLAM | | | | | | | | | | | ZË FEMRE | | | | |
| INTERNAT. GENEALOGICAL INDEX / LLOJ ADHURIMI (sh.shq.) | | | | | | | | | | | NOTË MUZIKORE | | | SEKONDA / TË PANJOHURAT | |
| BLETA KRYESORE | | | | VENDËSE | | | | | | | LEJA | | | | LLOJ KËNDI ASTRONOMIK |
| ZBULOVA | | | | | | | | | | | EMËR I VJETËR FEMRE | | | | |
| ZANORJA E TRETË | | LUMË NË AUSTRI / VEND NË TOGO | | | I LUMIT | ZEMËRIMET | TONI | JO E KEQJA | FORCË, FUQI | NJË NGA TË DËRGUARIT E ALLAHUT | | PLUHUR / LLOJ PLANI | | | |
| SYNIMI PËR T'IA KALUAR DIKUJT | | | | | | | | | | | KËNGËT MALAJ / KYÇ | | | | |
| I FILLUAR | | | | | | | KËRDI / TOTALLY UNIMOD, MATRIX | | | | | | | | |
| STUDIUESE E NJË SHKENCE ME NUMRA | | | | | | | | | | | | | M.U. / JAN MAYEN | | |
| JO E VJETËR | | | | ULËSE BEBESH / GRUP GJAKU | | | | | | | VEGËL / RADIUSI | | | | |
| GRADË USHTARAKE | | | | | | QË KA MBARUAR MATURËN | | | | | | | | | |

Naim ef. Tërnava

# Ligjërime për fenë e atdheun

PIKËPAMJE, QËNDRIME DHE MENDIME

BOTIME TË REJA




Në vëllimin e parë të librit "Ligjërime për fenë e atdheun 1" janë përfshirë një pjesë e intervistave të Myftiut tonë, Naim ef. Tërnava, dhënë mediave tona dhe të huaja, të shkruara dhe elektronike, që nga viti 2003 e deri më 2013, ndërsa po nga kjo periudhë katër intervista i përkasin kohës para se Naim ef. Tërnava të vihej në krye të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Binomin e jetës së tij, fenë dhe atdheun, Myftiu ynë s'e fshehu asnjëherë. "Si prijës i bashkësisë më të madhe fetare në Kosovë, pra si myfti, z. Tërnava i zhvillon dhe i qartëson besimet dhe idetë fetare në secilën intervistë. Ndërkaq, si person me përgjegjësi publike, pra si prijës dhe si shqiptar, ai u rreket po me vullnetin dhe zjarrin e parë edhe temave të tjera me të cilat ballafaqohen qytetarët: atdheu, liri, pushteti ligjor dhe demokracia", thotë ish-kryeministri Bajram Kosumi.

Vëllimi i dytë i librit "Ligjërime për fenë dhe atdheun 2", është një libër që prezanton fjalimet, referatet, ligjëratat, mesazhet, urimet, deklaratat, letrat, trajtesat, studimet, kontributet dhe hytbet e Myftiut Naim ef. Tërnava, që nga viti 2004 e deri më 2013.

Përtej rëndësisë autoriale, e cila është e padiskutueshme, kjo vepër ofron edhe dimensionin e funksionimit institucional të jetës fetare në Kosovë, madje jo vetëm të saj. Nëpërmjet të dhënave të prezantuara, reagimeve lidhur me zhvillimet që kanë të bëjnë me Islamin, me Kosovën dhe me shqiptarët përgjithësisht, dhe aktiviteteve të organizuara gjatë viteve, mund të konstruktohet kronika e zhvillimeve më me ndikim në sferën e jetës fetare, por edhe të ndikimit të saj në zhvillimet e përgjithshme shoqërore" thotë Dr. Hysen Matoshi.